# KËRKONI DITURINË NGA DJEPI DERI NË VARR

MUHAMEDI A.S.



KËRKONI

DITURINË

ISLAME

Dr. Fahrush REXHEPI
**Si duhet ta presim muajin e Ramazanit f5**

Besim MEHMETI
**Ramazani, muaj i devotshmërisë dhe pastrimit shpirtëror f9**

Dr. Muharem OMERDIÇ
**Ramazani muaji i ripërtëritjes së besimit, ymetit dhe xhematit f11**

Dr.Ismail BARDHI
**Ramazani - muaji i mësimit fetar f14**

Dr. Jusuf EL-KARDAVI
**Sekretet e agjërimit f18**

Arsim DAUTI
**Agjërimi Islam f22**

Mr. Sabri JONUZI
**Vlera dhe dispozitat e agjërimit f30**

Jusuf ZIMERI
**Nata e Kadrit, shancë e paqes së përhershme dhe stabile f33**

AbdulKadir GJEJLANI
**Mbi agjërimin me fe dhe mbi agjërimin shpirtëror f36**



Ajni SINANI
**Agjërimi – një dhuratë e madhe hyjnore f28**



Orhan BISLIMAJ
**Vendosmëria në agjërim dhe heqja e dyshimeve f25**

Në hadithin që transmeton Ebu Hurejra, Pejgamberi a.s. ka thënë: ”Sa e sa prej agjëruesve nuk kanë dobi në agjërimin e tyre përveçse uri...”. E, në një hadith tjetër thuhet: “Kush e agjëron muajin e Ramazanit me iman dhe duke qenë i vetëllogaritshëm për të, i falen të gjitha mëkatet që ka bërë”.

Mr. Qemajl MORINA
**Zgjedhjet presidenciale në Iran f62**

Prof. Dr. Ferid AGANI
**Muaji i bekuar i Ramazanit dhe mirëqenia biologjike, psikosociale dhe shpirtërore e njeriut f44**

Prim. dr. med. sc. Ali F. ILJAZI
**Efektet mahnitëse të agjërimit në organizëm f41**

Mr. Hamdi THAÇI
**Filozofia e agjërimit f46**

Vedat SHABANI
**Në prag të muajit të bekuar të Ramazanit! f49**

Mr. Rexhep SUMA
**Ramazani lartësim shpirtëror për besimtarët f52**

Rrustem SPAHIU
**Rezonim në fund të Ramazanit f55**

Zekerija IBRAHIMI
**Agjërimi im i parë dhe Deriku f56**

**Mehmed Akif Ersoj f58**

Arta TAHIRI
**Si të rrisim fëmijë të shëndetshëm?! f59**

Vlora PODVORICA-SHALA
**Si ta largojmë frikën nga fëmijët tanë f61**

Intervistë me Ahmed ZEVAILIN
**Shkenca në Botën Islame f65**

DITURA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryedaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sylejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

***Përhajr muaji i bekuar i Ramazanit***



***"Ju erdhi muaji i Ramazanit, muaji i bekuar. Allahu jua ka obliguar agjërimin e tij. Në të hapen dyert e Xhenetit, mbyllen dyert e Xhehenemit dhe lidhen shejtanët. Në të është një natë më e vlefshme se një mijë muaj, kush privohet nga e mira e saj, është privuar (prej shumë të mirave)."***

***Muhamedi a.s.***

## *Ramazani humanizon dhe unifikon besimtarët*

*Së pari, lexues të nderuar, më lejoni që t'ju uroj juve dhe gjithë besimtarëve myslimanë muajin e shenjtë të Ramazanit, muajin e faljes, agjërimit reflektimit dhe veprave të mira. "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm. (Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor) i një të varfri e ai që, nga vullneti, jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju. (El-Bekare:183-184).Ja pas njëmbëdhjetë muajsh përsëri mysafiri i Allahut, Ramazani, vjen në ambientet dhe sofrat e besimtarëve myslimanë. Muaj në të cilin myslimanët janë bashkë, dhe ndiejnë një atmosferë të ngrohtë; sa herë që arrin ky muaj i shenjtë sikur lind një shqisë e re njerëzore. Besimtarët, si në asnjë muaj tjetër, thellohen në devotshmëri e besim dhe, me një përkushtim ndaj Allahut Fuqiplotë duke Iu lutur atij që të zbresë rahmetin e Vet mbi ne dhe të na falë gjynahet dhe gabimet tona si dhe me dritën e Kur'ani t të na e ndriçojë rrugën e kësaj bote dhe të na shpëtojë në Ahiret. Besimtari rikujton se në këtë muaj kanë ndodhur ngjarje të mëdha të Ymetit më të lavdëruar, sikurse janë: zbritja e Kur'anit famëlartë, beteja e Bedrit, çlirimi i Mekës,çlirimet islame nëpër globin tokësor etj., që botës dhe njerëzimit i solli paqe, njerzillëk, moral, respekt dhe dinjitetin qenies njeri. Shumë familje myslimane përsëritin ritualin e njohur, syfyre dhe iftare të përditshme, së bashku rreth sofrës bujare, me miqtë e dashamirët - s'mungojnë. Këtë muaj e karakterizon humaniteti njerëzor; solidariteti, paqja dhe mëshira janë në nivel më të lartë se në çdo muaj tjetër. Profeti i njerëzimit thotë: "Çdo vepër e njeriut shtohet, e mira prej dhjetë deri në shtatëqind herë. Zoti i Madhëruar thotë: "Përveç agjërimit, sepse ai është për Mua dhe Unë e shpërblej, sepse ai braktis kënaqësinë dhe ushqimin për Mua. Për agjëruesin ka dy gëzime: gëzimi i parë është në iftar, kurse i dyti në takimin me Zotin e tij. Era e keqe nga goja e agjëruesit është më e mirë te Zoti se aroma e myshkut."(Buhariu dhe Muslimi). Është ky moment fetar, i cili na katapulton në një rrafsh tjetër debatesh për emancipimin tonë si civilizim në kërkim të formulës për të përparuar dhe për të zhvilluar e për të ngritur vetëdijen shpirtërore dhe përgjegjësinë që kemi para Allahut. Agjërimi është një sakrificë e përkohshme, por mesazhi është fare i prekshëm edhe për ata që kanë fare pak shkollë të kohës së sotme. Myslimani duhet të jetë më i ndjeshëm. Duhet të jemi më solidarë. Duhet të jemi më pak egoistë. Duhet të bëjmë më shumë si shoqëri për të papunët,të varfrit, invalidët, të sëmurët, jetimët, skamnorët etj. Nga ky muaj njerëzit duhet të dalin fitues dhe më të fortë shpirtërisht e më të skalitur për t'u ballafaquar me sfidat dhe të papriturat e jetës.*

*Mr. Rexhep Suma*



Dr. Fahrush REXHEPI

## Si duhet ta presim muajin e Ramazanit

Allahu i Lartmadhëruar në Librin e Tij fisnik thotë : "O ju që keni besuar! Agjërimi është bërë obligim për ju sikur ka qenë obligim edhe për ata që ishin para jush, që të jeni më të devotshëm (më të përkushtuar)''. (El Bekare: 183).

Në ajetin tjetër Allahu xh.sh. në Kur'an thotë: "Muaji i Ramazanit, në të cilin filloi të shpallet Kur'ani , që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjëroj''. (El Bekare: 185). Ky ajet Kur'anor, sipas shumicës së dijetarëve islamë, e bën të detyrueshëm agjërimin e muajit të Ramazanit.

Ndërsa nga hadithet e shumta, kemi edhe këtë thënie të Pejgamberit a.s: ''Islami ngrihet mbi pesë shtylla, që janë: të dëshmuarit se Zoti është një dhe se Muhamedi është i dërguari i Tij, falja e namazit, zekati, agjërimi i ramazanit dhe haxhi në Mekë''.[1]

Zakonisht, në prag të fillimit të muajit të Ramazanit, Pejgamberi a.s. u drejtohej besimtarëve me këtë këshillë: "O njerëz, ju e keni aq afër muajin e madhërishëm të mëshirës, të shpresës e të përparimit, muajin në të cilin është nata e Kadrit, që është më e vlefshme se një mijë muaj! Allahu ju ka urdhëruar që të agjëroni Ramazanin (ditën), ndërsa netët e Ramazanit t'i kaloni në ibadet (lutje) vullnetar. Kush fal nafile gjatë Ramazanit, i njihet sikur të ketë kryer farzin në ndonjë muaj tjetër, e kush e ka kryer farzin në Ramazan, i njihet sikur të ketë kryer shtatëdhjetë farze jashtë Ramazanit. Ramazani është muaj i durimit, kurse shpërblimi për durimin është Xhenneti. Ky është muaji i ndihmës dhe i solidaritetit të ndërsjellë në mes myslimanëve, muaji në të cilin shtohen begatitë dhe pasuria për besimtarët e përkushtuar. Kush i shtron iftar një agjëruesi, për këtë do të ket shpërblim sikur të kishte liruar një rob, e do t`i falen të gjitha mëkatet e vogla''[2]

Mbështetur në ajetet Kur'anore dhe në porositë e thëniet profetike, shohim se muaji i Ramazanit është një stinë e mëshirës hyjnore, që i pajis besimtarët me virtyte të larta bujare; muaji të cilin Allahu xh.sh. e dalloi me zbritjen e Kur'anit, libër i përkryer dhe plot dritë, udhëzues i qartë për të gjithë njerëzit si dhe ligj qiellor e dhuratë për mbarë njerëzit në hapësirën tokësore.

SI TA BEGATOJMË KËTË MUAJ

Para se t'i përgjigjemi kësaj pyetjeje, secili duhet t`i bëjë vetes një pyetje: Nëse kemi një shok shumë të dashur a një të afërm apo një mik a dashamir, që të ka munguar për njëmbëdhjetë muaj me radhë, pa u çmalluar asnjëherë me të, si do të ishte kënaqësia dhe mikpritja për të, sikur ai të rikthehej tek ne pas njëmbëdhjetë muajsh mungesë! Me siguri që gëzimi, mikpritja dhe kënaqësia do të ishte e papërshkruar. Prandaj këtu shtrohet pyetja se si duhet të gëzohemi dhe si duhet ta respektojmë në rast se mysafiri i rikthyer pas njëmbëdhjetë muajsh, është muaji i madhërishëm i Ramazanit!

**"TE ALLAHU NUMRI I MUAJVE ËSHTË DYMBËDHJETË (SIPAS HËNËS), ASHTU SI ËSHTË NË LIBRIN E ALLAHUT PREJ DITËS KUR KRIJOI QIEJT DHE TOKËN. PREJ TYRE KATËR JANË TË SHENJTË. KJO ËSHTË FE E DREJTË. PRA, MOS E NGARKONI (ME MËKAT) VETEN TUAJ NË ATA (KATËR MUAJ)"** ET TEVBE: 36

Sigurisht, ardhja e këtij mysafiri të nderuar duhet të jetë një gëzim i madh dhe një sihariq i mirë për të gjithë myslimanët. Madje këtij muaji i gëzohen edhe të rinjtë, për të cilët akoma nuk është obligim agjërimi i këtij muaji. Këtë muaj nuk e begatojnë ata që e injorojnë Ramazanin duke shprehur shqetësimin e tyre për arritjen e këtij muaji, siç ndodh jo rrallë.

Muaji i Ramazanit është i nënti me radhë nga dymbëdhjetë muajt, sipas kalendarit hënor. Allahu xh.sh. në Kur'an thotë: "Te Allahu numri i muajve është dymbëdhjetë (sipas Hënës), ashtu si është në Librin e Allahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe Tokën. Prej tyre katër janë të shenjtë. Kjo është fe e drejtë. Pra, mos e ngarkoni (me mëkat) veten tuaj në ata (katër muaj)". (Et tevbe: 36).

Sipas këtij ajeti Kur'anor, kuptojmë se katër nga dymbëdhjetë muajt e vitit janë të shenjtë. Në mesin e tyre është edhe muaji i Ramazanit. Nëpërmjet këtij ajeti Kur'anor, Allahu xh.sh. na e tërheq vërejtjen që të mos e ngarkojmë veten me mëkate në ata katër muaj. Myslimanët duhet të ruhen nga mëkatet sidomos në muajin e Ramazanit, sepse nuk është qëllimi kryesor i këtij muaji vetëm agjërimi i tij, duke hequr dorë nga ngrënia dhe pirja, por Ramazani ka për synim që të bëhemi të kujdesshëm edhe për gjuhën tonë - që ajo të mos e thotë të pavërtetën, për syrin tonë - që ai të mos shikojë të ndaluarën, për duart, këmbët dhe veshët tanë-këto gjymtyrë të jenë larg veprimeve të liga dhe të këqija.

Ai që e pret Ramazanin me gjuhën e tij përplot përgojime dhe bartje fjalësh, ai që nuk respekton prindërit, nuk i përfill raportet familjare, nuk u flet vëllezërve të vet, - ai e ka shumë vështirë të përfitojë nga begatitë e këtij muaji fisnik.

AGJËRIMI, VLERË E LARTË

Vepra që më së shumti e begaton muajin e Ramazanit, është agjërimi i këtij muaji, i cili ishte detyrim edhe tek popujt e tjerë para nesh. Nga lashtësia e këtij ibadeti, vetvetiu nënkuptohet vlera e lartë e tij, si lutje apo adhurim specifik, që shpie nga vlerat e larta të moralit e të sakrificës në rrugën e Allahut të Madhërishëm. Allahu xh.sh. në Kur'an thotë: "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për asgjë tjetër përveçqë të Më adhurojnë".(Edh-dhariat: 56).

Agjërimi i muajit të Ramazanit është bërë farz për myslimanët nga fundi i muajit Sha`ban, në vitin e dytë hixhri, për t'i pastruar shpirtrat dhe zemrat e tyre për çdo vit.

Ebu Hurejre transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë: ''Po vjen një muaj i bekuar, në të cilin Allahu

ju ka bërë detyrim agjërimin. Gjatë këtij muaji hapen dyert e parajsës, mbyllen dyert e ferrit dhe shejtanët lidhen me zinxhirë. Në të është një natë më e mirë se një mij muaj. Kush privohet nga ajo, do të jetë i privuar nga diçka e madhe". (Ahmedi, Nesaiu dhe Bejhakiu). Nga transmetimi i Ebu Emames, tregohet se ai kishte shkuar tek i Dërguari i Allahut dhe i kishte thënë që ta urdhëronte për një punë që do ta çonte në Xhennet. Pejgamberi a.s. kishte thënë: "Agjëro, se ai është i pakrahasueshëm". Pastaj shkoi përsëri tek Pejgamberi a.s. dhe i bëri të njëjtën pyetje. Pejgamberi a.s. iu përgjigj përsëri: "Agjëro" (do të hysh në Xhennet)''.( Ahmedi, Nesaiu dhe Hakimi).

Në një hadith tjetër, të cilin e transmeton Ebu Seid El Hudri, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush e agjëron muajin e Ramazanit duke Iu bindur Allahut dhe duke iu larguar haramit, do të pastrohet nga gabimet që ka bërë më parë". (Ahmedi dhe Bejhakiu).

Kurse, në lidhje me lëshimin e agjërimit pa ndonjë shkak të justifikueshëm të mbështetur në ligjin e Sheriatit islam, në një hadith, të cilin e transmeton Ebu Hurejre, Muhamedi a.s. ka thënë: "Nëse dikush e ndërpret agjërimin gjatë muajit të Ramazanit, pa pasur ndonjë arsye për të cilën Allahu do ta falë, - nuk do të mund ta zëvendësojë atë ditë, edhe nëse agjëron gjithë jetën e tij". (Ebu Davudi, Ibn Maxhe dhe Tirmidhiu). Mund të themi se ky është vetëm një prej shumë haditheve, të cilat flasin për pasojat e mosagjërimit të muajit të Ramazanit.

LEXIMI I KUR'ANI T

Muajin e Ramazanit besimtarët mund ta begatojnë edhe më shumë duke i falur namazet farz, duke i falur synetet, namazin e teravisë, duke dhënë sadaka dhe ndihma të tjera solidare. Këtë muaj

**"AGJËRIMI DHE KUR'ANI JANË DY NDËRMJETËSUES TË ROBIT TEK ALLAHU DITËN E GJYKIMIT. AGJËRIMI DO TË THOTË: "O ZOT! UNË E NDALOVA NGA USHQIMI DHE DËSHIRAT E TIJ GJATË DITËS, MË LEJO TË NDËRMJETËSOJ PËR TË". KUR'ANI DO TË THOTË: "UNË E NDALOVA NGA GJUMI I NATËS. MË LEJO TË NDËRMJETËSOJ PËR TË". KËSHTU, NDËRMJETËSIMI I TYRE DO TË PRANOHET"** MUHAMEDI A.S.

e begatojmë veçanërisht duke lexuar Kur'an, sepse pikërisht në këtë muaj ka filluar zbritja e tij. Allahu xh.sh. në muajin e Ramazanit e ka dekoruar Ymetin islam me dhuratën më të madhe, duke i zbritur librin madhështor, Kur'ani n famëlartë, në natën më madhështore- Natën e Kadrit, për Ymetin më të zgjedhur-Ymetin islam, dhe për Pejgamberin më të madh-Muhamedin a.s., vulën e pejgamberisë dhe udhëzuesin e dritës hyjnore, i cili solli shpresë në zemrat e thyera e të dëshpëruara të idhujtarëve kurejshitë dhe të mbarë njerëzve në botë.

Duke pasur parasysh se muaji i Ramazanit është muaj i Kur'ani t, muaj i diturisë, muaj i leximit dhe i qytetërimit, besimtarët islamë duhet ta respektojnë këtë muaj duke lexuar Kur'an dhe duke i nxitur edhe familjet e tyre të mobilizohen në kryerjen e veprave të mira, sepse kështu vepronte Pejgamberi a.s. dhe të gjithë myslimanët e mirë gjatë këtij muaji.

Në një hadith, të cilin e transmeton Abdullah Ibn Amr, i Dërguari i Allahut ka thënë: "Agjërimi dhe Kur'ani janë dy ndërmjetësues të robit tek Allahu Ditën e Gjykimit. Agjërimi do të thotë: "O Zot! Unë e ndalova nga ushqimi dhe dëshirat e tij gjatë ditës, më lejo të ndërmjetësoj për të". Kur'ani do të thotë: "Unë e ndalova nga gjumi i natës. Më lejo të ndërmjetësoj për të". Kështu, ndërmjetësimi i tyre do të pranohet". (Ahmedi).

Nga Kur'ani besimtarët përfitojnë shpërblime të shumta. Ata shpërblehen për leximin e Kur'ani t, për dëgjimin e tij, shpërblehen për mësimin dhe studimin e Kur'ani t dhe për praktikimin e për programimin e jetës së tyre në përputhje me udhëzimet e Kur'ani t. Muhamedi a.s. në një hadith tjetër, ka thënë: "Kush flet me Kur'an, e flet të vërtetën; kush punon sipas tij, do të jetë i shpërblyer. Kush gjykon sipas tij, gjykon drejt. Kush thërret për të besuar, ai është i udhëzuar në rrugë të drejtë". (Hadithin e transmeton Termidhiu). Ndërsa për këtë shpallje (libër) Allahu xh.sh. ka thënë: "Ky libër, në të cilin nuk ka dyshim aspak, është udhëzim për të devotshmit". (El-Bekare: 2).

Kur'ani , pra, është Fjalë e Allahut xh.sh., mrekulli dhe libër i përjetshëm, materie e Islamit, bazë dhe sistem i jetës. Myslimanët e parë kështu e kishin kuptuar Librin e Allahut dhe, duke pasur konsideratë të lartë për të, e kishin pranuar si udhërrëfyes të përhershëm në jetën e tyre. Kur'ani arriti t`i çlironte mendjet e tyre dhe të avanconte idetë e tyre si dhe të plotësonte moralin e tyre.

NAMAZI I TERAVIVE E VEÇANTA E RAMAZANIT

Përveç me agjërim dhe lexim të Kur'ani t, besimtarët islamë muajin e Ramazanit e begatojnë dhe e respektojnë edhe me faljen e namazeve farz me xhemat, me faljen e namazit të teravive me imam, si

dhe të nafileve të tjera. Pejgamberi a.s. në hadithin tjetër vijues, thotë: "Allahu ju ka urdhëruar që të agjëroni Ramazanin (ditën), ndërsa netët e Ramazanit t`i kaloni në ibadet vullnetar. Kush fal nafile gjatë Ramazanit, i njihet sikur të ketë kryer farzin në ndonjë muaj tjetër, e kush e ka kryer farzin në Ramazan, i njihet sikur të ketë kryer shtatëdhjetë farze jashtë Ramazanit".

Nga ky hadith kuptojmë se fadileti i ibadeteve në muajin e Ramazanit ka rëndësi të veçantë dhe besimtari në këtë muaj shpërblehet me shpërblime të shumëfishta. Mirëpo, kjo nuk do të thotë se përkushtimi i myslimanit, sidomos në çështjen e namazit, duhet të jetë vetëm në muajin e Ramazanit, sepse Allahu i muajit të Ramazanit është po Ai Allahu i muajve të tjerë. Duhet ditur se namazi është shtyllë themelore e Islamit , pa të Islami as që mund të imagjinohet.

Në lidhje me temën e namazit, si njëri prej kushteve kryesore të fesë islame, Allahu xh.sh. në Kur'ani n famëlartë thotë: "Me të vërtetë namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irituarat, e përmendja e Allahut është më e madhja (e adhurimeve)". (El-Ankebut : 45). Ndërsa në ajetin tjetër, thuhet: ``Kanë shpëtuar besimtarët që janë të përulur në namazet e tyre``. (El-Mu`minun:1-2).

Nuk ka dyshim se namazi është vepra e parë për të cilën çdo njeri do të japë llogari. Abdullah bin Karti transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: ``Vepra e parë për të cilën njeriu do të japë llagari Ditën e Gjykimit, është namazi. Nëse llogaria e kësaj vepre del mirë, atëherë edhe pjesa tjetër do të jetë mirë. Dhe nëse në namaz llogaria nuk është e mirë, atëherë edhe veprat e tjera të tij do të jenë të këqija``. (Tabaraniu). Rëndësia e namazit është aq e madhe, saqë ai nuk lejohet të lihet pa u falur as në Ramazan e as jashtë Ramazanit, as në shtëpi e as në udhëtim, as kur njeriu është i sigurt dhe as kur nuk është i sigurt.

Po ashtu namazi është këshilla e fundit që Pejgamberi a.s. e la për Ymetin e tij si porosi (mesazh) në momentin e ndarjes së tij nga kjo botë. Ai, para se të vdiste, kishte lënë këtë porosi: "Të keni kujdes namazin, namazin dhe ajo çka posedoni (robërit)".

ZEKATUL FITRI

Obligimet e besimtarit islam në muajin e Ramazanit përmbyllen me kryerjen e Zekatul fitrit, i cili duhet të paguhet në fund të muaji të Ramazanit. Zekatul fitri u bë obligim në muajin Sh`aban të vitit të dytë hixhri. Nëpërmjet kësaj takse fetare, synohet pastrimi i agjëruesit nga veprat dhe fjalët e pahijshme e njëkohësisht të ndihmohen i varfri dhe nevojtari, të cilët mund të jenë në gjendje të rëndë ekonomike. Agjërimi i muajit të Ramazanit gjithsesi duhet të shoqërohet me dhënien e Zekatul fitrit, sepse pa dhënien e kësaj sadakaje pranimi i agjërimit mbetet pezull, në mes qiellit e Tokës-në mes pranimit dhe mospranimit tek Allahu xh.sh. Në lidhje me këtë, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Agjërimi i agjëruesit mbetet pezull mes qiellit e Tokës dhe nuk ngrihet tek Allahu i Lartmadhëruar përveçse me dhënien e Zekatul fitrit".

Në përfundim të kësaj teme, duke pasur parasysh rëndësinë dhe vlerat shumëdimensionale të muajit të Ramazanit si stinë e mëshirës hyjnore dhe e shumëfishimit të shpërblimeve, buron edhe kjo porosi: ``Që ditët e sidomos netët e muajit të Ramazanit, të mos i shndërrojmë në ditë e net të shejtanit duke e humbur kohën në haram-nëpër klube dhe kafiteri të ndryshme, në pije alkooli, në prostitucion, në bilardo, në internet, në koncerte, pranë ekraneve televizive duke ndjekur programe të ndaluara (haram)``. Në vend të kësaj, duhet t`i udhëzojmë fëmijët



**"AGJËRIMI I AGJËRUESIT MBETET PEZULL MES QIELLIT E TOKËS DHE NUK NGRIHET TEK ALLAHU I LARTMADHËRUAR PËRVEÇSE ME DHËNIEN E ZEKATUL FITRIT" MUHAMEDI A.S.**

dhe rininë tonë në punë dhe në vepra të dobishme, si: ``Mësimi i parimeve të fesë, mësimi i leximit të Kur'ani t, agjërimi i Ramazanit, falja e namazeve të rregullta farz, falja e syneteve, falja e teravisë me xhemat, falja e namazeve vullnetare gjatë netve të Ramazanit, dëgjimi i ligjëratave fetare, pjesëmarrja në gara të diturisë, pjesëmarrja në tribuna të ndryshme fetare si dhe në aktivitete të tjera islame. Vetëm kështu ditët dhe netët e Ramazanit kanë vlerë të vërtetë dhe shpërblim të sigurt nga Krijuesi i gjithësisë``. Allahu na shpërbleftë me të mirat e Tij të pakufishme. (Amin). ■

(1) Sejid Sabik, Fik-hus-sunneh, Bejrut, 1985-1405 h. (2) Abdurrahman Isa, El-hutubat ed-Dinije fi ed-dave el-islamije, Damask, 1405 h.

Besim MEHMETI

# Ramazani, muaj i devotshmërisë dhe pastrimit shpirtëror

Allahu xh.sh. e krijoi njeriun për ta adhuruar Allahun dhe për t'i bërë ibadet. Ky mision hyjnor është shpallur në suren Dharijjat 51:56: "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përveç që të më adhurojnë".[1]

Që nga krijimi i njeriut të parë, Allahu nuk e la në humnerë, po i dërgoi udhërrëfyes të rregullt kohë pas kohe, i ndihmoi në realizimin e këtij qëllimi madhështor në mënyra të ndryshme dhe të frytshme, nga të cilat njeriu përfiton në jetën e tij të përditshme dhe në botën e ardhshme. Një nga këto mënyra ishte edhe agjërimi: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm. (Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), i një të varfri, ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju".[2]

KULMI I KËTIJ IBADETI ËSHTË DEVOTSHMËRIA NDAJ ALLAHUT XH.SH.

Një Ibadet që e praktikuan popuj të mëparshëm për pastrimin e tyre shpirtëror dhe për ngritjen e shpirtit për ta arritur kënaqësinë e Krijuesit fuqiplotë, ka qenë agjërimi. Duke u përqendruar në ajetin e mësipërm, vërejmë se kulmi i këtij ibadeti është devotshmëria ndaj Allahut xh.sh. .

Duke iu referuar jetës sonë të përditshme, vijmë në përfundim se është privilegj mundësimi i agjërimit të këtij muaji të bekuar. Vërejmë se sa kemi shokë , miq, dashamirë, të cilëve Allahu nuk u mundësoi agjërimin e këtij muaji të bekuar, ndërsa neve na dha edhe një mundësi tjetër, prandaj ta shfrytëzojmë atë më së miri.

Nga studimet e ajeteve të shumta dhe haditheve që flasin për agjërimin, mund të vërejmë se këtë muaj të bekuar Allahu e bëri muaj me karakteristika të veçanta.

KARAKTERISTIKAT E MUAJIT TË BEKUAR RAMAZAN

1 - Është muaji i zbritjes së Kur'ani t: "Muaji i ramazanit është ai, në të cilin ka zbritur Kur'ani , që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues "i së mirës nga e keqja".[3] Kur'ani , libri i shenjtë, kushtetuta e njeriut në tokë, udhërrëfyesi për jetë të lumtur në të gjitha sferat e jetës, për çdo kohë dhe çdo rast. Është Libri që i zbriti Muhamedit a.s. dhe për 14 shekuj më radhë qëndron me origjinalitetin e tij, ashtu siç kishte zbritur, libër dritë për ata që veprojnë sipas tij. Në të kemi sqarimet e nevojshme për misionin tonë në tokë.

2. Hapen dyert e Xhennetit dhe mbyllen dyert e zjarrit. Transmeton Ebu Hurejra se Profeti a.s. ka thënë: "Gjatë këtij muaji hapen dyert e Xhennetit, mbyllen dyert e ferrit dhe shejtanët lidhen me zinxhirë. Në të është një natë më e mirë se një mijë muaj. Kush privohet nga ajo, do të jetë privuar nga diçka e madhe"(4). Në komentimin e këtij hadithi, dijetari i famshëm Ajjadh thotë: "Mbyllja e dyerve të ferrit dhe lidhja e shejtanëve tregon për mbrojtjen e besimtarëve në këtë muaj të bekuar nga veset dhe nxitjet e shejtanit, dhe hapja e dyerve të Xhennetit tregon për shpërblimet e shumta dhe mëshirën e Allahut në këtë muaj të bekuar.

3. Është muaji i lutjeve , i pendimit, dhe i mëshirës. Pejgamberi a.s. na tregon se muaji i Ramazanit është muaj i duasë-lutjes. Në hadithin vijues a.s. ka thënë: "Tre personave nuk u refuzohet lutja , agjëruesit derisa të hyjë koha e iftarit, imamit të drejtë, dhe atij që i është bërë padrejtësi".[5] Ndërsa në hadithin tjetër që e transmeton Abdullahu Ibn Mes'udi, Muhamedi a.s. ka thënë: "Për çdo natë deri në agim thërret një zë: A ka ndonjë që kërkon falje? Do t'ia falim, a ka ndonjë që pendohet ? Do t'i pranohet pendimi. A ka ndonjë që lutet? Do t'i pranohet lutja. A ka ndonjë që kërkon diçka? Do t'ia japim atë që kërkon".[6] Pra, shtrohet pyetja: A ka gjë më të ndershme për agjëruesin sesa këto fjalë.

4. Shpërblimi i shtrimit të sofrës së iftarit është i madh. I Dërguari a.s. thotë: (Ai që i jep iftar një agjëruesi, e ka shpërblimin (sevape) aq sa ka vetë agjëruesi, duke mos iu pakësuar aspak shpërblimi i agjëruesit).[7]

"UNË NUK I KRIJOVA XHINËT DHE NJERËZIT PËR TJETËR PËRVEÇ QË TË MË ADHUROJNË"

5. Në muajin Ramazan është Nata e Kadrit: Për vlerën e kësaj nate dhe për lutjet në këtë natë, Pejgamberi a.s. në një hadith thotë: "Kush falet Natën e Kadrit, duke qenë i bindur dhe i përkushtuar dhe ka qëllim të sinqertë, do t'i falen gabimet e mëparshme".[8]

6. Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi në një hadith, ku thuhet: "Kush e agjëron Ramazanin me besim dhe shpresë, i falen mëkatet që ka bërë më herët". Ibn Battali thotë: "Domethënë duke qenë i bindur se është obligim nga Zoti dhe se do të fitojë shpërblimin prej Tij për agjërimin dhe namazin e teravisë, kurse fjala "me shpresë" domethënë se duhet të shpresojë shpërblimin nga Allahu dhe me agjërimin e tij të ketë për qëllim Allahun".[9] Tajbiu thotë: "Besimi se agjërimi i këtij muaji është me të vërtetë obligim, e jo ta bëjë agjërimin nga frika ose turpi prej njerëzve, duke mos besuar se duhet madhëruar ky muaj. Shpresim domethënë kërkimi i shpërblimit nga Allahu, i cili është Bujar".[10] Munaviu thotë: "Në këtë hadith kemi të bëjmë me vlerën e Ramazanit dhe agjërimit të tij, dhe se me të fitohet falja, se besimi është vërtetim dhe bindje, kurse shpresa është kusht për të fituar shpërblimin dhe faljen gjatë agjërimit të Ramazanit".[11]

7. Umreja në Ramazan vlen sa Haxhi. Ibn Abbasi r.a. tregon se Pejgamberi a.s. një gruaje nga të ensarëve i kishte thënë: "Çka të pengon të kryesh Haxhin me ne? Tha: Kishim një deve me të cilën bartnim ujë, mirëpo atë e mori filani dhe djali i tij, e na la vetëm një deve me të cilën bartim ujë". Pejgamberi a.s. i tha: "Kur të vijë muaji i Ramazanit, kryeje umren gjatë këtij muaji, sepse umreja gjatë këtij muajit është sikurse Haxhi". Në një transmetimin tjetër qëndron: "Umreja gjatë Ramazanit vlen sa Haxhi ose sa Haxhi me mua".[12] Ibn Battali thotë: "Domethënë ka shpërblim sikur Haxhi, kurse vlerat nuk mund të kuptohen me shqisa, e Allahu ia jep begatitë e veta kujt të dëshirojë".[13] Këtë vlerë e ka në këtë muaj të bekuar, mirëpo obligimi i kryerjes së Haxhit mbetet.

8. Në muajin Ramazan janë zhvilluar beteja të shumta në historinë e Islamit, që dot thotë se agjërimi është fuqi shpirtërore e cila ndihmon trupin dhe nuk është pengesë që mund të na ndalojë nga aktivitetet tona. Lufta e Bedrit, e cila ishte vendimtare për zhvillimin e mëtutjeshëm të Islamit, ndodhi më 17 të muajit Ramazan. Në këtë muaj u çlirua Meka, kjo kthesë e cila bëri që Islami të përhapej më pastaj anekënd botës. Me këtë çlirim njerëzit pranuan Islamin me shumicë duke shpëtuar nga humnera.

9. Agjërimi është shkak për falje të mëkateve. I Dërguari a.s. thotë: "Koha ndërmjet 5 namazeve të ditës, koha midis dy namazeve të xhumasë dhe ajo në mes dy Ramazaneve, - janë falje për gjithçka që ka ndodhur gjatë kësaj kohe, nëse largohemi nga gabimet e mëdha".[14]

10 - Njerëzit në Ramazan janë më bamirës. Transmeton Ibn Abbas r.a. duke thënë: "Njeriu më bamirës ishte Pejgamberi a.s. dhe bamirësia më e madhe e tij ishte në Ramazan. Ky muaj i nxit besimtarët që të garojnë në vepra të mira".[15]

Këto ishin disa nga karakteristikat e muajit të bekuar Ramaza,n të cilat patjetër na nxisin për shfrytëzimin e tyre në mënyrë të duhur, për të arritur qëllimin e lartpërmendur të devotshmërisë.

## PËRMES AGJËRIMIT SPROVOHET SINQERITETI I BESIMIT TONË

Mirëpo, si mund ta arrijmë këtë qëllim hyjnor ? Besoj se këto do të ishin këshilla që na ndihmojnë në këtë aspekt:

1. Sinqeriteti në agjërimin tonë ka rolin kryesor. Allahu xh.sh. deshi që, përmes këtij obligimi, të na sprovojë sinqeritetin e besimit tonë, dhe sidomos në këta muaj

**"ALLAHU THOTË: ÇDO VEPËR ËSHTË E NJERIUT ME PËRJASHTIM TË AGJËRIMIT; AI ËSHTË IMI DHE UNË SHPËRBLEJ PËR TË"** MUHAMEDI A.S.

të verës, kur agjërimi është pak më i mundimshëm, prandaj edhe shpërblimi është i madh. I Dërguari i Allahut, në një hadith, thotë: "Allahu thotë: Çdo vepër është e njeriut me përjashtim të agjërimit; ai është Imi dhe unë shpërblej për të".[16] Kjo për shkak se agjërimi është adhurim i fshehtë; e realizojnë me sukses besimtarët e sinqertë.

2. Të agjërojmë me nijet të pastër dhe të sinqertë, duke mos pasur për qëllim ndonjë përfitim tjetër.

3. Të mos e humbim kohën në gjumë të gjatë dhe në ndenjje të kota për ta vrarë kohën.

4. Të shpeshtojmë leximin e Kur'ani t.

5. Të ripërtërijmë pendimin për veprat tona.

6. Të kërkojmë falje në çdo kohë.

7. Të falim namazin me rregull dhe në kohë të duhur, mundësisht në xhami.

Nga ky përshkrim që i bëmë muajit të Ramazanit, mund të vërehet se Ramazani së pari është muaj i largimit nga të këqijat dhe veprat e liga, e pastaj muaj i agjërimit, muaj i leximit të Kur'ani t, muaj i diturisë dhe i qytetërimit , është muaj i namazit, është muaj i lutjeve dhe muaj i sakrificës dhe solidaritetit, si dhe muaj i fitoreve të mëdha për myslimanët. ■

(1) Dharijjat 51:56. (2) Bekare 183-185. (3) Bekare 185. (4)Nesaiu 2106, Ahmedi 2/230. (5) Ibn Maxheh 1752. (6) Ebu Davud 1315, (7) Ibn Maxheh 1746. (8) Sunen El-Kubra 4478. (9) Komenti i Buhariut 4/ 21. (10) Komenti i Mushakutl-Mesabih, 4/ 137. (11) Fejdul-Kadir", 6/ 160. (12) Al-Mustedrek 1817. (13) Sherhul-Buhari, 4/ 438. (14) Sahih Muslim 233. (15) Sahih Muslim 2308. (16) Sahih Muslim 1151



Dr. Muharem OMERDIÇ

# Ramazani muaji i ripërtëritjes së besimit, ymetit dhe xhematit

Shpallja Hyjnore përmban në vetvete gjithnjë synim madhor. Baza e saj i ofrohet njeriut me qëllim të ngritje së tij drejt lartësive, pastrimit nga llumi i epsheve, nga padituria dhe neglizhenca. Shpallja Hyjnore, po ashtu e pastron njeriun nga të gjitha llojet e ngurtësisë së materializmit, hidhërimi, hakmarrja, keqpërdorimi i forcës etj. Ajo kërkon përdorimin e intelektit në zgjidhjen e të gjitha problemeve jetësore.

Për t'u realizuar një synim i tillë i Shpalljes Hyjnore, përdoret çdo rast dhe kohë e mirë e mundshme, kuptohet, kur njeriu e ka shpirtin të pastër dhe nuk është nën trysninë e llumit dhe prirjeve negative të epshit, cytjeve të tij të brendshme dhe rrethanave te mugëta- me qëllim aktivizimi të tij drejt punëve të dobishme, siç është p.sh. nënshtrimi ndaj Allahut të Madhërishëm dhe kërkimi i kënaqësisë së Tij.

Ligji fetar islam-Sheriati përmend kohë të caktuara kur shpirti i njeriut është i prirë drejt kthimit në esencën e tij dhe pastrimit të plotë. Njëra nga këto kohë është pjesa e tretë e natës, kohë kjo kur dyert e Mëshirës, faljes dhe ftesës së Zotit, janë të hapura për ata që I luten Atij. Këto dyer në qiellin e kësaj bote hapen në pjesën e tretë të natës, prej nga dëgjohet thirrja e Allahut:

"A ka dikush që Më lutet - T'ia pranoj lutjen? Ka dikush që kërkon diçka - që t'ia jap? Ka dikush që kërkon për faljen e mëkateve - T'ia fal?" Dyert e pendesës janë të hapura gjersa të gdhijë agimi.

Koha e pastrimit, ngadhënjimit dhe pranimit të lutjes, gjithsesi është koha e agjërimit, përgjithësisht, qoftë kur bëhet fjalë për agjërimin e obliguar në Ramazan, ditët e mbetura nga agjërimi, qoftë për agjërimin vullnetar (nafile) - nëpërmjet të cilave besimtari i afrohet Krijuesit të vet, Zotit të botëve.

## ME VULLNET TË FORTË ARRIHET KËNAQËSIA E ALLAHUT

E kemi të njohur faktin se disa nga të dërguarit e Allahut dhe pejgamberët a.s., tërë jetën e tyre kanë agjëruar. Ky ka qenë adhurimi i tyre ndaj Allahut. Gjithashtu dimë edhe për rrëfimet për ata myslimanë të cilët tërësisht dëshironin të largoheshin nga kjo dynja - gjithë kjo, si shenjë e nënshtrimit dhe respektit vetëm për Allahun e Madhërishëm, prandaj dhe njëri prej tyre hoqi dorë nga martesa, i dyti vendosi që gjithë jetën të agjëronte, kurse i treti vendosi që tërë netët do të rrinte zgjuar dhe gjersa të jetë gjallë, nuk do të flinte kurrë. E këtyre të treve i Dërguari i Allahut a.s., iu përgjigj duke u thënë që në jetë të ndjekin rrugën e mesme, duke iu drejtuar me fjalët: "Sa më përket mua, unë edhe agjëroj, edhe e prish atë, edhe fle natën, edhe zgjohem dhe jam i martuar."

Nga ky hadith kuptojmë këtë: Për t'u arritur kënaqësia e Allahut, duhet të ekzistojë vullneti i fortë i besimit (imanit), qëllimi (nijeti) dhe synimi i sinqertë, ashtu siç e shpjegoi i Dërguari i Allahut a.s. dhe vetëm nëpërmjet kësaj rruge arrihen vepra të mëdha, suksese dhe rezultate të kënaqshme.

Kjo që përmendëm, i atribuohet individit, prandaj dhe veprimi edukues i tyre është i një rëndësie të veçantë, sepse kjo vlen për tërë Ymetin, i cili nga ana tjetër përbëhet nga individët. Familjet e tyre janë qelizat e tyre bazë, prej të cilave zhvillohet. Nëse individët janë besimtarë dhe familjet e tyre, gjithashtu, atëherë edhe Ymeti islam do të jetë i fortë, ngase pjesët e tij janë të shëndosha dhe cilësore. Atëherë ai ka për të qenë i aftë për zgjidhjen e të gjitha problemeve dhe eliminimin e vështirësive që i përkasin atij.

Si rezultat i kësaj që theksuam më sipër, vërejmë qartë dhe shohim, si në Lindje ashtu dhe në Perëndim, rilindjen e popujve të caktuar dhe ndryshimet pozitive që atyre tashmë u kanë ndodhur. Këto ndryshime u aktivizuan falë energjisë që buronte nga besimi që ndodhej në zemrat e njerëzve, si dhe nga përkrahja e prijësve të shkathët, të cilët ditën t'i udhëhiqnin drejt synimit madhor.

Duhet t'i shikojmë popujt e suksesshëm të kohës së sotme, se si janë zgjuar e kanë ecur përpara dhe sot paraqesin faktorë të rëndësishëm në botë. Tek ata ndodhën ndryshime gjigante në konceptin e të menduarit, sjelljes, përgjegjësisë... Si udhëheqësit e tyre, ashtu dhe individët, pranuan një synim dhe pranuan rregulla të përbashkëta të sjelljes. I respektonin parimet e marrëveshjes dhe askujt nuk ia lejonin t'i ndryshonte ato. Pikërisht këto ishin kushtet nismëtare për fitore. Ata, duke iu përmbajtur këtyre ligjeve e rregullave të caktuara të sjelljes, zhvillimet të popujve të vet dhe, për rrjedhojë, edhe shtetet e tyre i ngritën në nivele mjaft të larta. Mirëpo, sot, për fat të keq, tek shumica e popujve myslimanë nuk mbretëron një gjendje e tillë.

## MUHAMEDI A.S. SHPALLJEN E JETËSONTE NË PRAKTIKË

Në vijim le t'u hedhim një sy hapave të parë të Ymetit, i cili nuk iu shmang rregullave të shkruara të sjelljes, ngase prijës i ndërtimit të shoqërisë ishin vetë Pejgamberi a.s. dhe ashabët e tij, të cilët njëkohësisht bënë konsolidimin e rilindjes së shtetit islam. Ata u përmbaheshin me përpikëri urdhrave të marrë përmes Shpalljes nga ana e Allahut të Madhërishëm. Pejgamberi a.s., Shpalljen e jetësonte tërësisht në praktikë, madje edhe në detajet më të imta, prandaj e meritonte të qenët



prijës në çështjet esenciale fetare, dhe besnik në Amanetin e marrë nga Zoti i gjithë botëve.

Misioni profetik dhe zhvillimi i Ymetit njëkohësisht botës i dëshmonin vlerat e tyre dhe ishin garant i kohës dhe ardhmërisë që aspironte drejt një progresi, zhvillimi, rilindjeje dhe një shprese më të mirë për arritjen e rezultateve të dëshiruara. Ymeti përbëhej nga popuj, fise, raca dhe shtresa të ndryshme. Mirëpo, vetë fakti që Shpallja dhe profetësia e Muhamedit a.s. i dedikoheshin mbarë njerëzimit, gjë që myslimanët e asaj kohe e pranuan si thirrje të tyren, bënë të mundur që të arriheshin rezultate të papara për një kohë fare të shkurtër.

Mesazhi islam dallon nga mesazhet e tjera. Fundamenti i tij bazohet në Kur'an dhe iman. Myslimanët arritën ta mësonin dhe ta kuptonin Kur'ani n. Disa myslimanë, vetëm në një rekat të namazit lexonin një apo dy sure të gjata nga Kur'ani . Gjatë muajit të Ramazanit, shumica e myslimanëve që dinë ta lexojnë Kur'ani n, e lexojnë tërësisht atë. Në shumë vise anekënd Botës Islame dhe më gjerë, lexohen mukabele, ndërsa lexuesit më të mirë i freskojnë shpirtrat dhe ndjenjat e besimtarëve, rigjallërojnë imanin dhe bëjnë që lotët të shpërthejnë nga ngazëllimi. Gjithë kjo ndodh në muajin e Shpalljes së Kur'ani t. Me Kur'ani n Fisnik shoqërohen së bashku si lexuesit, ashtu edhe dëgjuesit e tij në Tri Vendet e Shenjta



të Islamit: Në Qabenë e Shenjtë në Mekë, në Xhaminë e Pejgamberit a.s. në Medinë dhe në Xhaminë e Aksasë në Jerusalem. Pa marrë parasysh kombësinë, racën, moshën dhe gjininë, të gjithë njësoj entuziazmohen nga ajetet Kur'anore thuajse janë duke i lexuar dhe dëgjuar për herë të parë... Të gjithë ata janë bashkuar nën hijen e tij, gjegjësisht janë bërë të barabartë nën frymën e imanit, me ndjenja identike shpirtërore. Ata mendojnë dhe shpresojnë se, nëpërmjet rrugës dhe porosisë së tij (Kur'ani t), do t'i realizojnë rezultatet e dëshiruara dhe sukseset që duhet t'i mbërrijë Ymeti islam.

E ardhmja e Ymetit qëndron në kthimin tonë tek Kur'ani dhe në zbatimin e urdhrave të tij, në ndjekjen e Pejgamberit a.s. dhe të jetuarit sipas Synetit të tij. E ardhmja e myslimanëve gjithsesi është perspektivë, megjithëse gjendja jonë aktuale është malinje. Kjo gjendje, përgjithësisht, nuk është karakteristike vetëm për popujt myslimanë, po edhe për shumë popuj të tjerë, madje edhe për mbarë njerëzimin. Problemet globale janë probleme të të gjithë njerëzve dhe jo vetëm të myslimanëve, e zgjidhje të vetme për to ofron vetëm Kur'ani . Sikur i tërë njerëzimi, dhe sidomos myslimanët, t'i ktheheshin porosisë së tij të përhershme, gjithsesi, me ndihmën e Zotit, do të gjenin zgjidhjen e problemeve aktuale, përfshirë edhe ato globale. Islami për të ardhmen e mbarë njerëzve ofron barazi dhe drejtësi, një gjë që nuk e ofron asnjë thirrje apo mësim tjetër. Zgjidhja e plotë qëndron vetëm tek Islami. Pa të, nuk ka rrugëdalje dhe zgjidhje nga problemet globale botërore, si për myslimanët ashtu edhe për të tjerët.

Ja, kjo është thirrja. Kush ka vështirësi, le ta presë muajin e Ramazanit. Dalja nga vështirësitë ndodhet në frymën dhe mesazhin e Ramazanit. Kur'ani përcakton fare qartë rregullat e sjelljes dhe rigjallërimin e frymës së Porosisë së Zotit dhe dhuratave të Tij.

"Thuaj (o i Dërguar): "Në qoftë se etërit tuaj, djemtë tuaj, vëllezërit tuaj, bashkëshortet tuaja, farefisi juaj, pasuria që fituat, tregtia që frikësoheni se do të dështojë, vendbanimet me të cilat jeni të kënaqur, (të gjitha këto) janë më të dashura për ju se Allahu, se i Dërguari i Tij dhe se lufta për në rrugën e Tij, atëherë, pritni derisa Allahu të mos nxjerrë në rrugën e drejtë njerëzit e prishur. Nuk ka dyshim se Allahu ju ka ndihmuar në shumë beteja, e edhe në ditën e Hunejnit, kur ju mahniti numri i madh, i cili nuk ju vlejti asgjë, dhe me gjithë gjerësinë e saj që kishte, toka u ngushtua për ju, pastaj ju u zmbrapsët (ikët). Pastaj Allahu zbriti qetësinë e Vet në të Dërguarin e Tij dhe tek besimtarët, zbriti një ushtri që ju nuk e patë, i dënoi ata që mohuan, e ai ishte ndëshkim ndaj mosbesimtarëve. " (Et-Tevbe, 24-26).

## TA PËRJETOJMË DHE T'I GËZOHEMI RAMAZANIT

E keni pritur me padurim këtë muaj të shenjtë të Ramazanit, prandaj përjetojeni dhe gëzojuni atij! E mbërritë Ramazanin, dhe meditoni rreth ngjarjeve që kanë ndodhur në të; kujtoni:

Ditën e 17 të Ramazanit, kur Muhammedi a.s. me ashabët e tij të paktë në numër, triumfoi në betejën e Bedrit ndaj ushtrisë kundërshtare të mushrikëve dhe ndihmësve të saj, e cila ishte më e madhe, më e përgatitur dhe më e fortë.Ditën e 20 të Ramazanit, kur myslimanët triumfalisht hynë në Mekë, e cila, përjashto disa incidente sporadike, u dorëzua pa luftë. Ditën e 10 të Ramazanit e vitit 1973, kur ushtria egjiptiane e mori Kanalin e Suezit dhe mposhti linjën e Barlit, bazën më të fortë ushtarake britanike të ndërtuar në vetë shtratin me rërë, gati-gati të pashkelur të Suezit etj.. Prandaj, pritni edhe ramazanet e ardhshme me plot dëshirë, kurse këtë Ramazan, jetojeni me një gjallëri islame dhe keni për të qenë, gjithsesi, fitimtarë. Po, megjithëkëtë për t'u realizuar fitorja, ka disa kushte... Këto kushte i ndiejmë thellë brenda në zemër. Disa herë është e vështirë të flitet për to - njësoj sikur ai që dëshiron të flasë, po gojën e ka të mbushur përplot me ujë. Sot ka mjaft myslimanë që gojët i kanë të mbushura përplot me ujë. A thua e dimë se kush na e ka mbushur gojën me ujë, apo, mos vallë, e kemi mbushur vetë?! Në qoftë se të tjerët na i kanë mbushur gojët tona me ujë, ata janë armiqtë tanë që në realitet shtiren kinse janë miqtë tanë. Të tillët nuk E respektojnë Allahun, prandaj dhe Allahu pyet:

"Ç'është me ju që Allahut nuk I shprehni madhërinë që e meriton?" (Nuh, 13).

Kush nuk I frikësohet Allahut, nuk e pret ashtu siç duhet këtë muaj dhe nuk i shfrytëzon begatitë ashtu siç ka urdhëruar Ai, - ndihma e Tij nuk ka për t'i ardhur. Fitorja nuk mund të vijë nëpërmjet atyre që, me duart e tyre, na i kanë mbyllur gojët tona...Allahu i Madhërishëm është Fitimtari Absolut. Ai e di rolin tonë, po edhe të atyre që e kanë marrë përsipër Amanetin dhe pastaj e kanë keqpërdorur për interesat e tyre personale dhe ato të kësaj bote, si dhe shërbëtorët e tyre të këqij. Allahu i Madhërishëm në këtë muaj të shenjtë të Ramazanit të bekuar, na udhëzoftë e na bekoftë dhe na dhuroftë mëshirë, begati dhe falje! Amin! ■

Përktheu: Ahmed R. Ramadani
Burimi: http://www.rijaset.ba

Dr.Ismail BARDHI

# Ramazani – muaji i mësimit fetar

Muaji i agjërimit e ka energjinë që ta ndryshojë mënyrën e të kuptuarit dhe të praktikuarit të mësimeve fetare, duke i dhënë një gjallëri e frymë të re kohës dhe njeriut të sotëm. Për shembull: tewhidi si logos; namazi si mburojë nga e keqja; agjërimi si lartësim dhe pastrim shpirtëror; zekati si siguri dhe pastrim i pasurisë/të jetuarit; haxhi si vendi i lutjes dhe i llogarisë, i bashkimit të Ummetit.

Si duket kurrë nuk ka pasur aq përpjekje brenda bashkësisë myslimane rreth transmetimit të fesë me anë të mësimit fetar, në kuptimin teorik dhe praktik, sa sot, por si duket kurrë me më pak sukses. Kjo temë i tejkalon kufijtë e muajit të agjërimit, por me qenë se ky muaj është para nesh dhe ka rol të veçantë, ngase gjatë tij më së tepërmi bisedohet për rolin e fesë dhe epërsinë e saj, atëherë është mirë të jemi të kujdesshëm për përcaktimin dhe normat e interpretimit të përmbajtjes fetare nga burimet e saja. Ky muaj nga ne kërkon një përgjigje të re, jo vetëm se përsëritje, sepse përsëritja pa shpirt krijon besimtarë të ditur xhahilë.

Çfarë roli kanë të gjitha këto në kohën e sotme dhe si duhet të interpretohen? Nuk mjafton vetëm të përdoren fjalë të mira, pa e pasur parasysh edhe bartësin e këtyre rregullave. Është e domosdoshme që ky muaj, i cili konsiderohet si pikënisja e Shpalljes dhe i mbikëqyrjes së saj të përhershme nëpër kohë, në mënyrë bindëse, me plot dashuri ta përgatisë dëgjimin, heshtjen, vëmendjen e besimtarit dhe atë ta ballafaqojë me vendin dhe kohën, me të vetmin qëllim që atë ta vetëdijësojë dhe ta bëjë të lezetshëm si para Zotit, ashtu edhe brenda shoqërisë. Për këtë kërkohet një mënyrë e re e mësimdhënies fetare.

Mësimdhënia fetare është një disiplinë e veçantë teologjike, e cila na i tregon mundësitë dhe zbrazëtitë në transmetimin e fesë. Baza teologjike, psikologjike, antropologjike e metodike janë ndihmesë e madhe për mësimin fetar. Përkundër kësaj flitet për "krizën e dorëzimit të fesë" dhe kërkohen përgjegjësit dhe fajtorët, që nga struktura ekzistuese e institucionit fetar, mësimdhënësit fetarë, prindërit, shoqëria e shekullarizuar dhe ateiste, e deri tek mendësia e individëve apo bashkësive të besimtarëve, të cilët e jetojnë fenë e tyre.

Një gjë është e sigurt: mosbesimi, me gjithë metodat dhe ligjshmëritë shkencore, nuk mund ta edukojë fenë. Sot në këtë botë më tepër mund të themi se kemi besimtar qind përqindësh, sesa mosbesimtar qind përqindësh, edhe pse kjo nuk është aq me rëndësi, sepse ne jemi më pak a më shumë besimtarë apo dëshmitarë të besueshëm të fesë, të cilët mundemi t'ua transmetojmë apo mos t'ua transmetojmë fenë të tjerëve. Megjithatë, në kontekst të titullit, si dhe të asaj se si sot është duke u kumtuar/dorëzuar feja, duhet që fillimisht t'i përcaktojmë tre probleme për interpretimin e fesë:

- Të përcaktohet identiteti i mësimdhënies së sotme fetare.
- Të përcaktohen pikënisjet e mësimdhënies së sotme fetare.
- Të konstatohet se me çka mësimdhënia e sotme fetare shërbehet në kumtimin e fesë.



## 1. IDENTITETI I MËSIMDHËNIES SË SOTME FETARE

Gjetja e identitetit të mësimdhënies fetare do të thotë të përcaktohen shenjat, të cilat janë personale vetëm për të, e me të cilat ajo dallohet nga kur'anizimi, shërbimi i fjalës, apo disa forma të tjera të kumtimit të fesë. Është interesante se vetë nocioni i identitetit të mësimdhënies fetare më tepër është kristalizuar në traditën e lashtë myslimane, sesa në kohën tonë. Sot, ky identitet me interpretimet e ndryshme duke dëshiruar të bëjë mirë, në fakt bën keq: e harron fuqinë e interpretimit, e harron rolin e interpretimit, e harron konkretizimin e interpretimit dhe pasojat. Kjo po vërehet në shumë aspekte, duke filluar prej interpretimit të së kaluarës dhe kritikës asaj, pa marrë parasysh se çka do të thotë ajo kritikë për interpretimin. Kjo është dëshmuar me interpretimet multidisiplinare. Mësimdhënia fetare i interpreton format e ndryshme të jetës së besimtarëve, i forcon qëndrimet jetësore dhe me këtë i aftëson besimtarët për bartjen e mëtejme të fesë. Kështu ajo edukon për fenë. Me këtë, krahas përcaktimit të identitetit e përcaktuam edhe detyrën e mësimdhënies fetare. Ne e dimë se

çdo fjalë e ka peshën e saj, rolin e saj; çdo fjalë është një njeri. Kjo do të thotë se ne duhet të jemi shumë të kujdesshëm se si, çka dhe pse flasim. Ne e dimë se në fe qëllimi ka peshën e vet, që është shumë e vërtetë. Por, ne nuk i dimë qëllimet, jo për arsye se nuk mundemi, por për arsye se nuk jemi "të thirrur" t'i dimë ato. Për ne, rezultatet janë ato që i dëshmojnë qëllimet, e ato dëshmojnë të kundërtën. Ne jemi dëshmitarë të asaj fjalës së madhe mistike, se rruga për në xhehennem është e shtruar me qëllime të mira. Kjo vërehet çdokund, në çdo vend, që nga familja e deri në shoqëri. Prandaj, identiteti i mësimdhënies fetare kërkon prirje, aftësi, dije dhe vullnet, natyrisht edhe qëllim të sinqertë, Me një fjalë, identiteti përcakton rrugën e ardhmërisë sonë.

2. PIKËNISJET DHE QËLLIMET E MËSIMDHËNIES SË SOTME FETARE

Mësimdhënia fetare dëshiron t'u shërbejë njerëzve gjatë ecjes rrugës së fesë. Përgjatë historisë nën ndikimin e teologjisë dhe lëvizjeve shoqërore janë parashtruar qëllimet e ndryshme të përgjithshme të mësimdhënies fetare. Kështu në disa shekujt e fundit të praktikës së mësimdhënies fetare vërejmë prirje të fuqishme ndaj teocentrizmit, antropocentrizmit dhe profetocentrizmit.

a) Teocentrizmi më së miri shihet qysh në formulimin e përgjigjes në pyetjen: Përse jemi në botë? Në botë jemi që ta besojmë dhe ta njohim Zotin, ta duam, t'i shërbejmë Atij dhe kështu ta arrijmë lumturinë në këtë botë dhe në botën tjetër.

Pa dyshim, ky qëllim teocentrik është shumë mirë i bazuar teologjikisht. Nën llojin e bashkësisë së përhershme me Zotin, mësimdhënia fetare u ka dhënë përgjigje detyrave themelore të jetës njerëzore. Ato detyra janë: besimi dhe njohja e Zotit, dashuria ndaj Zotit dhe praktika jetësore e cila pasqyrohet si shërbim Zotit. Mirëpo, menjëherë duhet theksuar se qëllimi i përkufizuar kësisoj shpesh është kuptuar gabimisht, madje edhe është keqpërdorur, sidomos në të kuptuarit se njeriu, duke i shërbyer Zotit, duhet ta plotësojë vullnetin e Tij. Çdo gjë ka qenë e drejtuar nga Zoti dhe jeta e amshuar. Është theksuar dëgjueshmëria ndaj Zotit, i Cili dëshiron që njeriu si qenie e vogël dhe e kufizuar të ngelë i tillë, e jo të zhvillohet në mëkëmbës gjithnjë e më të madh të Zotit. Prandaj, mësimdhënieve fetare me këtë orientim u kanë mjaftuar formulimet teologjike, në të cilat nuk është parë se për ne jeta e amshuar fillon që këtu dhe tani, jetë mbi të cilën nuk zotëron më vdekja. Kështu duhet vlerësuar edhe impulsin teocentrik: Çdo gjë në lartësimin më të madh të Zotit. Kjo moto është e drejtë vetëm në rast se Zoti nderohet si ai që ka bërë dhe bën çdo gjë për ta plotësuar mallin e njeriut për jetën. Dëshminë për këtë e gjejmë në kuptimin dhe pranimin kur'anor dhe fetar të vullnetit të Zotit, ku ai pranohet si vetësendërtim i lirë i njeriut me gëzim të thellë për takimin e Zotit dhe të njeriut, por pikërisht për shkak se Zoti e do këtë.

b) Antropocentrizmi, sipas të cilit qëllimi më i lartë i veprimit mësimdhënës fetar përbëhet në ndihmën njeriut që jeta e tij të ketë sukses, në të cilën has në thirrjen dhe kërkesat e Zotit.

Në sfondin e formulimit të tillë qëndron bindja themelore teologjike se Zoti në shpallje tregohet si Zot të cilit i "intereson" jeta e njerëzve. Mirëpo, edhe këtu ekziston rreziku që në mënyrë të gabuar të kuptohet nocioni "të ketë sukses në jetë", të cilën disa besimtarë besojnë se përmes izolimit, vuajtjes dhe vdekjes arrihet deri tek lavdia e ringjalljes. Ose të harrohet se "suksesi në jetë" do të thotë lavdërimi i Zotit e me këtë të arrihet shpëtimi personal dhe shpëtimi i të tjerëve. Feja është paraqitur si një gjasë për realizimin e jetës njerëzore, si hapje e mundësive të reja për interpretimin e kuptimit jetësor, që është e pranueshme për njeriun e sotëm, i cili në çdo gjë kërkon ndonjë dobi. Ky orientim i mësimdhënies fetare kërkon që njerëzve në mënyra të ndryshme t'u ndriçohet fuqia e fesë së kumtuar, që është e nevojshme për konceptimin e problemeve njerëzore.

c) Profetocentrizmi i mësimdhënies fetare me vendosmëri e mbështet qëndrimin se Tradita duhet të jetë qendër e çdo mësimdhënieje të vërtetë fetare. Me këtë dëshirohet që, para së gjithash, të theksohet se në vetë bërthamën e mësimdhënies fetare qenësisht qëndron një person: ai i Pejgamberit a.s.. Në këtë kuptim roli përfundimtar i mësimdhënies fetare qëndron në atë që dikë ta vërë jo vetëm në kontakt, por edhe në bashkësi, në intimitet me Pejgamberin a.s..

Ky parim themelor është përfshirë edhe me postulatin se ndërmjetësohet vetëm mësimi i Pejgamberit a.s.. Nuk lejohet që çdokush ta transmetojë dijen e vet personale ose të ndonjë dijetari tjetër. Pejgamberi a.s. është mësuesi i vetëm, dhe atë mësues me tërë jetën e tij, pa pasur kujdes se çdo interpretues e ka marrë rolin e tij.

Qëllimi i përgjithshëm i mësimdhënies fetare është njohja dhe kuptimi i fshehtësisë së Pejgamberit a.s., me të cilin në dritën e fjalës së Zotit duhet të jetë e përshkuar e tërë jeta e njeriut në gjetjen e plotësimit të të gjitha synimeve të drejta në jetë dhe i kuptimit të jetës.

Kjo paraqitje e shkurtër e orientimeve ekzistuese teologjike e dëshmon ndërlidhjen mes mësimdhënies fetare dhe teologjisë, se çfarëdo lëvizje në sferën teologjike shkakton pasoja të njëjta në fushën e mësimdhënies fetare. Secili nga qëllimet e përgjithshme të cekura bazohet në pozita të zgjedhura teologjike, të cilat në mënyrë të ndërsjellë duhet të

integrohen dhe qendërzohen, jo në ndonjë përbërje apo program teologjik, por në jetën e jetuar. Orientimi kryesor për mësimdhënien fetare, e cila fut në jetën e myslimanëve është hyrja në "fshehtësinë" e Pejgamberit. Tek Pejgamberi a.s. fshehtësia e jetës së tij është mbështetje dhe dorëzim i plotë Zotit... Kështu mësimdhënia fetare mund t'u ndihmojë njerëzve të jetojnë sipas fesë dhe nga feja, të shpresojnë për një jetë të vërtetë më të mirë dhe që në atë fe dhe shpresë ta duan Zotin dhe të afërmin.

### 3. ME ÇKA SHËRBEHET MËSIMDHËNIA FETARE SOT NË TRANSMETIMIN E FESË

Feja në thelbin e saj është udhëzim dhe mëshirë, nuk varet nga vendosmëria njerëzore, por kërkon pajtim të vullnetit dhe të arsyes, sepse ajo është edhe hapje personale e njeriut ndaj Zotit dhe kthim i qenies njerëzore nga kuptimi i jetës. Feja është thirrje e Zotit si ajo që e shprehim në lutjen e përhershme që e themi në namaz: Elhamdulil-lahi Rabbil Alemin.

Detyra e mësimdhënies fetare dhe shërbyesve të saj mësimdhënës është që të thirrurit në fe t'i udhëheqin dhe ndjekin në bashkësinë me Zotin nëpërmjet bashkësisë së besimtarëve.

Mësimdhënia fetare për të rriturit është vështirë, apo mbase edhe e pamundshme, të planifikohet dhe të strukturohet në rrethanat e veçanta. Për shkak të formave të llojllojshme nuk mund ta sistematizojmë në llojin e mësimdhënies fetare për fëmijët. Ardhmëria e mësimdhënies fetare së të rriturve do të varet nga gatishmëria e shumë besimtarëve që të angazhohen në rritjen dhe pjekjen dhe besimit personal apo të tjetërkujt në kuptimin e plotë të kësaj fjale.

Përkundër shumëllojshmërisë së formave të transmetimit të fesë të rriturve dhe fëmijëve gjejmë disa pika mbështetëse. Qëllimet e përgjithshme i kemi analizuar në mënyrë kritike, teknikat dhe metodat këtu nuk na interesojnë, por mënyrat e ndryshme të transmetimit të fesë të rriturve dhe fëmijëve që sipas rrethanave të kumtimit konkret fitojnë përparësi njëri para tjetrit. Ato janë:

**SHOHIM SE FENË E KEMI BALLAFAQUAR VETËM ME FORMËN E JASHTME TË SAJ DHE ME PRIMITIVIZËM. NUK ËSHTË FE VETËM AJO QË PREZENTOHET ME MJEKËRR DHE ME TESHA, E MOS DHASHTË ZOTI TË MENDOJMË SE TË TILLË MUND TË BËHEN EDHE MËSIMDHËNËSIT FETARË. NUK NA TAKON NEVE T'U PËRGJIGJEMI NJERËZVE NË TË GJITHA PYETJET E JETËS, POR T'U TREGOJMË SE KU DO TA GJEJNË KUPTIMIN E VËRTETË TË JETËS...**



– tradita (p.sh. bartja e fesë nga babai tek i biri),
– formulat e fesë (shembujt, përmbledhjet që mbahen në mend),
– përsiatja (mendimi si zhytje më e thellë në përmbajtjen e fesë),
– lutjet (të cilat duhet t'i dijë çdo besimtar),
– përvojat mistike (përjetimi i hyjnores në jetë),
– korelacioni i fesë (raporti i përvojës mes ngjarjeve në historinë e shpalljeve, në jetën e tashme dhe në kumtimin e fesë).

Në rrethanat tona shpesh kemi problem me atë se si të fillohet me mësimdhënien fetare, si t'i bartet tjetrit përvoja themelore e fesë. Është mirë dhe duhet të ketë polemika të tilla, kur shohim se fenë e kemi ballafaquar vetëm me formën e jashtme të saj dhe me primitivizëm. Nuk është fe vetëm ajo që prezentohet me mjekërr dhe me tesha, e mos dhashtë Zoti të mendojmë se të tillë mund të bëhen edhe mësimdhënësit fetarë. Nuk na takon neve t'u përgjigjemi njerëzve në të gjitha pyetjet e jetës, por t'u tregojmë se ku do ta gjejnë kuptimin e vërtetë të jetës, ku është Zoti i pranishëm në jetën tonë e ku mungon. Në vijën përfundimtare mësimdhënia fetare bëhet gjendje jetësore e njeriut, ku duke pasur parasysh kumtimin e fesë duhet me të madhe të llogarisim edhe me lirinë e zgjedhjes së njeriut dhe me veprimin e Shpirtit të Shenjtë, dhe duhet pasur parasysh faktin se feja nuk mund të vlerësohet dhe matet, siç është rasti me teologjinë dhe informatat fetare. Megjithatë, pyetja se sa mësimdhënia fetare i ndihmon interpretimit të fesë, gjen justifikim goxha të madh në vështirësinë e mësimdhënësve fetarë, sepse lind nga përvoja se feja mund të rritet, por edhe të ndryshket në njeriun, aq më tepër edhe të humbet. Prandaj, detyra e përhershme e mësimdhënies fetare është ta ushqejë fenë me përvojat e reja dhe me këtë të mbajë kontakt me Zotin, përmes Shpalljes dhe Pejgamberit.



SI PËRFUNDIM

Por, në prag të Ramazanit, ne si myslimanë, me këtë kapacitet intelektual e institucional fetar që kemi, a thua vallë mund të merremi me këto çështje të rëndësishme. Vetëdija për "fjalët e kota" gjithsesi ekziston, por akoma në masën më të madhe mbetet vetëm "shaka me kripë" në bisedat private. Arsyeja për këtë me siguri qëndron në faktin se në këto hapësirat tona në qarqet teologjike është zhdukur kundërshtimi apo qortimi si vlera aq tipike të fesë sonë, me çka vetëm është nxitur hipokrizia dhe është shtuar zhurma. Prandaj nuk është aspak për t'u habitur se kohëve të fundit në opinionin më të gjerë leksionet morale popullit aq shpesh ua ndajnë njerëz nga qarqet a(nti)teiste – duke na përkujtuar për koordinatat e harruara të të jetuarit etik (fetar).

Që të mundet fjalët t'i drejtohen botës, duhet që fillimisht ne të jemi të prekur nga ato fjalë, e pas kësaj të guxojmë t'i ndajmë ato me të tjerët. Në të kundërtën, vetëm do t'u ndajmë fjalë boshe, gjegjësisht leksione. Pra, çështja është se paraprakisht a na tronditin vetë fjalët tona, a janë ato fryt i mrekullisë personale të "hapjes së syve", të cilën e kemi përjetuar përmes tyre, ose në masë më të madhe bëhet fjalë për përpjekjet për të folurit e pëlqyeshëm (për hir tonin apo për hir të të tjerëve, etj.), respektivisht të kryerjes së obligimit? Çështjet e reja me të cilat ballafaqohemi dhe përpjekjet teologjike për nevojën e mënyrës së re të jetesës vajtojnë edhe për një mënyrë të re të të folurit, sepse ekziston edhe etika e fjalës së thënë, pra edhe e të folurit teologjik. Mu për këtë arsye i lutem Zotit që ky Ramazan të jetë fillim i një rilindjeje shpirtërore e kulturore edhe në dimensionin e mësimdhënies fetare! ■

Dr. Jusuf EL-KARDAVI

# Sekretet e agjërimit



Vëllezër besimtarë, ky është muaji i mirësisë dhe begatisë. Allahu xh.sh. na ka obliguar agjërimin gjatë muajit të Ramazanit, dhe nuk e ka obliguar atë veçse për sekrete dhe urtësi madhështore, disa prej të cilave i dimë, e shumë të tjera nuk i dimë, dhe disa prej tyre na i zbulon koha.

Obligim yni është që të mendojmë në urtësinë e Allahut pas kësaj urie dhe etjeje, dhe të kuptojmë sekretin e Tij në agjërim, në mënyrë që të mund ta kryejmë agjërimin ashtu siç dëshiron Allahu, dhe jo siç dëshirojnë njerëzit.

AGJËRIMI FORCON SHPIRTIN

Nuk mund ta kuptojmë sekretin e agjërimit ndryshe, vetëm nëse kuptojmë sekretin e njeriut, kush është njeriu dhe ç'është realiteti i tij?

A është ai ky trup dhe ky skelet i gjallë? A është ai ky trup i cili përbëhet prej organeve, qelizave, gjakut, mishit, eshtrave e nervave? Po të ishte i këtillë, atëherë sa i ulët dhe i pavlerë do të ishte!

Njeriu nuk është ky skelet i dukshëm, porse ai është një shpirt nga qielli, i cili jeton në këtë trup të tokës, gjithashtu ai është një sekret nga Allahu në një mbështjellës prej balte.

Realiteti i njeriut nuk është tjetër veçse kjo e mirë hyjnore dhe esencë shpirtërore, të cilën Allahu e ka vënë tek ai, me të cilën ai mendon, ndien, shijon, rregullon pasurinë e tokës, dhe shkaku pse Allahu i urdhëroi engjëjt që t'i përuleshin Ademit? Jo për shkak se ai është i krijuar nga balta, por për shkak se i është dhënë nga ana e Tij shpirti .

Ky është njeriu, shpirt dhe trup. Trupi është vendbanim, ndërsa shpirti është poseduesi dhe banuesi i tij. E shtëpia nuk është krijuar për vetveten, por për dobinë e banuesit. Trupi i njeriut ka kërkesa të llojit të vet, e edhe shpirti ka kërkesa të llojit të vet. Kur njeriu dëshirat e shpirtit të tij ua nënshtron kërkesave të trupit të vet, atëherë prej një krijese të mëshirshme shndërrohet në një kafshë të dëmshme, e ndoshta edhe në djall të mallkuar. Mirëpo, nëse njeriu e di vleftën e vetvetes, e kupton sekretin e Allahut tek ai, dhe i mposht dëshirat e shpirtit dhe kërkesat e trupit, - atëherë bëhet si engjëll apo edhe më i mirë se ai .

PËRSE E KA OBLIGUAR ALLAHU AGJËRIMIN?

Allahu e ka obliguar agjërimin, në mënyrë që njeriu të lirohet prej instinkteve të tij, që të ikë prej burgut të trupit të vet, dhe t'i mposhtë tendencat e epsheve të veta, e t'u ngjasojë engjëjve. Nuk është çudi që shpirti i agjëruesit të ngrihet e t'I afrohet Allahut, dhe t'i trokasë dyert e qiejve me lutjet e tij, e t'i hapen ato; dhe ta lusë Zotin e tij e Ai t'i përgjigjet atij; dhe ta thërrasë Atë, e Ai i thotë: Të përgjigjem robi im. Në këtë kuptim, Pejgamberi a.s. thotë: "Lutja e tre lloj personave nuk u kthehet mbrapsht (u pranohet): agjëruesit kur bën iftar, udhëheqësit të drejtë, dhe lutja e atij që i është bërë padrejtësi" .

AGJËRONI, SHËROHENI

Nëse me agjërim ekziston mundësia e forcimit të shpirtit, me të gjithashtu ekziston mundësia e

**"LUTJA E TRE LLOJ PERSONAVE NUK U KTHEHET MBRAPSHT: AGJËRUESIT KUR BËN IFTAR, UDHËHEQËSIT TË DREJTË, DHE LUTJA E ATIJ QË I ËSHTË BËRË PADREJTËSI"** MUHAMEDI A.S.

forcimit të trupit, sepse të shumtën e rasteve kur njerëzit sëmuren, kjo është pasojë e barqeve të tyre që i mbushin në mënyrë të tepruar me çdo gjë që kanë dëshirë, pa i dalluar ato gjërat që duhen dhe të tjerat që nuk i duhen.

Nëse barku mbushet me ushqim, atëherë lukthi do të sëmuret, e shërimi më i mirë është dieta. Në të kaluarën, Hipokrati ka thënë: "Njerëzit kanë ngrënë si egërsira e janë sëmurur, e i shëruam me ushqimet e shpezëve". Duke agjëruar, stomaku ka mundësi të pushojë, dhe trupi largon shumë teprica të dëmshme që ka në të. Në një revistë është publikuar se 300 persona janë shëruar nga diabeti (sëmundja e sheqerit) duke agjëruar, ndërsa transmetohet se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Luftoni, fitoni; udhëtoni, pasuroheni; agjëroni, shëroheni"!

AGJËRIMI EDUKON VULLNETIN

Me agjërim, gjithashtu forcohet vullneti, dhe mësohet durimi. Agjëruesi ka uri e para vetes qëndrojnë ushqime të shijshme, ka etje e në duart e veta ka ujë të ftohtë; e përmban veten e pranë tij është e shoqja, - askush nuk e vëzhgon përveç Zotit të tij; askush nuk e pushton përveç ndërgjegjes së tij;, askush nuk e përkrah përveç vullnetit të tij të fortë dhe të matur. Një gjë e tillë përsëritet tek ai 15 orë ose më shumë për çdo ditë, dhe 29 apo 30 ditë për çdo vit. Cila shkollë kujdeset për edukimin e vullnetit të njeriut, dhe mësimin e durimit të mirë, si shkolla e agjërimit? "Një shkollë" të cilën Islami në mënyrë të detyrueshme e hap për myslimanët në Ramazan, dhe, në mënyrë vullnetare, jashtë Ramazanit.

Një psikolog gjerman ka bërë një studim për forcimin e vullnetit, dhe erdhi në përfundimin se mënyra më e mirë për të, është agjërimi. E Islami u ka paraprirë psikologëve, ashtu siç u ka paraprirë mjekëve. Mjafton ta dëgjosh thirrjen e Pejgamberit a.s. drejtuar të rinjve: "O ju të rinj, ... ai që s'ka mundësi (për martesë), le të agjërojë, sepse kjo është mënyra më e mirë për frenimin e tij(pengimin e marrëdhënieve jashtëmartesore)" .

## "PËR ÇDO SEND KA PASTRIM (ZEKAT), KURSE PASTRIMI I TRUPIT ËSHTË AGJËRIMI, AGJËRIMI ËSHTË GJYSMA E DURIMIT" MUHAMEDI A.S.

Meqë muaji i Ramazanit i mësuaka njeriut durimin, Pejgamberi a.s. i është atribuuar atij, dhe i kishte thënë një ashabi: "Agjëroje muajin e durimit, Ramazanin". Ai i tha: "O i Dërguar i Allahut, unë jam i fortë, dhe dëshiroj të ma shtosh". Pejgamberi a.s. ia ktheu: "Atëherë për çdo muaj agjëro nga një ditë" .

Në një hadith tjetër, Pejgamberi a.s. thotë: "Për çdo send ka pastrim (zekat), kurse pastrimi i trupit është agjërimi, agjërimi është gjysma e durimit" .

Me të vërtetë agjërimi është gjysma e durimit, sepse tek njeriu ekzistojnë tri fuqi: fuqia e epshit (si te kafshët), fuqia e hidhërimit (si tek egërsirat) dhe fuqia shpirtërore (si tek engjëjt). Nëse arrijmë që fuqia shpirtërore të mbizotërojë mbi fuqinë e epshit dhe të hidhërimit, atëherë arrihet i tërë durimi. Mirëpo, nëse arrijmë që fuqia shpirtërore të mbizotërojë mbi njërën prej dy fuqive, atëherë arrihet gjysma e durimit. Me agjërim, myslimani mbizotëron fuqinë e epshit të vet prej barkut dhe organit gjenital të tij.

NJOHJE ME DHUNTITË

Prej urtësive të agjërimit është se ai e njofton njeriun për sasinë e dhuntive të Allahut dhuruar atij, sepse, kur tek njeriu përsëriten dhuntitë, atëherë pakësohen ndjenjat e tij për to, sepse dhuntia nuk njihet veçse me humbjen e saj. Nuk mund ta dish vleftën e një gjëje të ëmbël përveçse kur ta provosh një gjë të hidhur; nuk mund ta dish vleftën e ditës përveçse kur të bjerë errësira, dhe anasjelltas, gjërat qartësohen.

Duke agjëruar njeriu e kupton vleftën e ushqimit, pirjes dhe të ngopjes. Këto nuk mund t'i kuptojë ai përveç nëse trupi i tij shijon etjen dhe urinë.

Ai që e kujton dhuntinë e Allahut, ia vlen ta falënderojë Allahun! Për këtë arsye, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Allahu më ka ofruar që rrafshinën e Mekës ta bëja flori, por unë i thashë: Jo, o Zot, por kërkoj që një ditë të ngopem dhe një ditë të uritem. Kur të uritem, Të lutem Ty dhe Të kujtoj, e kur të ngopem, Të falënderoj" .

PËRKUJTIM I PRIVIMIT TË TË VARFËRVE

Prej sekreteve sociale të agjërimit është se ai është përkujtim praktik për urinë e të uriturve dhe mjerimin e të varfërve. Përkujtim pa pasur nevojë për ligjëratë dhe gjuhë të rrjedhshme. Përkujtim të cilin e dëgjon agjëruesi prej zërit të stomakut dhe thirrjes së zorrëve, sepse ai që është rritur në mesin e dhuntive, e nuk i di as urinë dhe as etjen, ndoshta ai do të mendojë se që të gjithë njerëzit janë si ai, dhe, meqë ai ka ushqim. edhe njerëzit e tjerë do të kenë, dhe, sepse ai ushqehet me mish të shpezëve dhe me fruta të zgjedhura, atëherë as njerëzit e tjerë nuk do të privohen nga buka. Nuk është çudi që Allahu agjërimin e ka bërë për manifestimin e socializimit të vërtetë dhe të barazisë së plotë. Urinë e ka bërë taksë të detyrueshme, që duhet ta paguajnë i pasuri e i varfri, ai që posedon shumë, dhe tjetri që nuk posedon as ushqimin ditor të tij, derisa i pasuri të ndiejë se ekzistojnë barqe të zbrazëta, zorrë të uritura e të etura. Prandaj i ka hije njerëzisë së njeriut, Islamit të myslimanit dhe besimit të besimtarit që t'i zbutet

zemra e tij, t'u japë nevojtarëve dhe t'ua zgjas dorën të varfërve. Allahu është i mëshirshëm dhe i mëshiron robërit e Tij të mëshirshëm.

Transmetohet se Jusufi a.s. agjëronte shumë (ose hante pak), ndonëse në dorë e kishte thesarin e shtetit. Është pyetur për këtë gjë që bënte, e ai ishte përgjigjur: "Frikësohem se, nëse ngopem, e harroj urinë e të varfrit".

NËNSHTRIM I PLOTË PËR ALLAHUN

Në agjërim gjejmë nënshtrimin e plotë dhe të përkryer për Allahun, e kjo urtësi është e përbashkët në të gjitha adhurimet, dhe është qëllimi kryesor i çdo obligimi, dhe nuk mund të jetë adhurimi adhurim dhe as robi rob përveçse me të. Zoti i njerëzve thotë: "Kam urdhëruar dhe kam ndaluar", ndërsa robi thotë: "Dëgjuam dhe respektuam (urdhrin). Kërkojmë faljen tënde, o Zoti ynë, tek Ti është ardhmëria (jonë)" .

Për këtë arsye, Allahu ia referon Vetes së Tij të Lartësuar agjërimin dhe e ka marrë përsipër shpërblimin e agjëruesve, e ka thënë: "Çdo vepër e birit të Ademit (njeriut) është për të, përveç agjërimit. Ai është për Mua dhe Unë shpërblej për të, ai (agjëruesi) e braktis ushqimin, pijen dhe dëshirën e tij për hir Timin" .

Ky është agjërimi në Islam. Allahu nuk e ka ligjësuar agjërimin për t'i ndëshkuar njerëzit e as për t'u hakmarrë, veçse e ka ligjësuar për: zgjimin e shpirtit, përmirësimin e trupit, forcimin e vullnetit, mësimin e durimit, njohjen e dhuntive, edukimin e ndjenjave të mëshirës dhe stërvitjen për nënshtrimin e plotë për Allahun.

Prej mëshirës së Zotit të botëve është se Ai e ka ligjësuar lejimin e mosagjërimit për atë që është i sëmurë ose është duke udhëtuar, atij i lejohet të hajë, por duhet të agjërojë më vonë aq ditë sa ka ngrënë. Siç ia ka lejuar edhe gruas shtatzënë dhe gjidhënëses që të mos



agjërojnë dhe t'i kompensojnë ato ditë të paagjëruara një ditë për një ditë, nëse kanë mundësi, ose t'ia paguajnë ushqimin ditor një të varfri për aq ditë sa kanë ngrënë.

MYSLIMANËT DHE AGJËRIMI

Kisha pasur dëshirë të di se a i kanë kuptuar myslimanët sekretet e agjërimit dhe a kanë përfituar prej muajit të Ramazanit?

Për sa u përket të parëve tanë, ata kishin vjelë frytet e tij. Dita e tyre ishte aktive, prodhuese dhe mjeshtëruese, ndërsa nata e tyre kalonte duke vizituar njëri- tjetrin, duke falur namaz nate dhe duke lexuar Kur'an. I tërë muaji atyre u kalonte duke mësuar, duke bërë ibadet dhe bamirësi; gjuhët e tyre agjëronin, nuk bisedonin për gjëra të turpshme e të kota; veshët e tyre agjëronin, duke mos dëgjuar fjalë boshe e të pavlefshme; sytë e tyre agjëronin, duke mos shikuar gjëra të ndaluara e as të ndyta; zemrat e tyre agjëronin, duke mos menduar për gabime a mëkate; edhe duart e tyre agjëronin, duke mos i zgjatur ato në të këqija dhe as në dëme.

Ndërsa ne, qëndrojmë mjaft keq gjatë Ramazanit!! Allahu këtë muaj e ka bërë për zemrën dhe shpirtin, kurse ne e kemi bërë për barkun dhe stomakun; Allahu e ka bërë për vetëpërmbajtje dhe durim, ndërsa ne e kemi bërë për zemërim dhe pamaturi; Allahu e ka bërë për qetësi dhe seriozitet, ndërsa ne e kemi bërë për sharje dhe grindje; Allahu e ka bërë për të vërtetën dhe fenë, ndërsa ne e kemi bërë për ngrënien e fikut dhe pirjen e pijeve; Allahu e ka bërë këtë muaj që ne gjatë tij t'i ndryshojmë tiparet e vetjeve tona, ndërsa ne nuk kemi ndryshuar asgjë përveç orarit të ngrënies; Allahu e ka bërë këtë muaj mësim për të pasurin, që t'i ushqejë të varfrit, ndërsa ne e kemi bërë atë ekspozitë ushqimesh e pijesh të ndryshme, ku shtohet ngopja e të pasurit aq sa shtohet edhe vuajtja e të varfrit!!

AGJËRIMI I LUFTON KATËR GJËRA TË RREZIKSHME

Sa fatkeq që është një popull, i cili muajin e Ramazanit e merr si një stinë të papunësisë dhe përtacisë, gjatë tij hanë dyfish më shumë sesa hanë gjatë muajve të tjerë, shpenzojnë më shumë sesa shpenzojnë gjatë muajve të tjerë, dita e tyre u kalon me përtaci dhe gjumë, ndërsa nata e tyre u kalon duke ngrënë e pirë dhe me pagjumësi, të shumtën me llomotitje e haram.

Mirëpo, sikur të përfitonim nga muaji i Ramazanit ashtu siç dëshiron Islami, do të luftoheshin katër armiqtë tanë: injoranca, varfëria, sëmundja dhe poshtërsia, për rezistencën e të cilave kanë bërë thirrje: politikanët, reformatorët, shkrimtarët dhe predikuesit.

Është luftë kundër injorancës, sepse gjatë muajit të Ramazanit mbahen ligjërata të ndryshme pas kohëve të namazeve, gjithashtu mbahen mësime për ngritjen morale dhe udhëzimin e myslimanëve.

Po ashtu është luftë kundër varfërisë së të varfrit, sepse zbuten zemrat e ngurta, për të ndihmuar i pasuri të varfrit.

Gjithashtu është luftë kundër sëmundjes së të sëmurit, sepse stomaku pushon, dhe gjatë agjërimit rigjallërohen organet e trupit pas një lodhjeje njëmbëdhjetë muajshe.

Si dhe është luftë kundër poshtërsisë, sepse ai ia ngre moralin agjëruesit dhe e mëson si t'i mundë trillet e trupit dhe epshet e tij.

KËSHILLË AGJËRUESVE

O agjërues, kam një këshillë për ju: Mos agjëroni nga hajet dhe pijet që i ka lejuar Allahu xh.sh., e të mos agjëroni nga mëkatet që i ka ndaluar Allahu xh.sh.. Madje, dëgjoni fjalën e Pejgamberit a.s.: "Kush nuk i lë fjalët e ndyra dhe veprime të ngjashme me to (por vepron kështu edhe gjatë Ramazanit), Allahu s'ka nevojë që ai (njeri) të lërë ushqimin dhe pijen e tij" .

Atëherë, pra, ruani gjymtyrët tuaja, pastroni zemrat tuaja, ndaloni shikimet prej haramit, ruani gjuhët tuaja, ndaloni duart tuaja prej haramit dhe dijeni se, pas mundimit, vjen freskimi, pas etjes, vjen shuarja e saj.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Në Xhennet është një derë, e cila quhet Rejjan, nëpër të cilën do të hyjnë Ditën e Gjykimit vetëm ata që agjërojnë. Përveç këtyre, nëpër këtë derë s'do të hyjë askush. Do të thirret në atë derë: Ku janë agjëruesit? Ata do të ngrihen, dhe nëpërmjet asaj dere s'do të hyjë askush tjetër. Pasi të hyjnë, dera do të mbyllet dhe askush tjetër s'do të mund të hyjë (nëpërmjet saj)" .

NDËRMJET AGJËRIMIT DHE XHIHADIT

Agjërimi gjatë këtyre ditëve të nxehta e mundon trupin dhe krijon vështirësi, mirëpo e tërë kjo është përgatitje për një ymet që e ka misionin e vet, dhe xhihad për të përballuar vështirësitë. Aq sa janë lodhja e mundimi, aq do të

**"KUSH NUK I LË FJALËT E NDYRA DHE VEPRIME TË NGJASHME ME TO (POR VEPRON KËSHTU EDHE GJATË RAMAZANIT), ALLAHU S'KA NEVOJË QË AI (NJERI) TË LËRË USHQIMIN DHE PIJEN E TIJ" MUHAMEDI A.S.**

jetë edhe shpërblimi. Të parët tanë duhet të jenë shembuj të mirë për ne, pasi ata i mirëpritnin ditët me vapë të madhe për të agjëruar, duke pritur shpërblimin prej Allahut.

"Pejgamberi a.s. e dërgoi Ebu Musën r.a. me një grup në një brigadë detare. Ata po ngrinin velat në një natë të errët, kur papritmas bërtiti një person: O ju njerëz, ndaluni t'ju tregoj për një gjë që ka paracaktuar Allahu për vetveten. Ebu Musa r.a. i tha: Na trego, nëse do na tregosh. Ai tha: Allahu ka paracaktuar për vetveten se atij që etet (e lë të etur) veten e tij në një ditë të nxehtë, do të jetë obligim për Allahun që t'i japë ujë Ditën e Kiametit. Pas kësaj, Ebu Musa r.a. përpiqej që gjatë ditëve të nxehta, kur njeriu gati sa s'binte prej vape, t'i agjëronte ato" .Transmetohet se Aliu r.a. ka thënë: "Më janë bërë të dashura nga kjo botë tri gjëra: mikpritja e të dobëtit, agjërimi gjatë verës dhe luftimi i armiqve të Allahut me shpatë".



O agjërues, duroni gjatë ditës e mos u mërzitni, ngrihuni gjatë natës për të falur namaz e mos përtoni, dhe bëjuni mirë të varfërve e mos u bëni koprracë. Gjallëroni netët e Ramazanit me namaz të sinqertë, dituri të dobishme dhe lexim të Kur'ani t.

MESAZH ATYRE QË NUK AGJËROJNË

Ndërsa ju që nuk agjëroni e jeni mashtruar, pendohuni dhe kthejuni Allahut me keqardhje, para se t'u befasojë vdekja dhe vuajtjet e saj, e t'ju ndëshkojë Allahu, e të pendoheni atë ditë kur nuk bën dobi pendimi.

"Pejgamberi a.s. një natë në ëndrrën e tij, pa një popull të varur për thembrat e tyre, nofullat e të cilëve ishin të shqyera dhe rridhte gjak prej tyre. Pyeti: Kush janë ata? I është thënë: Ata janë që bëjnë iftar para se të plotësojnë agjërimin e tyre".

Nëse ky është ndëshkimi i atyre që janë të pakujdesur dhe shpejtojnë e bëjnë iftar para kohës së iftarit, atëherë ç'do të bëhet me ata që hanë haptas gjatë ditëve të Ramazanit në një vend, feja e të cilit është Islami?!

O agjërues, udhëzoni këta të humbur me butësi, bindini me shpirtmirësi. Nëse nuk gjeni dashamirësi tek ata, atëherë bojkotojini dhe urrejini për hir të Allahut, sepse lidhjet më të forta të besimit janë dashuria për hir të Allahut dhe urrejtja për hir të Tij. ■

Përktheu Mr. Faruk Ukallo
Burimi: "Ligjëratat e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Muhammed Havtar dhe Ekrem Abdus-settar Kessab.

Arsim DAUTI

# Agjërimi Islam

Agjërimi islam (në gjuhën arabe es-sijamu) në Kur'an përmendet në katërmbëdhjetë vende: shtatë herë në kaptinën El-Bekare, nga dy herë në kaptinat El-Maide dhe El-Ahzab dhe nga një herë në kaptinat En-Nisa, Merjem dhe El-Muxhadele.

Allahu i Madhërishëm në Kur'ani n Fisnik thotë:

"O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm."

"(Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), të një të varfri, ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të . Mirëpo, po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju."

"(Ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramazanit në të cilin (filloi të) shpallet Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë e dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme. All-llahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju. (Të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni numrin, ta madhëroni Allahun për shkak se ju udhëzoi dhe që të falënderoni." (El-bekare 183-185).



SHKAQET E ZBRITJES SË KËTYRE AJETEVE KUR'ANORE

1. Ibn Xherir përcjell nga Muadh b. Xhebel, Allahu qoftë i kënaqur me të , se ka thënë: "Kur Muhamedi a.s. erdhi në Medinë, agjëronte ditën e Ashures dhe tri ditë të çdo muaji. Pastaj Allahu i Madhërishëm e obligoi agjërimin e muajit të Ramazanit, duke ia shpallur Muhamedit a.s.: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim..." deri tek ajeti: "E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor),të një të varfri..." E pra, ai që dëshironte agjëronte, kurse ai që nuk dëshironte ushqente një të varfër. Më pastaj Allahu i Madhërishëm agjërimin ia obligoi personit të shëndoshë që ndodhet në shtëpi, kurse e liroi personin e moshuar, i cili nuk mund ta përballonte agjërimin, të mos agjëronte, duke shpallur: "E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë..."

2. Nga Seleme b. el-Ekve'a përcillet se ka thënë: "Kur zbriti ajeti "E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), të një të varfri...", kush dëshironte nga ne, agjëronte, e kush nuk dëshironte të agjëronte, jepte fidje, gjersa më vonë nuk u shpall ajeti që e shfuqizonte të parin: "E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë..."

3. Përcillet se një grumbull beduinësh e pyetën të Dërguarin e Allahut, a.s.: "O Muhammed! A është Zoti ynë afër, që ta thërrasim me zë të ulët, apo është larg e ta ngremë zërin?" Atëherë Allahu i Madhërishëm shpalli: "E kur robërit e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet."

4. Buhariu përcjell nga Bera'a b. 'Azib, se ka thënë: "Kur ndonjëri nga ashabët e të Dërguarit a.s. të Allahut, agjëronte, dhe afrohej iftari, ndërsa atë e zinte gjumi para se të bënte iftar, nuk hante asgjë gjatë natës dhe ditës së nesërme, derisa të mos vinte përsëri muzgu. Kështu, ensariu Kajs b. Sarme, i cili ditën punonte me miell, kishte agjëruar, dhe kur ishte afruar iftari, kishte shkuar në shtëpi dhe kishte kërkuar nga gruaja e tij ushqim për të ngrënë. Ajo i ishte përgjigjur se nuk ka asgjë gati, po do t'ia përgatiste. Ndërkohë atë nga lodhja e kaploi gjumi. Kur e pa gruaja, i tha: "Mjerë për ty!" Aty diku nga mesdita e ditës së nesërme, ensariu i përmendur u zgjua. Këtë ndodhi ia treguan të Dërguarit të Allahut a.s. dhe, për rrjedhojë, u shpall ajeti Kur'anor: "Natën e agjërimit ju është lejuar t'u afroheni grave tuaja, ato janë prehje për ju dhe ju jeni prehje për ato." Ashabët u gëzuan shumë për këtë, dhe më pastaj u shpall edhe ajeti tjetër: "... hani e pini derisa të dallohet qartë peri i bardhë nga peri i zi në agim, e pastaj agjërimin plotësojeni deri në mbrëmje."

Në këto tri ajete Kur'anore flitet për disa gjëra shumë të rëndësishme:

Allahu i Madhërishëm na tregon



qartë në Kur'an se agjërimi është obligim për çdo mysliman e myslimane të rritur dhe mendërisht të shëndoshë, ashtu siç ishte obligim për ata që ishin para nesh. Në citatet Kur'anore që kanë zbritur për agjërimin, Allahu i Madhërishëm na tregon se agjërimi e ka kohën e tij dhe zgjat disa ditë caktuara. Në këto ajete flitet edhe për ata që nuk mund të agjërojnë dhe për atë se ç'duhet të veprojnë ata; ajetet vërtetojnë se Allahu i Madhëruar dëshiron t'ua lehtësojë besimtarëve e jo t'i urdhërojë ata me gjëra që për ta paraqesin vështirësi të mëdha, sepse Ai është i gjithëmëshirshëm dhe mëshirëbërës ndaj robërve të Tij. Ajetet gjithashtu flasin për agjërimin edhe si një lloj mjeti edukues, pastaj flasin për agjërimin si adhurim, i cili udhëzon për vepra të mira.

## RAMAZANI, MUAJI I AGJËRIMIT DHE MUAJI I SHPALLJES SË KUR'ANI T

Me plot të drejtë mund të shtrohet pyetja: Përse agjërimi është caktuar në muajin e Ramazanit?

Përgjigjen e kësaj pyetjeje më së miri e jep vetë Kur'ani Fisnik në ajetin 185 të sures El-Bekare, ku Allahu i Madhërishëm thotë: "(Ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramadanit në të cilin (filloi të) shpallet Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëzit dhe sqarues i rrugës së drejtë e dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra)..." pra muaji i Ramazanit është muaj në të cilin ka filluar Shpallja e Kur'ani t Fisnik.

## POR GJITHASHTU LIND PYETJA: VALLË, A U SHPALL KUR'ANI PËRNJËHERË GJATË MUAJIT TË RAMAZANIT?

Është e vërtetë se Kur'ani nuk është shpallur përnjëherë, porse shpallja e tij zgjati një kohë të gjatë. Ajetet e tij shpalleshin në bazë të rasteve të ndryshme që ndodhnin. Pra, shpallja e Kur'anit ka zgjatur për afro 23 vjet. Gjithsesi muaji i Ramazanit është muaji i Kur'ani t, përveçse Kur'ani ka filluar të shpallet në këtë muaj, ai (Ramazani) është edhe i vetmi muaj që përmendet në Kur'an. Përveç Kur'ani t, në këtë muaj janë shpallur edhe disa libra të tjerë qiellor të pejgamberëve të mëhershëm, siç janë p.sh.: Suhufet e Ibrahimit a.s. të shpallura në natën e parë të Ramazanit, Tevrati (Tora) i shpallur në natën e shtatë të këtij muaji, Inxhili (Ungjilli), në natën e katërmbëdhjetë, kurse Kur'ani Fisnik në natën e njëzet e pestë, sipas hadithit që e transmeton Mukatili. (Kurtubiu)

Në Kur'an nuk ka tekst ku të jetë urdhëruar ndonjë adhurim, ashtu siç urdhërohet agjërimi, sepse agjërimi është fshehtësia në mes Zotit dhe robit të Tij, agjërimi është xhihad në vete, siç thuhet në hadithet e Muhamedit a.s..

## DISA HADITHE TË MUHAMEDIT A.S. MBI AGJËRIMIN ISLAM

"Islami ngrihet mbi pesë (shtylla): Në të dëshmuarit se nuk ka Zot tjetër, përveç Allahut dhe se Muhammedi është i Dërguar i Zotit, në kryerjen e namazit, në dhënien e zekatit, në të vizituarit e Qabesë dhe në agjërimin e Ramazanit." (Buhariu dhe Muslimi).



Transmetohet nga i Dërguari i fundit i Allahut - Muhammedi a.s. se ka thënë: "Zoti i Madhërishëm thotë: "Çdo vepër e birit të Ademit i takon atij, përveç agjërimit. Ai është për Mua dhe Unë shpërblej për të!"

Agjërimi është mburojë (nga epshet dhe zjarri), prandaj kushdo, kur të agjërojë, le të mos flasë fjalë të pista dhe të mos e ngrejë zërin, e nëse dikush e ngacmon apo e sulmon, le të thotë: Unë agjëroj, unë agjëroj!"

"Dhe, pasha Atë në dorën e të cilit është shpirti i Muhamedit! Aroma e pakëndshme që del nga goja e agjëruesit, është më e mirë tek Allahu se sa era e parfumit. "

"Agjëruesi përjeton dy gëzime: njërin kur të hajë iftar, dhe tjetrin kur ta takojë Zotin e vet". (Buhariu dhe Muslimi).

Agjërimi është bërë obligim dy vjet pasi Muhamedi a.s. emigroi prej Mekës në Medinë, pra në vitin e dytë sipas hixhretit. Është paksa i habitshëm fakti se agjërimi është bërë obligim në të njëjtin vit kur myslimanët u lejuan të luftonin kundër armiqve të tyre. Deri në atë vit myslimanët nuk kishin të drejtë të luftonin. Shtrohet pyetja: Çfarë lidhshmërie ka lufta në rrugën e Allahut me agjërimin, që të obligoheshin në të njëjtin vit? Kjo gjithsesi ka domethënien e saj, sepse agjërimi të mëson dhe të bën të aftë të luftosh veset e këqija, kurse kjo më pastaj të ndihmon të luftosh edhe në fushëbetejë. Për këtë arsye, edhe fitoret më vendimtare të myslimanëve, siç janë lufta e Bedrit, Kadisijes, depërtimi i myslimanëve në Andaluzi, lufta e Nahavendit etj., kanë ardhur në muajin e Ramazanit.

Agjërimi, ashtu si edhe të gjitha obligimet e tjera, ka vetëm një qëllim, kënaqësinë e Allahut dhe devotshmërinë: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm." (El-Bekare, 183).

## ORIENTALISTËT PËR AGJËRIMIN ISLAM

Shumë hulumtues evropianë, që kanë shkruar mbi kulturën dhe qytetërimin islam, janë përpjekur të tregojnë se agjërimi islam nuk është gjë tjetër veçse një kopje e agjërimit të sabenjve. Me këtë ide, ata dëshirojnë të mohojnë pejgamberllëkun e Muhamedit a.s., prandaj edhe thonë se gjithë ajo për se ka ftuar Muhamedi a.s., nuk është e shpallur nga Zoti, por është e përmbledhur nga fetë e tjera. P.sh.: orientalistët gjermanë tentojnë të tregojnë se gjoja muaji i Ramazanit përgjithësisht i përgjigjet muajit të agjërimit të sabenjve. Ky për ta është një "argument" se Muhamedi a.s. agjërimin e kishte marrë nga sabenjtë.Vester Mark gjithashtu thotë se ngjashmëria në mes agjërimit mysliman dhe agjërimit të sabenjve dhe manehejnve është aq e madhe, saqë hulumtuesi përmend idenë se këtu bëhet fjalë për tri degë të agjërimit, të cilat janë zhvilluar nga një rrënjë.

Marku thotë: "Është më se e vërtetë se Muhamedi rregullat e agjërimit i ka marrë nga sabenjtë apo nga manihejntë."

Por, megjithatë, faktet tregojnë se para ardhjes së Islamit nuk kishte asnjë kontakt në mes fisit Kurejsh, në të cilin lindi dhe u rrit Muhamedi a.s., dhe sabenjve. Përveç dallimeve në gjuhë, civilizim e kulturë, që ishin pengesë për kontakte, një pengesë tjetër ishte edhe largësia e madhe hapësinore në mes tyre.

Sabenjtë dhe manihenjtë jetonin në afërsi të kufirit me Persinë Perëndimore dhe në brendinë e saj, kurse Kurejshët jetonin në Gadishullin Arabik. Udhëtimet tregtare të fisit Kurejsh në atë kohë zhvilloheshin në veri e jug, pra në Siri dhe Jemen. Në njërin drejtim udhëtohej dimrit e në tjetrin gjatë stinës së verës.

Këtë e tregon edhe Kur'ani Fisnik: "Për hir të garantimit që e gëzojnë kurejshitët! Garantimin e udhëtimit të tyre të lirë dimrit dhe verës"! (Kurejsh, 1-2).

Gjithashtu nuk është e njohur që Muhamedi a.s. të kishte pasur ndonjë kontakt me sabenjtë dhe manihenjtë, para shpalljes së Kur'anit, dhe as që është e njohur që të kishte pasur ndonjë kontakt me kulturën fetare të tyre, as që të kishte mësuar diçka po dhe më pak, që të njihte diçka prej tyre...

"Ti (Muhammed) nuk ishe që lexon ndonjë libër para këtij, e as që e shkruaje atë me dorën tënde të djathtë, pse atëherë do të dyshonin ata të prishurit." (El-Ankebut, 48).

Agjërimi i Ramazanit dallon shumë nga agjërimi i sabenjve. Megjithatë, pajtueshmëria në numrin e ditëve nuk mund të merret si argument që njëri agjërim të ishte kopjuar nga tjetri. Por edhe tek numri i ditëve ka dallim. Agjërimi islam zgjat një muaj hënor (lunar), kurse agjërimi tek sabenjtë fillon çdo vit në muajin e tetë diellor dhe zgjat tridhjetë ditë.

Pra, këtu është e pamundshme të flitet që normat e agjërimit islam të jenë marrë nga ndonjë religjion tjetër para Islamit. Përkundrazi, ai është shpallur nga Zoti dhe normat e tij i ka vënë vetë Ai, Krijuesi i botëve. ■

Literatura e konsultuar: Amër Halid, Përmirësimi i zemrave, Furkan – ISM, Shkup, 2007 / Dr. Fuad Sediç, Musned Ebu Hanife, IPD, Bihaç, 2007 / Preporod, izbor testova (1970-2000), El-Kalem, Sarajevë 2000 / www.breziiri.com (Muhamed Ali Sabuni, Komentimi fikhor i ajeteve të agjerimit / www.breziiri.com/modules.

Orhan BISLIMAJ

# Vendosmëria në agjërim dhe heqja e dyshimeve

Sipas konceptit të besimit islam, shpërblimi ndaj besimtarit, për zbatimin e një ibadeti (adhurimi), përcaktohet nga përkushtimi i qëllimit dhe vendosmëria e vetëdijes së njeriut për realizimin e tij. Ky është një parim elementar, që cilëson agjërimin si ibadet, po edhe të gjitha ibadetet e tjera në përgjithësi. Në të vërtetë, adhurimi nuk i përmbush kondidat e tij, përderisa dyshimi të zërë vend në vetëdijen besimore të besimtarit.

VENDOSMËRIA NË AGJËRIM

Vendosmëria, në raport me agjërimin, është nga dy aspekte:

1. Vendosmëria për të agjëruar.

Prej tipareve që ndërlidhen ngushtë me agjërimin, është vendosmëria. Vendosmëria madje edhe ndikon në agjërimin, po edhe ndikohet nga agjërimi. Domethënë, besimtari nuk mund të agjërojë pa pasur vendosmëri për të, dhe, në anën tjetër, agjërimi mbetet një institucion i fortë që kalit shpirtin e besimtarit për vendosmëri dhe durim përballë sfidave të jetës.

Besimtari, me fillimin e muajit të Ramazanit, duhet të jetë i vendosur për të agjëruar, dhe jo i dyshimtë e labil. Sepse, vetë akti i vendosmërisë e lehtëson çështjen në masë të konsiderueshme. Njeriu që fillon një punë me dyshim dhe i pavendosur, e ka më të vështirë sesa kur ta fillojë atë me zellshmëri. Besimtari duhet ta radhisë agjërimin në itenerarin e punëve të detyrueshme. Nuk duhet ta nënvlerësojë, sepse kjo ndikon në shkurajimin e tij. Për t'i dhënë vetvetes motiv për vendosmëri,

> **"KUSH E AGJËRON MUAJIN E RAMAZANIT ME IMAN DHE DUKE QENË I VETËLLOGARITSHËM PËR TË, I FALEN TË GJITHA MËKATET QË KA BËRË"** MUHAMEDI A.S.

besimtari duhet të bëjë një krahasim të thjeshtë: kur shefi i cakton punëtorit të tij një punë për ta kryer me pagesë, punëtori urdhrin e tij e pranon si diçka të domosdoshme, që duhet kryer. Për këtë nuk hamendet fare. Pse? Sepse urdhri i tij është i domosdoshëm dhe nuk lë asnjë hapësirë për mëdyshje. Për ta realizuar atë, punëtori bën shumë përpjekje, duke i lënë anash të gjitha obligimet private, përveç nëse i ndodh ndonjë aksident, që ta bëjë të paaftë. I njëjti krahasim vlen edhe për besimtarin në raport me Allahun, me ndryshimin që shembulli me Allahun është absolut. Nëse punëtori nuk mund ta thyejë urdhrin e shefit të tij, po si mund ta thyejë besimtari Urdhrin e Allahut, i Cili është Zot i të gjithëve pa dallim. Prandaj, kur besimtari e pranon agjërimin si diçka që duhet të zbatohet gjithsesi, atë do ta bëjë më me lehtësi, sepse, si shkak i kësaj, tek ai ekziston vendosmëria, e nuk ka mëdyshje as rezerva.

2. Vendosmëria që agjërimi të bëhet vetëm për Allahun.

Agjërimi është ibadet-adhurim i Allahut të Lartësuar. Koncepti i ibadetit, parimisht, demonstron interesimin e besimtarit për një linjë të komunikimit ndërmjet tij dhe Krijuesit. Fakti se agjërimi bëhet vetëm për Allahun, obligon që vendosmëria e agjëruesit t'i përkushtohet vetëm këtij qëllimi.

Është prej parimeve të besimit që besimtari gjatë kryerjes së ibadetit, nuk bën të synojë diçka tjetër, përveç arritjes së devotshmërisë dhe kënaqësisë së Allahut. Po ashtu ai nuk bën të fillojë agjërimin duke pasur dyshime për të. Gjithashtu, nuk bën kurrsesi që me agjërim të synojë mbajtjen e dietës ose shërimin e trupit, pa marrë parasysh se këto mund të rezultojnë nga agjërimi. Agjërimi është fillim e mbarim ibadet ndaj Allahut. Kjo është më se e qartë në Kur'an. Allahu xh.sh., në ajetin bazë të agjërimit thotë: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm". (El-Bekare, 183). Pra, kur Allahu i Madhëruar na ka thënë:"Jua kam bërë obligim agjërimin!", ajetin nuk e ka përfunduar me "që të vuani", ose "që të shëroheni", ose "të kurseni", por ka thënë: "që të bëheni të devotshëm".[1] Ky konstatim ka mbështetje edhe në shumë hadithe të Pejgamberit a.s. , të cilat dëshmojnë se agjërimi nuk është vetëm heqje dorë nga haja dhe pija, por heqje dorë nga çdo fjalë, vepër, imagjinatë dhe nga çdo gjë tjetër që vjen në kundërshtim me devotshmërinë. Në hadithin që transmeton Ebu Hurejra, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Sa e sa prej agjëruesve nuk kanë dobi në agjërimin e tyre përveçse uri...".[2] E, në një hadith tjetër thuhet: "Kush e agjëron muajin e Ramazanit me iman dhe duke qenë i vetëllogaritshëm për të, i falen të gjitha mëkatet

që ka bërë".[3] Fjala 'ihtisaben'- i vetëllogaritshëm, që ka ardhur në këtë hadith, nënkupton që njeriu ta bëjë agjërimin duke pasur për qëllim arritjen e devotshmërisë, të besojë se ai është Urdhër i Allahut dhe për të ka shpërblimin e Tij. Kur besimtari ka parasysh këto aspekte, dhe në këto beson fuqishëm, pa dyshim vendosmëria e tij për të agjëruar është në nivelin më të lartë. Përpos kësaj, atij i hiqet perdja e dilemave dhe dyshimeve, të cilat e shkurajojnë besimtarin për të agjëruar.

Prandaj, besimtari duhet ta synojë në mënyrë të pastër vetëm kënaqësinë e Allahut. Madje, synimi i qëllimeve të tjera gjatë agjërimit, ka pasoja të rënda për besimtarin. Sepse, nëse një ibadet që është veçanti vetëm për Allahun, i dedikohet edhe dikujt tjetër, kështu I bëhet rivalitet Allahut të Lartësuar. Ky është një ofendim ndaj Allahut të Lartësuar dhe është akt hipokrit i njeriut. I Lartëmadhërishmi është distancuar nga një vepër e këtillë e robit. Transmeton Ebu Hurejra se Pejgamberi a.s. ka transmetuar nga Allahu, se Ai ka thënë:

"Unë jam shoku më i miri i njeriut. Prandaj, kush bën një punë e në qëllimin e bërjes së saj më bën rival Mua tjetërkënd, Unë jam i pastër (nuk e shpërblej) prej saj, dhe ajo është për atë që ma bëri rival".[4]

## ASPEKTET E DYSHIMIT NË AGJËRIM

Le të shohim se në çfarë aspektesh mund të ekzistojë dyshimi në agjërim. Dyshimi në agjërim është nga dy aspekte:

1. Dyshimi në normën e agjërimit. Ky lloj i dyshimit nënkupton kontestimin e agjërimit si obligim i domosdoshëm për myslimanin (farz). Është fare e qartë se në hapësirat tona mbarëkombëtare, po edhe në Botën Islame në përgjithësi, ka prej myslimanëve që, ndoshta pa qëllim të caktuar, mohojnë ndonjë prej normave të besimit islam. Kjo, si pasojë e injorancës individuale dhe e mosnjohjes së fesë islame, e duke e vënë fenë nën diapazonin e dëshirave dhe interpretimeve personale. Bazuar në këtë logjikë, agjërimi duket të jetë më i godituri në këtë aspekt. Ndoshta për shkak se përmbajtja e tij, pra duke hequr dorë nga haja e pija, është specifik, që në njëfarë mënyre, është fare e dukshme që ndikon në amortizimin e vullnetit për të agjëruar. Po as ky nuk është shkaku i vërtetë, sepse besimtarin që është i qëndrueshëm në besimin e tij, asgjë nuk e pengon dhe as e shkurajon. Ai, me vullnet dhe kënaqësi të lartë, e kryen këtë obligim të tij. Por, shkak i vërtetë për gjykimin e normës së agjërimit, është vetëdija shumë e dobët besimore, e cila në këtë rast është e mbërthyer nga dilema dhe dyshime ndaj besimit islam si tërësi, po edhe ndaj agjërimit. Prandaj, myslimanët me këso bindjeje, nuk ia mësyjnë fare agjërimit, për sa kohë që me gojën plot deklarojnë se janë besimtarë myslimanë.

Pjesë e kësaj mendësie paradoksale janë pohimet e njerëzve si: 'agjërimi është sipas dëshirës'; 'agjërimi në fillim ka qenë vetëm tri ditë, por atë e kanë shtuar hoxhallarët dhe e kanë bërë tridhjetë ditë'; 'agjërimi nuk është për njerëzit që kanë kushte të mira, po për ata që nuk kanë ushqim të mjaftueshëm'; 'agjërimi është për dietë'; 'agjërimi është për t'i pastruar mbeturinat e yndyrave në lukth brenda një viti dhe jo për diçka tjetër' apo gjatë stinës së verës, agjërimi shikohet si një absurd i fesë islame, dhe gjepura të tjera, që përgjithësisht, agjërimin e paraqesin si diçka vullnetare dhe jo obligative apo fetare.

2. Dyshimi në zbatueshmërinë e agjërimit. Po ashtu, ka prej besimtarëve që e besojnë agjërimin si obligim islam, por zbatueshmërinë e tij e marrin me rezervë dhe plogështi, ngase nuk mund të gjejnë justifikim racional për agjërimin. Besimtarët e këtillë



janë viktimë e mosinteresimit të tyre për njohjen e agjërimit. Në mungesë të njohurive elementare rreth çështjeve fetare në përgjithësi, e duke u bazuar në logjikën e gjykimeve personale të infiltruara nga ambiente joislame, ruajnë konstatime të pavërteta rreth agjërimit dhe realitetit të tij. Një veprim krejtësisht kontradiktor ndërmjet pikëpamjeve dhe veprimeve. Në njërën anë, shfaqin dilema dhe dyshime rreth realitetit praktik të agjërimit, e në anën tjetër, zbatojnë obligimin e agjërimit?! Si mund të shpjegohet kjo?

Është mjaft vështirë të jepet një sqarim i mjaftueshëm për këtë gjendje kontradiktore. Mirëpo, parimisht ky manifestim ndodh tek ata besimtarë, të cilët vetëdijën fetare të tyre e kanë fituar nga aspekti i imitimit (taklidit) dhe jo nga aspekti i arritjes së besimit islam nëpërmjet formës së gjykimit (istidlalen). Vetëm nga ky aspekt, parimisht, mund të justifikohet agjërimi i tyre. Ata, në përgjithësi, duke qenë pjesëtarë të fesë islame dhe duke jetuar në ambiente familjare me imazh islam, motivohen nga rutina që të agjërojnë



gjatë muajit të Ramazanit, por pa një vetëdije të qartë rreth agjërimit si ibadet.

KONKLUZIONI AKAIDOLOGJIK I ÇËSHTJES

Më lart pamë se vendosmëria gjatë agjërimit është një akt i kërkuar dhe reflekton besimin stabil të besimtarit. Po ashtu, u dha një parashtrim parimor rreth dyshimeve të mundshme në agjërim. Tani është më se e nevojshme të bëjmë një përmbledhje akaidolgjike rreth çështjeve në fjalë.

1. (Mos) vendosmëria në agjërim, varet nga përjetimi i imanit. Vullneti dhe vendosmëria për të agjëruar, varen nga përjetimi i imanit, si burim i të gjitha obligimeve fetare për besimtarin. Është metodike të themi se besimtari nuk dyshon në imanin e tij, por ai mund të mos e përjetojë atë në masë të nevojshme. Në një rast të tillë, imani mbetet edhe më tutje një lule në saksi, pra në zemrën e njeriut, por, ose pa rrënjë ose pa kurrfarë arome. Në të dy rastet, ekzistenca e lules nuk jep rezultate. Gjendja e këtillë nuk lejohet të mbretërojë te besimtari, pa marrë parasysh se për cilin ibadet bëhet fjalë. Ai, në radhë të parë, duhet ta kuptojë mesazhin e fesë islame dhe të besimit islam. Islami nuk duhet të mbetet vetëm një dekor. Jo, ai duhet të marrë funksion në jetën e njeriut. Duke e kuptuar rëndësinë e besimit islam, vendosmëria e besimtarit për ta kryer agjërimin, do të jetë pjesë e pandarë e shpirtit të tij. Për sa kohë që qëndron në një gjendje të padefinuar të tij, kundrejt besimit islam, ai mëkaton, ngase është përfshirë në vorbullën e paqartësive.

2. Dyshimi në esencën e agjërimit është mosbesim. Le të themi se "dyshimi" si nocion paraqet "ndjenjën e pasigurisë a mosbesimit për dikë a për diçka". Ndërsa "i dyshimtë' i thuhet një objektivi që është "jo krejt i qartë a i sigurt, që nuk dihet me siguri nëse është i vërtetë a i saktë, pra i pasigurt."[5] Nga ky konstatim, vërtetohet se dyshimi në esencën e agjërimit, referon ekzistimin e pasigurisë a mosbesimit të besimtarit për të vërtetën e agjërimit si pjesë e domosdoshmërive të besimit Islam. Individi që ka një pikëpamje të këtillë besimore rreth agjërimit, pa marrë parasysh nëse kjo ndodhë për shkak të mosnjohurive të besimit islam, parimisht ka rënë në mohim të besimit islam, sepse agjërimi është prej atyre parimeve që konsiderohen domosdoshmëri të besimit islam (ed-daruretu). Mohimi i një parimi të tillë, është rënie në mosbesim. Por, ai nuk do të shpallet mosbesimtar derisa të mos zbatohet procedura adekuate. Së pari, i qartësohet ndalesa e dyshimit në agjërim me argumente nga bazat e fesë, dhe ajo konsiderohet devijim nga rruga e vërtetë, të cilën duhet ta braktisë. Nëse nuk heq dorë nga forma e besueshmërisë, pason vendimi, duke filluar nga masat më të ulëta të ndëshkimit, e deri tek akuza për apostazi - dalje nga Feja Islame, për se pason ekzekutimi i tij. Ndërsa, në botën tjetër, personi që shkon me mëkatin e mohimit - mosbesimit, do të ketë dënim të rëndë, pasi Allahu i Lartësuar ka dëshmuar në Kur'an se mosbesimtarët do të jenë përgjithmonë në Xhehennem (shih: El-Maide: 72-73).

3. Dyshimi në zbatueshmërinë e agjërimit, çon në mohimin e tij. Besimtarit nuk i lejohet që një ritual fetar, që është i vërtetuar nga bazat e fesë, sikurse është agjërimi, ta kontestojë apo ta pranojë me rezervë. Ai mund të shfaqë interesimin e tij për t'i njohur argumentet fetare për një çështje të caktuar të besimit. Por, kur ato prezantohen, mbyllet çdo alternativë tjetër e kontestimit, përveçse të tregojë besueshmërinë dhe zbatimin e asaj. Feja islame, si besim dhe Sheriat (ligj), nuk ka lindur nga njeriu, që t'u nënshtrohet dëshirave dhe opinioneve të njerëzve. Përkundrazi, feja islame është mbi kapacitetet njerëzore, sepse ka ardhur në formë të gatshme (nëpërmjet Shpalljes), nga Allahu i Lartësuar, që është i Gjithëdijshëm dhe i Gjithëfuqishëm. Prandaj, perceptimi me rezervë i efekteve të agjërimit, nga ana e agjëruesit, jo vetëm se e shkatërron shpërblimin e agjërimit, por çon në mohimin e bindjes për obligimin e agjërimit. Agjëruesi duhet t'i qartësojë të gjitha dilemat, nëse tashmë i ka, dhe agjërimin ta kryejë ashtu siç kërkohet. Pas kësaj do të vijnë të gjitha të mirat dhe dobitë e agjërimit, disa prej të cilave mund të perceptohen nga intelekti njerëzor, e disa të tjera mbeten fshehtësi e mëshirës së Allahut, që tek njeriu injektohen prej nga ai nuk e kupton. ■

(1) Muhammed Abdull-Llah Draz, "Agjërimi i Ramazanit", përktheu nga boshnjakishtja Nexhat Ibrahimi, boton Kryesia e Shoqatës së Ylemave për RSS-KSAK, Prishtinë, 1998, fq. 14-15. (2) Transmeton: Nesai, Ibni Maxhe dhe Hakimi. (3) Sahihul Buhari, kitabu: El-Iman, babu: savmu Ramadan ihtisaben minel imani, nr. 37. (4) Musnedi i Ahmedit, Kitabu: Bakije musnedil muketh-thirine, babu: Musnedu Ebi Hurejrete, nr. 7658, (5) FJALOR i shqipes së sotme, boton Akademia e Shkencave e Shqipërisë (botimi i dytë), Tiranë, 2002 fq. 278-279.

Ajni SINANI

# Agjërimi – një dhuratë e madhe hyjnore

Rrallëherë në histori trupi ka pasur përparësi dhe ka dominuar ndaj shpirtit, sikurse në ditët tona. Vështirë që ndonjëherë pasioni dhe dëshirat e pakontrolluara ta kenë pasur lirinë sikurse e kanë sot. Sa më shumë që njeriu prosperon në planin material, aq më shumë ai molepset dhe asfiksohet shpirtërisht, duke u bërë skllav i prodhimit dhe konsumit. Ai trajtohet si kafshë, si nga ana e biologëve ashtu edhe nga ana e filozofëve, kurse mendësia materialiste e kundron thjesht si një vegël dhe makinë lëvizëse.

Shpeshherë njeriu i bën padrejtësi vetes dhe e dëmton atë duke iu nënshtruar pasioneve dhe dëshirave trupore të tij. Me veprime të pamenduara mirë, ai largon dobinë dhe të mirën. Nën cytjet e djallit, egoizmi, urrejtja dhe pangopësia po e bëjnë gjithnjë e më të vështirë jetën e tij. Për rrjedhojë, në shumë shpirtra njerëzorë sundon boshllëku dhe zbrazëtia, sa kohë që çdo dispozitë islame që vjen nga Allahu i Gjithëdijshëm dhe i Gjithëmëshirshëm, janë për të mirën e njeriut. Ato synojnë pastrimin e njeriut dhe të shpirtit të tij nga çdo njollë, si dhe pajisjen e karakterit të tij me virtyte dhe cilësi pozitive. Agjërimi, pa dyshim, është i dobishëm për trupin dhe shëndetin e tij dhe motivon të falënderuarit e Allahut.

Sikurse ujërat e tokës, përrenjtë, vijat dhe lumenjtë që ndjekin një linjë drejt derdhjes në dete dhe së bashku formojnë oqeanet e pamatshme të botës, njëlloj edhe dispozitat islame synojnë që njeriu të ecë drejt vullnetit, mëshirës dhe kënaqësisë së Zotit. Adhurimet që i ka obliguar Islami, kanë për

> **“PËR ÇDO VEPËR TË MIRË DO TË JEPET SHPËRBLIMI DHJETËFISH E MË SHUMË, KURSE AGJËRIMI ËSHTË IMI DHE UNË DO TË SHPËRBLEJ PËR TË” HADITH KUDSI**

qëllim që ta mësojnë myslimanin të jetojë jetë të vërtetë dhe të pajiset me moral të mirë, pavarësisht nga kushtet dhe rrethanat, larg mëkateve që zemërojnë Krijuesin. Agjërimi është faktor i pazëvendësueshëm në edukimin moral të njeriut dhe formimin e personalitetit të tij. Pejgamberi a.s. thotë: “Essijamu Xhunnetun” (Agjërimi është mbulesë, pengesë) që do të thotë është pengesë nga gjynahu e gabimi, dhe mburojë nga zjarri i xhehenemit.

Prandaj , me të drejtë, Ramazani konsiderohet muaji i devotshmërisë, i ngritjes shpirtërore dhe i afrimit me Zotin, muaji në të cilin çdo vepër shpërblehet shumëfish, e veçanërisht agjërimi që bëhet vetëm në emër të Zotit. Në një hadith kudsi Allahu xh.sh. ka thënë: “Për çdo vepër të mirë do të jepet shpërblimi dhjetëfish e më shumë, kurse agjërimi është Imi dhe Unë do të shpërblej për të (në mënyrë të veçantë). ”

## DUKURITË NEGATIVE

Dukuritë negative kanë vërshuar shoqërinë tonë, për shkak se njohuritë fetare janë shumë të përcipta e sipërfaqësore. Familja jonë është në rrezik. Shoqëria jonë sot ballafaqohet jo vetëm me varfëri ekonomike, por po përjeton edhe një mjerim të madh moral. Kultura dhe tradita fetare, që e kanë mbajtur familjen të shëndetshme dhe e kanë mbrojtur nga ndikimi i kulturave të huaja e nga infektimi prej dukurive negative, kanë filluar të zbehen dhe sot asaj i kanoset rreziku i shthurjes dhe zvetënimit. Prandaj, Ramazani është rast i volitshëm që të evitojmë çdo gjë që është në kundërshtim me mësimet islame, dhe që zbeh vlerat e mirëfillta në familjet tona. Ramazani duhet të shfrytëzohet si një përvojë e papërsëritshme që të përmirësojmë gjendjen tonë jo të mirë morale, sepse “Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë ç’kanë në vetvete. ” (Er Ra’d: 11).

Secili përgjegjës i familjes duhet të kujdeset për familjen e tij, veçanërisht në këtë muaj duke i nxitur ata të agjërojnë, të dinë rregullat e tij, të pendohen, të falen, ta lexojnë Kur’ani n dhe të shtojnë veprat e mira. Secili duhet të kultivojë tek ata ndjenjën se bindja ndaj Allahut është rruga e suksesit dhe shpëtimit në dynja dhe Ahiret. Ramazani është muaji i pendimit, i dhikrit dhe adhurimit të Allahut në çdo çast, dhe i shtimit të veprave të mira. Në të filloi zbritja e Kur’ani t fisnik, me të cilin Muhamedi a.s. u urdhërua nga Allahu që t’i ftonte njerëzit në fenë e vërtetë – në Islam. Ai është muaji i mirësive dhe i begative, muaji i shpërblimeve dhe dhuratave të pamasa: “Kush e kalon muajin e Ramazanit duke u falur gjatë natës, duke besuar fort dhe duke shpresuar shpërblim të mirë (vetëm nga Allahu), atij do t’i falen mëkatet e mëhershme”. (Buhariu dhe Muslimi)

Ramazani është si mysafir i veçantë, që gëzon zemrat dhe shpirtrat tanë duke sjellë me vete begati dhe mirësi të pamasë. Fillimi i tij është mëshirë, mesi i tij falje prej gjynaheve dhe fundi lirim nga dënimi i zjarrit. Në këtë muaj Allahu ofron favore dhe shpërblime të shumta për agjëruesit. Secili individ duhet të përgatitet që ta shtojë intensitetin e ibadetit të tij dhe t'i pakësojë sa më shumë shprehjet dhe veset e këqija. Gjatë Ramazanit kaliten shpirti dhe trupi, prandaj ai konsiderohet një shkollë hyjnore, ku individi dhe shoqëria pajisen me mësimet e tij të vlefshme, sikur janë: bindja, vullneti, këmbëngulja, qëllimi fisnik, pastrimi i vetes dhe sinqeriteti. Agjërimi i pastron zemrat që janë vend i dashurisë, mëshirës e guximit dhe kultivon tek myslimani cilësinë e vigjilencës së vazhdueshme ndaj Allahut. Ai është lartësim i shpirtit dhe ngritje drejt dëlirësisë. Ai fisnikëron shpirtrat, që janë vend i përkushtimit, devotshmërisë, nderit, moralit dhe virtyteve njerëzore: "O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu siç u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat." (El Bekare: 183). Agjërimi është një gjendje e veçantë dhe përmbajtje jo vetëm nga ushqimi e pija, duhani, marrëdhëniet intime, po edhe nga shpifja, gënjeshtra, shikimi i ndaluar dhe nga çdo gjynah. Prandaj agjërimi më shumë duhet të ndihet me zemër dhe shpirt sesa të njihet dhe të kuptohet me logjikë e arsye.

**"ALLAHU NUK E NDRYSHON GJENDJEN E NJË POPULLI, DERISA ATA TË NDRYSHOJNË Ç'KANË NË VETVETE"** ER RA'D: 11

ASPEKTI SOCIAL

Vlera dhe rëndësia e Ramazanit ngërthen jo vetëm aspektin fetar e moral, por edhe atë social. Agjërimi, i kuptuar drejt si një institucion social, zhvillon altruizmin dhe dashurinë tek njeriu dhe edukon ndjenjën e vetëmohimit dhe sakrifikimit. Ai zhvillon ndjenjat për nevojat e të tjerëve dhe nxit për bërjen e hajrateve. Islami dëshiron të ndërtojë një njeri që sakrifikon të mirat materiale dhe jetën e tij për të mirën e shoqërisë. Pikërisht për këtë, krahas agjërimit, në këtë muaj të bekuar është bërë obligim edhe sadakai-fitri dhe preferohet dhënia e zekatit, si dhe ndihma për të varfrit. Shoqëria islame nuk bën të ketë mjerim social dhe dallime klasore. Egoizmi dhe individualizmi i skajshëm duhet të jenë të panjohur për myslimanin. Muhamedi a.s. ka thënë: "Nuk është mysliman i vërtetë ai që e ka barkun plot, kurse fqinji përkrah tij është i uritur. " Prandaj, të gjithë myslimanët gjatë këtij muaji janë më të devotshëm, më dorëlirë dhe më modestë. Kusht për një jetë të virtytshme dhe të moralshme, është harmonia e brendshme ndërmjet instinkteve të nevojshme dhe synimeve morale: "Allahu nuk ka nevojë për njeriun që braktis ushqimin e pijen, e nuk e braktis fjalën e keqe dhe veprën e ligë!" (Buhariu).

Agjërimi është një dhuratë e madhe hyjnore dhe burim i virtyteve të larta. Ai është e kundërta e rrymave të kohës së sotme, sepse filozofirat materialiste, që dominojnë në Lindje dhe në Perëndim, e njohin tokën, po nuk e njohin qiellin; e njohin trupin, po nuk e njohin shpirtin; e njohin dynjanë, po nuk e njohin Ahiretin. Duke mposhtur epshet që nxisin mosbindje dhe gjynahe, duke u liruar nga gjërat materiale dhe nga robërimi ndaj tyre, agjëruesi bëhet rob i vërtetë i Allahut. Me durimin e urisë e të etjes, njeriu zgjon forca të brendshme, duke zotëruar dëshirat e ulëta, sikurse janë shpërthimi i epsheve, zemërimi dhe grykësia. Duke agjëruar, njeriu nuk e shkatërron epshin e tij, por e mban nën kontroll. Agjërimi është një metodë e përsosur për zhvillimin e virtyteve individuale dhe për kontrollin e vetvetes. Ai synon të pasurojë shpirtin dhe zemrën me sinqeritet, mëshirë, mirësi dhe humanizëm.

**"O BESIMTARË! JU ËSHTË URDHËRUAR AGJËRIMI, ASHTU SIÇ U ISHTE URDHËRUAR ATYRE PARA JUSH, QË TË MUND TË RUHENI NGA TË KËQIJAT"** EL BEKARE: 183

Pejgamberi a.s. i përgëzonte shokët e tij për ardhjen e muajit fisnik dhe u thoshte: "Ju erdhi muaji i Ramazanit, muaji i bekuar. Allahu jua ka obliguar agjërimin e tij. Në të hapen dyert e Xhenetit, mbyllen dyert e Xhehenemit dhe lidhen shejtanët. Në të është një natë më e vlefshme se një mijë muaj, kush privohet nga e mira e saj, është privuar (prej shumë të mirave). " Sigurisht që besimtari gëzohet për hapjen e dyerve të Xhenetit, për mbylljen e dyerve të Xhehenemit dhe për lidhjen e shejtanëve. Muhamedi a.s. ka thënë: "Edhe agjërimi, edhe Kur'ani , Ditën e Ringjalljes do të ndërmjetësojnë për besimtarin. Agjërimi do të thotë: "O Zot! Unë agjëruesin e pengova ditën nga të ngrënët, të pirët dhe nevojat e tjera të natyrshme. Pranoma ndërmjetësimin për faljen e tij!" Edhe Kur'ani do të thotë: "O Zot! Unë lexuesin e pengova natën nga gjumi dhe pushimi: Jepmë leje të ndërhyj për faljen e tij!" ■

Mr. Sabri JONUZI

# Vlera dhe dispozitat e agjërimit

Të shkruash për agjërimin, do të thotë të shkruash për një nga obligimet më madhore të Islamit. Trajtimi i kësaj teme është bërë dhe bëhet vazhdimisht nga studiues të ndryshëm, juristë, mjekë, psikologë, myslimanë a jomyslimanë. Secili mundohet të shkëpusë një shkëndijë nga shkëndijat e këtij obligimi madhështor; njëkohësisht të gjithë janë në ujdi dhe pajtohen se asnjëherë pena dhe ngjyra nuk do të mund të përmblidhnin në tërësi vlerat dhe dobitë e agjërimit, si një nga obligimet parimore të Islamit.

Agjërimi është obligim për çdo mysliman, që është i rritur, i aftë mendësisht, vendës (jo udhëtar) dhe i shëndoshë.

Kushtet për pranimin e agjërimit janë:

1. Vendosja (nijeti);
2. Të mos ketë ndonjë pengesë që është në kundërshtim me agjërimin, si menstruacioni ose lehonia;
3. Të mos ketë ndonjë pengesë që prish agjërimin, si ngrënia e ushqimit.

SYNETET E AGJËRIMIT

Për agjëruesin rekomandohet të kryejë veprimet në vijim:

1. Syfyri (të ngrënët deri para agimit)

Për agjëruesin rekomandohet të ngrihet për syfyr, qoftë edhe vetëm për të pirë një gotë ujë, në mënyrë që agjërimi të jetë sa më i lehtë gjatë ditës, dhe për shkak se kjo është kohë e bekuar. I Dërguari i Allahut – paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të - ka thënë: "Ngrihuni për syfyr, sepse vërtet në syfyr ka bereqet (bekim)".[1]

2 - Përshpejtimi i iftarit (ngrënies pas perëndimit të diellit)

Rekomandohet që agjëruesi të shpejtojë me iftar menjëherë pas perëndimit të diellit. Është e pëlqyer që iftari te bëhet me hurma dhe ujë, e nëse nuk ka, atëherë bën me diçka tjetër. Transmetohet se i Dërguari i Allahut, a.s. ka thënë: "Njerëzit janë në mirësi përderisa shpejtojnë iftarin dhe vonojnë syfyrin".

Gjithashtu është mirë të bëhet iftar para faljes së namazit të akshamit, sepse kjo ishte tradita e të Dërguarit të Allahut a.s. siç transmetohet nga Enesi -Allahu qofte i kënaqur me të- i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut, a.s. bënte iftar me hurma të njoma, para se të falej".[2]

3. Duaja (lutjet ndaj Allahut) gjatë iftarit

Rekomandohet që agjëruesi të bëjë sa më shumë lutje gjatë kohës së iftarit, për shkak se është kohë e bekuar, kur Allahu i Lartmadhëruar i pranon lutjet. Në lidhje me këtë, i Dërguari i Allahut, a.s. ka thënë: "Agjëruesit nuk i refuzohet lutja gjatë iftarit".[3]

Është mirë të thuhet kjo lutje, e cila transmetohet nga Enesi dhe Ibn Abasi -Allahu qoftë i kënaqur me ata- se i Dërguari i Allahut a.s.- gjatë iftarit, ka thënë: "O Zoti im, për Ty agjëruam, dhe me furnizimin Tënd bëmë iftar, prandaj pranoje (agjërimin) nga ne, vërtet Ti je Dëgjues dhe i Ditur".

4 - Të ushqesh agjëruesit, qoftë edhe të jetë me një kokërr hurmë ose një gotë ujë. Po, pa asnjë dyshim, një shujtë e plotë është më e mira. Kjo për shkak se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Ai që ushqen një agjërues, e ka shpërblimin si të agjëruesit, vetçse agjëruesit nuk i pakësohet asgjë nga shpërblimi i tij".[4]

5. Pastrimi pas kontaktit intim, menstruacionit ose lehonisë para agimit, në mënyrë që të jetë i pastër që nga fillimi agjërimit.

6. Largimi nga fjalët dhe veset e këqija, si përgojimi, fyerja, shpifja, që padyshim janë të ndaluara edhe jashtë Ramazanit, mirëpo gjatë Ramazanit ndalesa është më e ashpër, për shkak se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Ai që nuk i lë fjalët e këqija dhe veprimin me to, atëherë nuk ka nevojë ta lërë ushqimin dhe pijen për Allahun".[5]

7. Bamirësia ndaj familjes dhe njerëzve në përgjithësi, si dhe dhënia e lëmoshës (sadakasë) për nevojtarët, për shkak se i Dërguari i Allahut a.s. ishte më bujari nga njerëzit, e bujaria e tij shtohej më së shumti gjatë Ramazanit.

8. Leximi dhe studimi i Kur'ani t gjatë ditës e natës, sa herë që i jepet rasti. Transmetohet se Xhibrili takohej për çdo natë të Ramazanit me të Dërguarin e Allahut a.s.- kur e lexonin dhe studionin Kur'ani n.

9. I'tikafi (qëndrimi në xhami gjatë dhjetë ditëve të fundit të Ramazanit, kur agjëruesi nuk ka të drejtë të dalë nga xhamia veçse për nevoja të domosdoshme, si kryerja e nevojës).

I'tikafi ka qenë traditë e të Dërguarit të Allahut a.s., - duke u bazuar në fjalët e Aishes, bashkëshortes së të Dërguarit të Allahut a.s. e cila ka thënë: "I Dërguari i Allahut a.s. e ngjallte natën, zgjonte familjen dhe shtrëngonte gunën, kur hynte në dhjetë ditët e fundit të Ramazanit". Dhe transmetimi tjetër, se i Dërguari i Allahut a.s. hynte në I'tikaf në dhjetë ditët e fundit të Ramazanit; kështu veproi që nga migrimi në Medinë e derisa Allahu ia mori shpirtin. [6]

ARSYET QË LEJOJNË PRISHJEN E AGJËRIMIT [7]

Lejohet prishja e agjërimit për shtatë arsye, për të cilat do të bëjmë fjalë në vijim:

1. Udhëtimi

Allahu i Madhëruar dëshiroi që udhëtimin ta bëjë të lehtë për besimtarët, saqë i lejoi udhëtarit ta shkurtojë namazin dhe të mos agjërojë. Këtë e kuptojmë nga verseti Kur'anor: "Dhe kush nga ju është i sëmurë ose është në udhëtim, le të kompensojë po aq ditë në ditët e mëvonshme". (Bekare, 185)

Agjëruesit i lejohet të mos agjërojë nëse udhëton në një largësi më shumë se 80 kilometra, me kusht që ky udhëtim të fillojë para agimit .

Më i preferuar për udhëtarin i është agjërimi, nëse nuk e dëmton udhëtimi. Kështu udhëtarit i lejohet të agjërojë apo të mos agjërojë, varet nga dëshira e tij, dhe këtë e kuptojmë nga transmetimi i Enesit - Allahu qoftë i kënaqur me të- i cili ka thënë: "Udhëtonim me të Dërguarin e Allahut a.s. dhe agjëruesi nuk e qortonte atë që nuk agjëronte, dhe as ai që nuk agjëronte, nuk e qortonte agjëruesin". [8]

2. Sëmundja

Sëmundja është një nga arsyet që lejojnë prishjen e agjërimit, duke u bazuar në ajetin e lartpërmendur, mirëpo jo secila sëmundje justifikon prishjen e agjërimit. Juristët islamë kanë theksuar se personit të sëmurë, i cili e ka shumë vështirë që të agjërojë, ose dëmtohet nga agjërimi, ose frikësohet se agjërimi i rëndon dhe i zgjat sëmundjen, apo edhe ngadalëson shërimin, - i lejohet të mos agjërojë. Këtu mund të përmendim, sa për ilustrim, sëmundjet e rënda të zemrës, diabetin e rëndë, kancerin, sëmundjet e mushkërive etj..

Duhet të kemi parasysh se i sëmuri duhet t'i ketë në konsideratë sugjerimet e mjekëve, të cilët, në bazë të analizave, e këshillojnë personin që të mos agjërojë, duke mbajtur parasysh faktin se kjo është më mirë

## "DHE KUSH NGA JU ËSHTË I SËMURË OSE ËSHTË NË UDHËTIM, LE TË KOMPENSOJË PO AQ DITË NË DITËT E MËVONSHME" BEKARE, 185

për të edhe në raport me Zotin e Lartmadhëruar, i Cili Islamin e zbriti lehtësim për njeriun.

3. Shtatzania dhe gjidhënia

Lejohet që gruaja shtatzënë dhe gjidhënësja të mos agjërojnë, nëse frikësohen për shëndetin e tyre dhe të fëmijës, për shkak se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Vërtet Allahu i Madhërishëm nga udhëtari hoqi agjërimin dhe një pjesë të namazit, ndërsa nga gruaja shtatzënë dhe gjidhënëse agjërimin". [9]

4. Pleqëria e thellë

Juristët islamë janë në ujdi se për plakun dhe plaken që janë në pleqëri të thellë dhe të dobët nga shëndeti, lejohet të mos agjërojnë. Ky mendim bazohet në versetin Kur'anor: "Ndërsa ata që nuk mund të agjërojnë, le ta kompensojnë atë duke ushqyer nga një të varfër". (Bekare,184). Ibn Abasi thotë: "Ky verset nuk është i deroguar, por ka të bëjë me plakun e plaken që janë në pleqëri të thellë, të cilët nuk mund të agjërojnë, kështu që për çdo ditë të paagjëruar, rë ushqejnë nga një të varfër".

Këtu bën pjesë edhe i sëmuri që nuk shpreson shërim.

5. Uria dhe etja e jashtëzakonshme

Lejohet prishja e agjërimit për atë person të cilin e kanë molisur shumë uria dhe etja, saqë frikësohet për jetën e tij, të humbë vetëdijen ose të humbë disa nga shqisat e tij. Në këso rastesh ndalohet agjërimi, ngase Allahu i Mëshirshëm, në Kur'ani n fisnik, thotë: "Dhe mos shkatërroni veten tuaj". (Bekare, 195).

6. Detyrimi

Lejohet prishja e agjërimit nëse një person kanoset për vdekje, ose për të humbur gjymtyrë të tij.

GJËRAT QË PRISHIN AGJËRIMIN [10]

Gjërat që shkaktojnë prishjen e agjërimit, janë dy llojesh:

1. Gjërat që prishin agjërimin, e personi obligohet të bëjë kompensimin (kaza) e asaj dite, mirëpo nuk ka nevojë për shpagim (kefaret). Këto ndahen në tri kategori:

a) ngrënia e gjërave që nuk janë ushqim dhe as në grupin e ushqimit, si p.sh. barnat. Do të thotë, personi të hajë diçka me se njeriu zakonisht nuk ushqehet, si kokërr gruri të njomë;

b) ngrënia e ushqimit ose pirja e barnave për ndonjë arsye të lejuar, si sëmundja, udhëtimi etj. ;

c) nëse personi ka ejakuluar jo nga marrëdhëniet seksuale ,por nga shikimi,përkëdhelja dhe puthja e bashkëshortes, për shkak mendimesh të ndryshme etj..

2. Gjërat që prishin agjërimin, e personi obligohet të bëjë kompensimin (kaza) dhe shpagimin (kefaret). Këto ndahen në dy kategori:

a) ngrënia e ushqimit ose diçkaje tjetër të ngjashme pa ndonjë arsye, e këtu bën pjesë edhe pirja e cigares, përdorimi i drogës etj.;

b) marrëdhëniet seksuale, këtu bën pjesë kontakti i organeve gjenitale te bashkëshortëve, edhe nëse nuk ejakulojnë.

GJËRAT QË NUK E PRISHIN AGJËRIMIN [11]

1. Ngrënia, pirja dhe marrëdhëniet seksuale, nëse kryhen për shkak të harresës, sepse i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Kush ha dhe pi duke harruar se është agjërueshëm, le të plotësojë agjërimin, sepse vërtet Allahu e ka ushqyer atë dhe i ka dhënë të pijë".[12]

2. Nëse personi ejakulon në gjumë, ose del nga organi gjenital lëng i hollë që nuk është spermë.

1. Vënia e pikave në sy.

2. Përdorimi i misvakut ose brushës për pastrimin e dhëmbëve.

3. Pastrimi i gojës dhe hundës, me kusht që uji të mos depërtojë brenda në trup.

4 - Larja e trupit ose noti në ujë.

5 - Nxjerrja e dhëmbit.

6 - Thithja e tymit, pluhurit ose hyrja e ndonjë insekti të vogël, si miza, në organizëm, me kusht që kjo të mos bëhet me ndërmjetësimin apo me qëllim nga agjëruesi.

7- Hyrja e ujit në vesh gjatë larjes së trupit.

8- Vjellja pa qëllim ose pa ngacmimin nga ana e agjëruesit.

9- Ngrënia e ushqimit që ka mbetur ndër dhëmbë.

10- Injeksionet që merren nën lëkurë, në muskul ose në venë, po marrja e injeksionit në mbrëmje është më e pëlqyer. Ndërkaq, injeksionet ushqyese e prishin agjërimin.

11- Parfumet dhe erërat e mira.

KOMPENSIMI (KAZAJA) E AGJËRIMIT [13]

Kompensimi (kazaja) është obligim për agjëruesin në raste të prishjes së agjërimit, një ditë a më shumë, me arsye, si sëmundja ,udhëtimi, cikli mujor etj. , ose pa arsye, si lënia e vendimit(nijetit) me qëllim. Allahu i Madhëruar thotë: "Dhe kush nga ju është i sëmurë apo në udhëtim, le të kompensojë po aq ditë në ditët e mëvonshme". (Bekare, 184). Ndërsa Aisheja – Allahu qoftë i kënaqur me të- thotë : "Në kohën e të Dërguarit të Allahut -paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të- gratë që ishin me menstruacione, urdhëroheshin të kompensonin agjërimin,por jo edhe namazin".

Koha e kompensimit të agjërimit është pas përfundimit të Ramazanit përkatës dhe para ardhjes së Ramazanit tjetër.

Preferohet që kompensimi i ditëve të paagjëruara të bëhet pandërprerë, por lejohet edhe ndarja e ditëve. Gjithashtu, preferohet që kompensimi të bëhet sa më parë, dhe personi nuk detyrohet me kompensim të menjëhershëm ,vetëm nëse Ramazani i ardhshëm është afër.



SHPAGIMI

Shpagimi është obligim për prishjen e agjërimit gjatë ditëve të Ramazanit,duke u bazuar në hadithin e Ebu Hurejrës, i cili ka thënë : "Një njeri erdhi tek i Dërguari i Allahut a.s. dhe i tha : "O i Dërguari i Allahut , u shkatërrova". E i Dërguari i Allahut a.s.- i tha: "Çfarë të ka shkatërruar"? Njeriu tha: :Kam pasur marrëdhënie seksuale me bashkëshorten gjatë ditës së Ramazanit". I Dërguari i Allahut a.s. i tha : "A ke rob që të lirosh (si kompensim)"? Njeriu tha :"Jo". I Dërguari i Allahut a.s. i tha: "A mund të agjërosh dy muaj pandërprerë "? Njeriu tha: "Jo". I Dërguari i Allahut a.s. i tha: "A ke mundësi të ushqesh gjashtëdhjetë të varfër"? Njeriu tha: "Jo". Pastaj u ul dhe, gjersa ishte ulur, i sollën të Dërguarit të Allahut a.s. një shportë të madhe me hurma. I Dërguari i Allahut a.s. i tha: "Merre këtë dhe jepe sadaka". Njeriu tha: "A ka më të varfër se unë? Nuk ka në mes dy luginave të Medinës njeri më të varfër se unë"! Ndërsa i Dërguari i Allahut a.s. qeshi, saqë iu dukën dhëmballët, dhe pastaj i tha: "Shko dhe ushqe familjen tënde". [14]

Llojet e shpagimit janë tri: lirimi i robit, agjërimi gjashtëdhjetë ditë dhe ushqimi i të varfërve.

Pjesa dërrmuese e juristëve islamë janë në ujdi se personi duhet të ndjekë renditjen siç është cekur në hadithin e lartpërmendur për sa i përket shpagimit, prandaj së pari duhet të lirojë një rob, nëse nuk ka, - të agjërojë gjashtëdhjetë ditë pandërprerë, dhe nëse nuk ka mundësi të agjërojë,- atëherë duhet të ushqejë gjashtëdhjetë të varfër.

Në kohën e sotme nuk ka robër, kështu që varianti i parë nuk mund të realizohet, kurse për sa i përket agjërimit, si varianti i dytë, duhet të jetë gjashtëdhjetë ditë pandërprerë, prandaj nëse e prish agjërimin vetëm të një dite brenda kësaj kohe, duhet të fillosh të agjërosh nga fillimi, edhe nëse prishja e agjërimit ka ndodhur për ndonjë arsye të pranuar, si sëmundja, përveç arsyes së menstruacioneve tek femrat, e cila merret në konsideratë dhe pranohet si justifikim.

Nëse nuk ka mundësi të agjërojë, atëherë personi kalon në alternativën e tretë, që është ushqimi i gjashtëdhjetë të varfërve: secilit të varfër duhet t'i japë dy shujta gjatë ditës, të cilat i mjaftojnë për atë ditë, mirëpo bën të jepen edhe të holla në vlerën e dy shujtave. ■

(1) Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi. (2) Shevkani, Nilul Evtar, 4 /220. (3) Transmeton Ibn Maxhe, 2/240. (4) Mundhiri, Tergib ve Terhib, 2/144. (5) Mundhiri, Tergib ve Terhib, 2/146. (6) Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi. (7) Zuhejli, Fikhul Islami, 2 / 641. Sejid Sabik, Fikhu Suneh, 1 / 584. Iben Hemam, Fet'hul Kadir, 2 / 67. (8) Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi. (9) Shevkani, Nilul Evtar, 4 /230. (10) Zuhejli, Fikhul Islami, 2 / 652. Sejid Sabik, Fikhu Suneh, 1 / 584. Iben Hemam, Fet'hul Kadir, 2 / 70. Kasani , Bedaiu Sanaiu , 2/ 100. (11) Zejlei ,Tebjinul Hakaik , 1 / 330 . Haskefi , Durul Muhtar , 2/ 155. Zuhejli, Fikhul Islami, 2 / 656. (12) Shevkani , Nilul Evtar , 4/206. (13) Ibn Rushd, Bidajetul Muxhtehid , 1 /289. Ibën Hemam, Fet'hul Kadir , 2/81. Shirnbilali, Merakil Felah, faqe 116. Zuhejli, Fikhul Islami, 2 / 680. (14) Shevkani, Nilul Evtar, 4 / 214.

Jusuf ZIMERI

# Nata e Kadrit, shancë e paqes së përhershme dhe stabile

**“NE E ZBRITËM ATË (KUR’ANIN) NË NATËN E KADRIT. E Ç’TË BËRI TY TË DISH SE Ç’ËSHTË NATA E KADRIT? NATA E KADRIT ËSHTË MË E RËNDËSISHME SE NJË MIJË MUAJ!ME LEJEN E ZOTIT TË TYRE NË (ATË NATË) TË ZBRESIN ENGJËJT DHE SHPIRTI (XHIBRILI) PËR SECILËN ÇËSHTJE. AJO (QË PËRCAKTON ZOTI) ËSHTË PAQE DERI NË AGIM TË MËNGJESIT” EL- KADR**

Fenomeni që nëpër kohë, si në të kaluarën e edhe në të tashmen, e ka shqetësuar më së shumti dhe i ka munguar njeriut, janë paqja dhe siguria, kurse sëmundjet që më së shumti e kanë dëmtuar shoqërinë njerëzore, si në rrafshin individual ashtu edhe në atë kolektiv, është frika dhe pasiguria. Njeriu që në të kaluar ishte i hidhëruar, tani i shqetësuar dhe për të ardhmen i frikësuar, hulumton pandërprerë atë për se ka nevojë më së shumti, - të gjejë qetësinë, sigurinë dhe rehatinë shpirtërore. Për shkaqet e frikës dhe të pasigurisë, dijetarët, sociologët dhe psikologët kanë bërë hulumtime të shumta, dhe këtë çështje e kanë trajtuar nga kënde të ndryshme, prandaj rezultatet janë të llojllojshme dhe sterile, sepse realiteti i këtij fenomeni që e kanë fare pak shtjelluar sociologët joislamë, është zbrazëtia dhe mungesa e besimit të pastër dhe të sinqertë, që është shkaktuar në zemrën e njeriut. Vlerësimi i tërë asaj që na rrethon, vetëm nga këndvështrimi fizik-material, nuk ka gjasa që të arrijë të zbulojë asnjëherë ilaçin efikas për rehatinë shpirtërore të njeriut, që i takon metafizikës.

SA TË SHTOHEN BEGATITË DHE TË MIRAT MATERIALE, AQ MË SHUMË SHTOHEN EDHE PASIGURIA DHE SHQETËSIMI

Kjo mungesë nuk ka mundësi të kompensohet me begatitë dhe të mirat materiale të jetës së kësaj bote, nuk ka mundësi të kontrollohet apo të menaxhohet as nga ndonjë normativ, sado i mirë dhe progresiv që të jetë, nëse është i zhveshur nga besimi i pastër në Allahun xh.sh. .. Këtë e vërteton fakti i pakontestuar se sot bota posedon pasuri dhe të mira materiale më shumë se kurrnjëherë më parë, por, aq sa të shtohen begatitë dhe të mirat materiale, aq më shumë shtohen edhe pasiguria dhe shqetësimi. Bile historia njerëzore ka dëshmuar dhe po dëshmon se njerëzit pa besim, sa më shumë pasuri të kenë, apo funksione sa më të larta që të kenë, aq më shumë janë të shqetësuar dhe të pasigurt, dhe këto dy fenomene u japin shkas edhe padrejtësive në shoqëri. Njerëzit e tillë shoqërohen nga dhjetëra e qindra truproja, dhe përsëri e ndiejnë veten të pasigurt. Pra, gjykohet kështu, ngase besimi i pastër dhe i sinqertë në një Zot, është i vetmi burim i cili te individi dhe shoqëria prodhon pandërprerë qetësi dhe stabilitet. Nuk mund të ketë qetësi, kënaqësi dhe rehati shpirtërore pa besim të plotë. Allahu xh.sh. këtë e vërteton në ajetin Kur’anor: “Ata që besuan dhe besimin e tyre nuk e ngatërruan me besim të kotë, atyre u takon të jenë të sigurt dhe ata janë në rrugë të drejtë”. (El En’am: 82)

Në anën tjetër, Kur’ani famëlartë na vërteton faktin se pabesimtarët dhe idhujtarët në zemrat e tyre kanë të rrënjosura frikën e trishtimin dhe asgjë nuk u bënë mirë në këtë jetë. Allahu xh.sh. thotë: “Ne do të mbjellim frikën në zemrat e atyre që nuk besuan, sepse ata All-llahut i trillojnë e i mveshin zota të tjerë, duke mos pasur për këtë kurrfarëë fakti, prandaj vendbanimi i tyre do të jetë xhehennemi. Sa i shëmtuar është vendi i mizorëve”. (Ali Imran: 151)

I bëri thirrje njeriut që të largohej nga idhujtaria në besimin tek Zoti Një, besim ky, i cili e afron njeriun afër Krijuesit të tij, dhe në këtë formë ai ndihet i mbrojtur dhe i sigurt, kurse përmes normave juridike të sistemuara në Shpallje, që ka filluar natën e Kadrit, Allahu xh.sh. garanton paqe për tërë qenien njerëzore. Ky imperativ hyjnor ka ndodhur pikërisht natën e Kadrit, kur filloi zbritja e Kur’anit famëlartë, prandaj në suren el Kadr, pasi na tregon për vlerën, rëndësinë dhe ngjarjen e kësaj nate, Allahu xh.sh. përfundon me fjalët: “Ajo (Nata e Kadrit), është paqe deri në agim të mëngjesit”. (El Kadr :5)

ZBATIM I LIGJIT TË MË TË FUQISHMIT, I CILI ËSHTË SISTEM I BOTËS SHTAZORE, E JO I BOTËS NJERËZORE

Pasojat e këtyre dy anomalive sociale që janë evidente gjithnjë në shoqërinë njerëzore, janë pasoja të prodhuara nga vetë qenia njeri, sepse bota njerëzore, duke rënë nën ndikimin e plotë të materies dhe duke harruar komponentin tjetër të përbërjes së tij, shpirtëroren, ka rënë nën ndikimin e ligjit të vetëvlerësimit, që nënkupton zbatimin e ligjit të më të fuqishmit, i cili është sistem i botës shtazore, e jo i botës njerëzore. Pra, sikur njeriu t'u përmbahet ligjeve hyjnore të përcaktuara mbi kriterin e bindjes, besimit, drejtësisë, barazisë njerëzore, respektit reciprok, sigurisht se në botë do të dominonin paqja, mëshira dhe dashuria njerëzore.

KJO NATË ËSHTË NJË MOMENT KUR NJËHERË E PËRGJITHMONË RRËNOHET FRONTI I PADREJTËSISË DHE INJORANCËS

Nata e Kadrit është nata në të cilën Allahu i Lartmadhërishëm zbriti Kur'ani n famëlartë nga "Levhi Mahfudhi" në qiejt e Tokës. Për këtë natë, dhe vlerën e saj sigurisht që ne nuk do të dinim, po të mos na e tregonte dhe vlerësonte Vetë Allahu xh.sh. në Kur'ani n famëlartë, në vetë suren el Kadr, - ku e quajti nata e begatshme. Allahu xh.sh. thotë: Ne e zbritëm atë (Kur'anin) në Natën e Kadrit. E ç'të bëri ty të dish se ç'është Nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj! (El Kadr). Pastaj, Allahu xh.sh. në suren Ed-Duha, në versetin e tretë, thotë: "Ne e zbritëm atë (Kur'anin) në një natë të bekuar, (natën e begatshme të Kadrit).

Nata e Kadrit si njësi kohore, nuk ka ndonjë specifikë a peshë të veçantë nga netët e tjera, mirëpo ne jemi të vetëdijshëm se nata vetëm si njësi kohore nuk ka peshë, po rëndësia, pesha dhe vlera e njësisë kohore, që të gjitha vlerësohen sipas ngjarjeve dhe ndodhive në atë kohë. Duke u nisur nga ky parim fetar dhe shkencor, si dhe duke pasur parasysh ngjarjet që kanë ndodhur atë natë, dhe rëndësinë e tyre për të ardhmen, - konstatojmë se kjo natë është shumë më e frytshme dhe më e begatshme se jo vetëm shumë net të tjera, por edhe më e begatshme sesa e thekson dhe vërteton edhe Kur'ani famëlartë, - më e vlefshme sesa një mijë muaj, që janë të barabartë me 84 vjet e katër muaj, pra një jetë e tërë njeriu.

Si të mos jetë më e begatshmja dhe më e vlefshmja, kur këtë natë Allahu i Lartmadhërishëm zbriti Kur'ani n fisnik nga "Levhi Mahfudhi" në qiejt e kësaj Toke! Këtë natë bëhet lidhja e botës së lartë me planetin tonë të quajtur Tokë. Kjo natë është një moment kur njëherë e përgjithmonë rrënohet fronti i padrejtësisë dhe injorancës. Këtë natë Allahu xh.sh. përcaktoi sistemin e Tij hyjnor në rruzullin tokësor, sistem ky që nuk do të jetë i kufizuar në fise, popuj, kohë dhe vende; sistem që do të ndërrojë jo vetëm pamjen e jashtme të botës, por do të shkaktojë evolucion të thellë te vetë qenia njeri, duke krijuar së pari besim, bindje e moral dhe më pastaj veprim praktik; sistem që, përmes citateve të tij dhe ajkës së tij, do të ndërrojë imazhin e qenies njerëzore, duke e pastruar shoqërinë njerëzore nga politeizmi, injoranca, vrazhdësia, shtazëria, padrejtësia, diskriminimi i të gjitha llojeve, tipave dhe steriotipave, nga mendjemadhësia, bigotizmi dhe anomalitë e tjera që e kishin përfshirë dhe vazhdimisht po e ngulfatin botën njerëzore. Këto janë elemente që i luftoi Islami përmes shpalljes - Kur'ani t që zbriti natën e Kadrit, sepse paqja dhe mëshira nuk mund të jenë të qëndrueshme përderisa këto dukuri dhe fenomene dominojnë mbi tokë. Pra, thënë shkurt dhe qartë, ky sistem hyjnor gërshetohet tërësisht në Shpalljen



e Allahut xh.sh. që quhet Kur'an e që është shpallur pikërisht natën e Kadrit. Pra, nga kjo nënkuptohet se këtë natë Allahu xh.sh. shpalli librin e besimit, moralit, dhe kushtetutën e Tij hyjnore. Siguria, qetësia dhe rehatia shpirtërore, e pse jo edhe ajo fizike, sigurohen vetëm me një mobilizim të tërësishëm të besimit të pastër në Allahun xh.sh. i cili prodhon pandërprerë shpresë në jetën e kësaj bote, sepse pasoja e humbjes së shpresës krijon skepticizëm dhe pesimizëm, që është shumë i dëmshëm për njeriun dhe shoqërinë, sepse pesimizmi pasivizon dhe mbyt shpirtin e zemrën e njeriut. Humbja e shpresës për besimtarin islam nënkupton hyrje në një betejë për të luftuar pa armë apo, siç thekson Prof. Jusuf el Kardavi, hyrje në betejë pa dorën që e mban armën. Njeriu i mobilizuar me besim të paluhatshëm në Allahun xh.sh. gjithnjë jeton nën shpresën dhe mëshirën e Allahut xh.sh. dhe gjithnjë është i përgëzuar me premtimin e Allahut xh.sh.: E, s'ka dyshim se ata që thanë: "All-




llahu është Zoti ynë", dhe ishin të paluhatshëm, atyre u vijnë engjëjt (në prag të vdekjes dhe u thonë): të mos frikësoheni, të mos pikëlloheni, keni myzhde xhennetin që ju premtohej. (Fusilet: 32)

NATA E KADRIT GARANTON PAQE DHE SIGURI

Çështja tjetër që trajton sistemi hyjnor i shpallur pikërisht natën e Kadrit e që garanton paqe dhe siguri, është çështja e moralit-etikës, për të cilën i dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Besimtari me imanin më të kompletuar, është ai që e ka edukatën më të mirë" (Termidhiu). Nëse bëjmë përpjekje të përkufizojmë se ç' është morali-etika nga këndvështrimi islam, sigurisht se askush nuk do të kishte mundësi ta bënte këtë më mirë sesa e ka përkufizuar Aisheja r.a. kur shokët e Pejgamberit a.s. e patën pyetur për edukatën dhe moralin e Pejgamberit a.s në familje, e ajo pati thënë: "Edukata e tij ishte vetë Kur'ani". Pra, njeriu me besim të paluhatshëm në Allahun xh.sh., me edukatë të lartë që buron dhe menaxhohet nga imani i tij, jo vetëm që jeton në paqe, qetësi, dashuri dhe harmoni, por këtë ua mundëson edhe të tjerëve në shoqërinë njerëzore, e pse jo edhe krijesave të tjera.

Në anën tjetër, Kur'ani, përveçqë është libër i shenjtë i cili ndërton besimin e drejtë monoteist dhe rregullon normat etike-morale, - në vete ngërthen edhe çështjet juridike, të cilat sistemojnë dhe sigurojnë funksionimin e jetës normale, stabilitetin dhe paqen në jetën e kësaj bote. Pra, Kur'ani i zbritur natën e Kadrit, qenka kushtetutë hyjnore, e cila në sferën e jurisprudencës ngërthen kryesisht dy kapituj të mëdhenj, nën të cilët radhiten dispozita të shumta juridike islame. Këta dy kapituj që i përmbledh Kur'ani fisnik, janë:

1.Të drejtat dhe obligimet e njeriut ndaj vetvetes dhe Krijuesit të tij, që juristët islamë e quajtën "Ibadat". Në këtë kapitull përfshihen të drejtat e njeriut ndaj vetes së tij, siç janë: jeta, ushqimi, veshmbathja, ruajtja e shëndetit, gjumi, kënaqësia, dëfrimi, etj., pastaj obligimet e tij ndaj Krijuesit të tij, siç janë: adhurimi, namazi, agjërimi, zekati, haxhi lutja, etj..

2.Të drejtat dhe obligimet e njeriut ndaj vetes dhe shoqërisë njerëzore,. Në këtë kapitull përfshihen të drejtat e individit dhe obligimet e tij ndaj shoqërisë njerëzore në përgjithësi, dhe ndaj shoqërisë islame në veçanti. Këtë numër rregullash dijetarët islam-juristët, e grumbulluan dhe e kodifikuan nëpër kode, në varësi nga fushat me të cilat kanë të bëjnë ato. Pra, Kur'ani famëlartë në vete ngërthen të drejtën civile, penale, trashëgimore, gjyqësore, publike, të drejtën e pronësimit, sistemin zgjedhor, të drejtën administrative, kushtetuese, shtetërore dhe atë ndërkombëtare etj.. Këto norma të shpërndara nëpër kode të ndryshme, zgjedhin dhe sistemojnë gjendjen e shoqërisë si në rrethana të rëndomta – në gjendje paqe, ashtu edhe në momentet aksidentale, pra në gjendje lufte.

Nga kjo që u tha më lart, e pamë se Kur'ani famëlartë është bazë autentike për sistemimin e jetës së njeriut, duke përcaktuar sjelljet e njeriut në harmoni me natyrshmërinë e krijimit të tij. Në aspektin global të jurisprudencës islame, mbështetur mbi autenticitetin e Shpalljes, sqarohet se ky sistem është përcaktuar për ruajtjen e pesë vlerave, pa të cilat nuk ka stabilitet, paqe dhe dashuri në rruzullin tokësor, e ato janë:

Ruajtja e fesë, dhe kultivimi i saj
Ruajtja jetës – gjallërisë,
Ruajtja e nderit, -
Ruajtja e pasurisë,
Ruajtja e qenies njerëzore-familjes.

Këto pesë vlera nuk janë e drejtë e dikujt që t'ia dhurojë dikujt tjetër, ose t'ia ndalojë dikujt. Këto vlera, sipas parimeve islame, janë jetike, prandaj nuk konsiderohen thjesht si të drejta të njeriut, por ruajtja e tyre konsiderohet si detyrim islam. Nga kjo nënkuptohet se Islami nuk është vetëm fe besimi dhe bindje vetanake, po është sistem që përfshin tërë shoqërinë njerëzore. Pra, Islami nuk është vetëm fe, po është fe dhe shtet, besim, moral dhe praktikë, sistem që, ndryshe nga sistemet e tjera, është i përcaktuar mbi bazat e besimit. Meqë Allahu xh.sh. është Krijuesi i njeriut dhe Ai më së miri e di natyrshmërinë e tij, për këtë arsye kushtetutën e Tij për botën njerëzore e shpalli pikërisht në natën e Kadrit, që ajo të jetojë në paqe, dashuri dhe harmoni me vlerat e mëparshme.

Dhe krejt në fund, me zbritjen e Kur'ani t, u siguruan paqja dhe stabiliteti njerëzor, e përplasjet dhe frika, që janë ende dukuri në botën njerëzore, janë vetëm pasojë e mungesës së besimit të paluhatshëm dhe të pastër, pasojë e mungesës së moralit dhe pasojë e mosrespektimit të ligjeve hyjnore të shpallura nga Allahu xh.sh. natën e Kadrit. ■

AbdulKadir GJEJLANI

# Mbi agjërimin me fe dhe mbi agjërimin shpirtëror

Agjërimi i përcaktuar me fe është vetëpërmbajtja nga ushqimi, pijet dhe marrëdhëniet seksuale nga imsaku e deri kur të perëndojë dielli, kurse agjërimi shpirtëror është mbrojtja e të gjitha shqisave dhe të mendimeve nga gjithçka që nuk është e ligjshme. Kjo do të thotë të heqësh dorë nga gjithçka që nuk është në përputhje as me të brendshmen, as me të jashtmen. Edhe shkelja më e vogël e këtij synimi e ndërprenë agjërimin. Agjërimi fetar bëhet në kohë të kufizuar, kurse agjërimi shpirtëror vlen përgjithmonë dhe zgjatë gjatë gjithë jetës së njeriut, në këtë jetë dhe në jetë e pafund. Ky është agjërimi i vërtetë.

Profeti a.s., thotë:

"Ka shumë të atillë që agjërojnë, por për përpjekjet e tyre, pos urisë dhe etjes, nuk kanë asnjë dobi tjetër".

Po ashtu ka të atillë të cilët e ndërpresin agjërimin e tyre kur hanë, por edhe të atillë, agjërimi i të cilëve vazhdon edhe pasi të kenë ngrënë. Këta janë ata që i ruajnë shqisat dhe mendimet e veta nga e keqja dhe kujdesen që me duart dhe gjuhët e veta mos t'i lëndojnë dhe mos t'i fyejnë të tjerët. Kjo vlen për ata të cilëve All-llahu u premton:

"Agjërimi është vepër që është bërë në emrin Tim dhe Unë jam ai që e jap shpërblimin e tij".

Për dy mënyrat e agjërimit, Profeti a.s., thotë:

"Atë që agjëron i ka dy kënaqësi. Njëra kur e ndërpret agjërimin e vet (në iftar), në përfundim të ditës, ndërsa e dyta është kur ai shikon Atë".

Ata që e dinë formën e jashtme të fesë thonë se kënaqësia e parë e njeriut që agjëron është kënaqësia e gjellës pas ditës së agjërimit, kurse kuptimi i sintagmës "kur ai shikon" është kur dikush që e ka agjëruar tërë muajin e ramazanit, e sheh hënën e re, e cila e shënon fundin e agjërimit dhe fillimin e festimit të Bajramit. Ai që e di kuptimin e brendshëm të agjërimit thotë se kënaqësia e ndërprerjes së agjërimit është dita kur besimtari do të hyjë në Xhenet dhe të marrë pjesë në kënaqësitë e atjeshme, kurse kuptimi i kënaqësisë më të madhe është shikimi – kur besimtarët (mu'minët) e shohin të vërtetën e All-llahut me syrin e fshehtë të zemrës së tyre.

**"KA SHUMË TË ATILLË QË AGJËROJNË, POR PËR PËRPJEKJET E TYRE, POS URISË DHE ETJES, NUK KANË ASNJË DOBI TJETËR"** MUHAMEDI A.S.



Më i vlefshmi nga këto dy lloje agjërimesh është agjërimi i vërtetë, i cili qëndron në pengimin që zemra të mos bëhet rob i ndokujt tjetër, por vetëm i Qenies së All-llahut. Ky lloj agjërimi bëhet ashtu që syri bëhet i verbër për gjithçka që ekziston, jo vetëm këtu, por edhe në botët e fshehta jashtë kësaj, përpos për dashurinë ndaj All-llahut. Ngase, edhe pse All-llahu i ka krijuar të gjitha dhe gjithçka që ekziston, Ai i ka krijuar për njeriun. Ndërkaq njeriun e ka krijuar vetëm për Vete, andaj thotë: "Njeriu është fshehtësia ime dhe Unë jam fshehtësia e tij". Kjo fshehtësi është dritë nga drita Hyjnore e All-llahut. Kjo është qendra e zemrës e përbërë nga materia më e përsosur. Ky është ruhu i cili i njeh të gjitha të vërtetat e fshehta; ai është lidhja e fshehtë ndërmjet krijesave dhe Krijuesit të tyre. Kjo fshehtësi e dëshiron dhe mbështetet vetëm tek All-llahu, ajo as nuk e dëshiron e as nuk mbështetet në askënd tjetër.

Pos All-llahut, nuk ka asgjë më të vlefshme që do të dëshirohej, nuk ekziston ndonjë qëllim tjetër, as ndonjë i dashur tjetër, as në këtë botë, as në botën e ardhme. Edhe sikur vetëm një atom i diçkaje tjetër, përveç All-llahut, të hyjë në zemër, atëherë agjërimi i vërtetë ndërpritet dhe njeriu duhet të agjërojë përsëri (ta plotësojë), ta ringjallë atë dëshirë dhe ta ringjallë qëllimin për t'iu kthyer dashurisë së Tij në këtë botë dhe në botën tjetër, sepse All-llahu thotë:

"Agjërimi është vetëm për Mua dhe vetëm Unë e shpërblej atë". ■

Nga libri, The Book of the Secret of Secrets and the Manifestation of Lights (Kitab Sirr al-Asrar wa Mazhar al-Anwar) Shaikh 'Abd al-Qadir al-Jilani. Fort Lauderdale, Florida: Al-Baz Publishing, Inc., 2000.

# HAXHI 2009

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës

Organizon

## SHKUARJEN NË HAXH



Të interesuarit për Haxh mund të paraqiten nëpër këshillat vendorë.

Aranzhmani për këtë vit është:

## UDHËTIMI ME AUTOBUS 1950 €

## UDHËTIMI ME AEROPLAN 2650 €

Duke përfshirë edhe prerjen e kurbanit

Informata të tjera lidhur me haxhin 2009 mund të merrni çdo ditë në shërbimin përkatës të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës në telefonat:

038 224 001
038 224 022
038 224 024

Ose në zyrat rajonale të këshillave vendorë të Bashkësisë Islame të Kosovës


"JU ERDHI MUAJI I RAMAZANIT,
MUAJI I BEKUAR.
ALLAHU JUA KA OBLIGUAR
AGJËRIMIN E TIJ.
NË TË HAPEN DYERT E XHENETIT,
MBYLLEN DYERT E XHEHENEMIT
DHE LIDHEN SHEJTANËT.
NË TË ËSHTË NJË NATË
MË E VLEFSHME SE NJË MIJË MUAJ,
KUSH PRIVOHET NGA E MIRA E SAJ,
ËSHTË PRIVUAR
(PREJ SHUMË TË MIRAVE)"
MUHAMEDI A.S.
"E NE TË DËRGUAM TY (MUHAMED)
VETËM SI MËSHIRË
PËR TË GJITHA KRIJESAT"

# SHKENCORE






Prim. dr. med. sc. Ali F. ILJAZI

## Efektet mahnitëse të agjërimit në organizëm

Agjërimi është institucion i edukimit shpirtëror dhe muaji i Ramazanit është periudha e lulëzimit të vlerave shpirtërore dhe humane.

Agjërimi na ofron mundësinë që të përshtatim natyrën dhe karakterin tonë dhe njëkohësisht tek agjëruesi të zhvillohen cilësitë e durimit, ekuilibrit, kontrollit dhe vetëpërmbajtjes. Agjërimi karakterizohet nga vlera unikale, morale, shpirtërore dhe edukuese. Është pikërisht ky sistem i vlerave i kristalizuar në këtë ritual adhurimi, i cili simbolizon urtësinë hyjnore të Krijuesit të Gjithëdijshëm. Duke vlerësuar planin teologjik, rituali i agjërimit konsiston në: ndërtimin e sistemit të vlerave, edukimin moral e shpirtëror dhe në formimin

e karakterit devocional të jetës njerëzore. Allahu i Madhërishëm në Kur'ani n fisnik urdhëron e thotë:

"O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm. (Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroinë), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), i një të varfri, ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju. (Ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramadanit në të cilin (filloi të) shpallet Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme. All-llahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju. (Të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni numrin, ta madhëroni All-llahun për shkak se ju udhëzoi dhe që të falënderoni." (El-Bekare, 183-185).

AGJËRIMI ËSHTË SHËNDET

Arritja e devotshmërisë është synimi vendimtar i çdo besimtari të mirëfilltë. Ai e aftëson njeriun t'u nënshtrohet urdhrave hyjnore. Përveç kësaj, agjërimi vendos një ekuilibër mahnitës në mes trupit dhe shpirtit, që ata të përjetojnë së bashku një ekzistencë të harmonizuar paqësore. Muhammedi a.s. ka thënë: "Agjëroni, do të jeni të shëndetshëm. "

Ja, kjo thënie e tij para më shumë se 14 shekujsh, sot po vërtetohet nga shumë eksperimente të bëra në qendra mjekësore botërore. Është i madh numri i mjekëve me renome botërore, të cilët vërtetojnë efektet mahnitëse të agjërimit në organizmin e njeriut. Do të citojmë vetëm disa prej tyre:

Dr. Alexis Carrel (fitues i Çmimit Nobël në mjekësi - 1940), në librin e tij "L'homme cet inconu" - (Njeriu, ky i panjohur) thotë: "Gjatë agjërimit shpenzohen dhjamërat dhe lëndët e tepërta të depozituara në trup, e më pastaj këto zëvendësohen me të reja, kështu ndodh një ripërtëritje në trup.

Agjërimi, shërim për shumë sëmundje, e kanë vërtetuar mjekët me renome botërore si: Dr. Dexey, Dr. Guelp, Dr. Frumusan, Dr. Noman, Dr. Pauchet.

Ramazani ul tensionin e gjakut, për shkak të natriurezës.

Pas studimit të gjatë, Dr. Noman ka vërtetuar se agjërimi gjatë Ramazanit shkakton një ngritje të shënuar të kolesterolit me densitet të lartë (HDL) dhe zvogëlon kolesterolin me densitet të vogël (LDL).

Studimi ka ndjekur gjendjen tek 32 meshkuj të shëndoshë. Zvogëlimi sinjifikant (7,9%, $p < 0,001$) në serum i koncentrimit të kolesterolit total dhe triglicerideve (30%, $p < 0,001$) gjatë muajit të Ramazanit, është krahasuar me periudhën para agjërimit. Pas përfundimit të Ramazanit, serumi HDL kolesteroli është ngritur dukshëm (14,3%, $p < 0,001$) dhe ka mbetur i ngritur niveli edhe një muaj pas Ramazanit në krahasim me LDL kolesterolin që ka treguar zvogëlim sinjifikant (11,7%, $p < 0,001$).

R. Habbal dhe autorët nga Qendra kardiologjike e Spitalit Universitar Ibn Roch në Kazablankë (Marok), në studimin që kishte përfshirë 72 femra dhe 27 meshkuj me hipertension (shtypja e gjakut e lartë), vërtetuan ulje sinjifikante të tensionit të gjakut gjatë muajit të Ramazanit. Kjo për arsye të natriurezës.

Agjërimi nxit efektin natriuretik, që e lejon trupin të eliminojë natriumin dhe ujin e tepërt nga organizmi. Kjo lejon zgjidhjen e problemeve kronike me të enjtura (edeme), ndihmon në uljen e vëllimit të rritur të gjakut, bashkë me uljen e tensionit të lartë të gjakut.

Agjërimi i Ramazanit mund të shërbejë si model i shkëlqyer për hulumtime të metabolizmit të njeriut dhe mënyrës së të ushqyerit. Gjatë 20 vijetve të fundit janë bërë përpjekje të shumë shkencëtarëve dhe agjërimi i Ramazanit është përdorur si model për shumë studime metabolike (Iraki et al, Ayabak et al, Husain et al, Malik et al, El Ati et al, Nomani et al, Sweileh et al dhe Malhotra et al, etj.).

Shkencëtarët gjatë hulumtimit vërtetuan se gjatë agjërimit niveli i magnezit në gjak rritet.

Magnezi ka efekt mbrojtës kardiovaskular dhe shërben për parandalimin dhe shërimin e sulmeve në zemër.

- Ai përmban në vete cilësi antiplateletale dhe mbron nga përhapja e trombave.
- Ka efekt stabilizues të membranës qelizore që vepron në marrëdhënien e kaliumit dhe kalciumit në nivelin membranor. Për këtë arsye ai mbron nga disritmitë e zemrës dhe trurit.
- Agjërimi, nëpërmjet efekteve të magnezit parapengon formimin e ateromeve (pllakëzat e yndyrës që krijohen në enët e gjakut) dhe i zbërthen këto pllakëza të cilat janë përgjegjëse për sulme në zemër dhe tru.
- Magnezi rrit aktivitetin fibrinolitik të gjakut, i cili shpie në parandalimin dhe krijimin e koaguleve të reja. Gjatë agjërimit tajitja e hormoneve të gjëndrës së hipofizës rritet, sepse ekziston hormoni anabolik për sintezën e proteinave dhe kolagjenit, i cili prodhon baraspeshën pozitive të azotit. Ai gjithashtu stimulon eritropoezën dhe sintezën e kolagjenit.

Gjatë agjërimit, namazit dhe përvojave të ndryshme shpirtërore në Ramazan, disa substanca të caktuara endogjene, nëpërmjet trurit, lirohen në organizëm.

Këto substanca quhen opoide. Këto përfshijnë eukefalinën dhe endorfinën, që janë përgjegjëse për eufori, qetësi, humor dhe çiltëri gjatë kësaj periudhe.

Beta-endorfinat janë më aktivet. Këto janë 20 herë më të fuqishme se morfina.

Këto, përveçqë eliminojnë dhembjen, shkaktojnë ndjenjën e fortë të euforisë.

Gjatë agjërimit arrihet rikalibrimi enzimatike. Organizmi shton ndryshimet enzimatike që ndikojnë në rregullimin e shumë sistemeve, si detoksifikimi nga substancat helmuese, shpenzimi i rezervave dhjamore dhe rezervimi i proteinave. Ky është dhe shkaku i përmirësimit të gjendjeve klinike të pacientëve.

Atmosfera shpirtërore gjatë agjërimit ul stresin. Stresi ndikon në cilësinë e jetës dhe është shkak potencial për shumë sëmundje.

Agjërimi lehtëson dhe mobilizon elimninimin nga organizmi të substancave të dëmshme, si: kolesteroli, acidi urik, dioksina dhe mbetje të tjera toksike.

Agjërimi ka një ndikim normalizues në sistemin autonom nervor. Ul shqetësimet në sistemin digjestiv si dhe qetëson gjendjen e ankthit.

Agjërimi përbën një periudhë pushimi për organet e sistemit tretës dhe të zemrës:

- Mëlçia (laboratori qendror i organizmit) pushon 4-6 orë.
- Zemra gjatë ditës rreh 14. 000 herë më pak.
- Veshkat gjatë agjërimit pushojnë dhe ripërtërihen.
- Zorrët kanë një periudhë pushimi, dhe ulet ritmi i punës së tyre.

Agjërimi ka efekt stabilizues edhe te diabetikët, sepse ngre nivelin e insulinës.

Po ashtu efekt evident agjërimi ka treguar tek sëmundja e Alz'hajmerit (demencë e hershme e trurit), pa dyshim si pasojë e efektit detoksifikues të agjërimit në sistemin nervor.

AGJËRIMI ËSHTË SEKRET I JETËGJATËSISË

Agjërimi ndihmon në lehtësimin e sëmundjeve, si artriti, koliti, astma, alergjitë e ndryshme, dhe largon lodhjen.

Kokëdhembja që shfaqet ditët e para të Ramazanit, veçanërisht te konsumuesit e kafesë dhe duhanit, gjithashtu shoqërohet me humbje të gjumit dhe me ndjenjën e urisë. Këtyre personave u këshillohet që të fillojnë t'i lënë kafenë dhe duhanin dalëngadalë një ose dy javë para Ramazanit.

Vendin e kafesë duhet ta zënë pije pa kafeinë, si çaj bliri, çaj mali dhe pije joalkoolike.

Niveli i ulët i sheqerit në gjak (hipoglicemia) shoqërohet me dobësi, marramendje, lodhje, dobësi në përqendrim, djersitje të shpejtë, dridhje (tremor), paaftësi për veprimtari fizike, kokëdhembje, rrahje zemre të fortë.

Si shkak është marrja e bollshme e sheqerit, veçanërisht në syfyr në formën e karbohidrateve të rafinuara. Si përgjigje, trupi sekreton shumë insulinë, gjë që shkakton rënien e nivelit të sheqerit në gjak.

Këtyre personave u këshillohet që në syfyr të marrin pak dhe në mënyrë të kufizuar, ushqime me sheqer, të pinë lëngje.

Të agjërosh prej të ngrënit, pijes, dëshirave tunduese, shikimeve provokuese, prej të folurit përgojues, shpifjeve, ofendimeve, sharjeve, prej të menduarit djallëzor, ndaj intrigave, komploteve e prapaskenave, - ky është pikërisht ridimensionimi i vlerave të karakterit njerëzor.

Thesar shpirtëror, si gjëja më e çmuar, është pikërisht ndërtimi i këtij sistemi vlerash në personalitetin dhe karakterin tonë, me qëllim që jetën, shëndetin dhe energjinë shpirtërore, që na ka dhuruar Allahu i Madhërishëm, t'i përjetojmë në formë të dobishme për veten, familjen dhe shoqërinë.

Na i pranoftë Allahu agjërimin tonë, ibadetet e veprat tona dhe na bashkoftë nën bajrakun e Kur'ani t në Ditën e Gjykimit!

Lutja jonë e fundit le të jetë:

Lavdia qoftë për Allahun, Sunduesin e botëve! ■



Prof. Dr. Ferid AGANI

# Muaji i bekuar i Ramazanit dhe mirëqenia biologjike, psikosociale dhe shpirtërore e njeriut

Të tjetërsuar në masë të konsiderueshme nga qenia e tyre shpirtërore dhe të nxjerrë nga ekuilibri natyror i proceseve normale psikobiologjike dhe shoqërore, populli ynë për dekada të tëra, është duke përjetuar vështirësi të theksuara në përpjekjet që të adaptohet në realitete vazhdimisht të rënda.

E zënë në kurthën e individualizmit dhe aspiratave megalomane egocentrike të natyrës materiale; një pjesë e madhe e popullatës së Kosovës është bërë viktimë e dështimeve dhe dëshpërimeve të njëpasnjëshme, në përpjekjet e pasuksesshme për t'i realizuar ato.

Spiralja vetëshkatërruese e shpenzimit joracional të energjisë psikofizike, pa mbështetje në sistemin e vlerave të mirëfillta dhe të qëndrueshme etike e morale, duket thuajse nuk ka të pushuar. I përmbytur në vorbullën e aspiratave materialiste, me mentalitet gjithnjë e më konsumator dhe hedonist (i prirë vetëm nga arritja e kënaqësisë), shqiptari "bashkëkohor", duket sikur një balonë e madhe që e lëviz era në mënyrë të pamëshirshme në drejtime të ndryshme, duke i shkaktuar ankth, frikë, pasiguri, jostabilitet dhe dezorientim, të cilin mundohet ta mëshehë pa sukses. Njëmbëdhjetë muaj në mënyrë të pamëshirshme e konsumojmë veten, si në rrafshin trupor ashtu edhe në atë shpirtëror. Pasojat për shëndet janë evidente.

Megjithatë, me dijen e tij gjithëpërfshirëse për dobësitë e njeriut para sfidave të botës materiale, Allahu i Madhërishëm, me mëshirën e tij të pakufishme, në mënyrë të vazhdueshme na ofron mundësi që të riorientohemi dhe të rivendosim ekuilibrin e humbur shpirtëror-biologjik dhe shoqëror, duke i dhënë kuptim të plotë jetës sonë. Një prej këtyre mundësive është muaji i bekuar i Ramazanit. Me kodeksin e rregullave precize të të menduarit, të përjetimit, të sjelljes dhe të të ushqyerit, ky muaj paraqitet si shërues i padukshëm i mendjes, ndjenjave, vullnetit, percepcionit dhe epsheve tona; si ripërtëritës i rendit fiziologjik në trupin dhe mendjen tonë; dhe si burim i energjive krijuese, në rrafshin individual dhe kolektiv.

Si një kirurg i përkryer, që largon nga trupi dhe mendja gjithë atë që rëndon proceset fiziologjike të organizmit dhe që degradon sjelljen tonë shoqërore në njëmbëdhjetë muajt paraprak; muaji i bekuar i Ramazanit është dhuratë e mrekullueshme e Krijuesit tonë e pakrahasueshme , dhuratë, për gjithë njerëzimin.

Me norma të qarta në rrafshin trupor, psikologjik, shoqëror dhe shpirtëror, muaji i Ramazanit është spirancë e fuqishme për organizmin dhe personalitetin e lodhur të njeriut në valët e jetës së përditshme stresuese; si parandalues i çrregulllimeve të reja; dhe si burim i stabilitetit, duke na e kujtuar atë për kuptimin e vërtetë të jetës. Për pohimet e sipërpërmendura ekziston argumentim i bollshëm shkencor. Në rrafshin e sistemeve të organeve konstatohen procese gjithëpërfshirëse të pushimit, relaksimit, ripërtëritjes dhe regjenerimit, në të gjitha nivelet:

- stabilizohet ritmi cirkadian i prodhimit të hormoneve, në veçanti hormonit të megatoninës që është inicues i proceseve në gjëndrat me tajim të brendshëm, nëpërmjet rivendosjes së ritmit të natyrshëm të ditës e natës – zgjimit dhe gjumit;
- ripërtëritet mukoza e lukthit dhe e traktit të tretjes në përgjithësi, si rezultat i mosngacmimit me ushqim gjatë ditës;
- fuqizohet sistemi imunologjik (mbrojtës) i organizmit nëpërmjet zvogëlimit të stresit dhe uljes së prodhimit të hormoneve të kores së gjëndrës mbiveshkore;
- rritet prodhimi i proteinave me riorientimin e proceseve metabolike nga proceset glikolitike nga proceset lipolitike dhe sinteza e proteinave;
- ulet metabolizmi bazal dhe shpenzimi i energjisë së përgjithshme;
- stabilizohet metabolizmi i glukozës (sheqerit);
- "shkrihen" indet e tepërta yndyrore duke e pastruar trupin nga toksinat (helmet) e ambientit të deponuara në to;
- stabilizohet tensioni sistolik i gjakut nëpërmjet uljes së vëllimit minutor të zemrës;
- zvogëlohet prodhimi i ensimeve për tretjen e ushqimit në lukth, në pankreas dhe në mëlçi;
- ulet funksioni filtrues i veshkëve, etj..

## DOBITË PSIKOLOGJIKE DHE SHOQËRORE TË AGJËRIMIT

Në rrafshin psikologjik, dobitë janë po ashtu shumë të mëdha. Ato, në radhë të parë, janë rezultat i rikujtimit dhe vetëdijësimit të njeriut për qenien e tij shpirtërore. Të qartësuarit e marrëdhënieve ndërmjet funksioneve psikike, si

aspekte materiale të funksionimit mental të njeriut, dhe funksioneve shpirtërore, si kategori metafizike e vërtetuar nga të gjithë librat e shenjtë, e ndihmon njeriun që, nëpërmjet kultivimit të lidhjes së drejtpërdrejtë me Krijuesin, të arrijë kënaqësinë shpirtërore, duke ulur ankthin, frikën ekzistenciale e pasigurinë, dhe duke shtuar vetëbesimin dhe vetërespektin. Në këtë funksion janë edhe: (1) mbizotërimi i epsheve nga vullneti i motivuar; (2) normalizimi i kërkesave që ego-ideali ia vë personalitetit në kuptim të korrigjimit të ambicieve joreale; dhe (3) përkrahja e mekanizmave të pjekur mbrojtës të personalitetit, siç janë sublimimi dhe altruizmi (përkushtimi për të bërë vepra të vlefshme shoqërore). Veç këtyre, si rezultat i fuqizimit të Un-it, lirohen edhe energjitë krijuese intelektuale, zvogëlohet ndjenja e fajit dhe zbehet kompleksi i inferioritetit. Personaliteti i njeriut pozicionohet më mirë ndaj presioneve psikologjike që vijnë nga ndërdija e tij, si dhe nga realiteti që e rrethon duke mundësuar shfrytëzimin optimal të energjive të mbetura psikike, si dhe zvogëlimin e ankthit e çrregullimeve të tjera psikike që lidhen me të.

Dobitë e muajit të bekuar të Ramazanit në rrafshin shoqëror, manifestohen në formë të afërsisë së shtuar ndërmjet njerëzve, ndërprerjes së izolimit dhe vetëmjaftueshmërisë, zvogëlimit të sjelljeve devijante në shoqëri, si dhe krijimit të ndjenjës së përbashkësisë. Veç kësaj përmbushja e njërit prej obligimeve themelore, pagesës së sadekatul – fitrit dhe Zekatit, shton edhe barazinë ekonomike ndërmjet njerëzve, duke promovuar humanizmin dhe përmbushjen e të drejtave të njeriut, veçanërisht të kategorive më të ndjeshme të popullatës, siç janë jetimët, të varfrit, të papunët dhe personat me paaftësi të ndryshme.

## DISA KËSHILLA PRAKTIKE PËRKITAZI ME USHQIMIN GJATË MUAJIT TË RAMAZANIT

Gjatë muajit të shenjtë të Ramazanit mënyra e të ushqyerit nuk duhet të dallojë shumë nga ajo normale; ajo duhet të jetë sa është e mundur më e rëndomtë, duke synuar në parim, ruajtjen e peshës së zakonshme.

Duke mbajtur parasysh orët e agjërimit, duhet të marrim ushqim që tretet ngadalë; në këto ushqime bëjnë pjesë artikujt nga: elbi, gruri, misri, griza, fasulja, mielli i grytë, orizi i papërpunuar etj. (të ashtuquajturat, hidrokarbure komplekse). Duhen shmangur ushqime që treten shpejt, si ato të përgatitura nga mielli i bardhë (të ashtuquajturat hidrokarbure të përpunuara).



Rekomandohet ushqimi me fije, i përgatitur nga: drithëra, kungulli, farëra; perime si bizelet, borania, spinaqi, karotat, si dhe pemët me lëvore, pemët e thara, veçanërisht kumbullat, kajsitë, pastaj bademi, fiku etj..

Ushqimi duhet të jetë i ekuilibruar, me lloje nga të tri grupet e përmendura, psh., pemë, perime, mish/pulë, peshk, bukë/drithëra dhe prodhim qumështi. Ushqimet e fërguara nuk janë të shëndetshme dhe ngrënia e tyre duhet të kufizohet. Ato shkaktojnë çrregullime të tretjes, dhembje në lukth dhe probleme në peshë.



DUHEN SHMANGUR

• Ushqime të fërguara dhe me shumë yndyrë.
• Ushqime që përmbajnë shumë sheqerna.
• Ngrënia e tepërt, veçanërisht para lindjes së diellit (suhur).
• Pirja e tepërt e çajit në syfyr, sepse shkakton humbjen e mineraleve dhe elektroliteve të vlefshme nëpërmjet urinimit të sforcuar.
• Pirja e duhanit deri në maksimum. Pirja e duhanit nuk është e shëndetshme dhe marrja e tij, mundësisht, duhet të ndërpritet plotësisht.



REKOMANDOHEN

• Hidrokarbure komplekse në syfyr (shih më lart);
• Hurma si burim i shkëlqyeshëm i sheqernave, fijeve, kaliumit dhe magnezit;
• Bademe, që janë të pasura me proteina e me fije, si dhe kanë pak yndyrë;
• Banane, si burim i mirë i kaliumit, magnezit dhe sheqernave;
• Uji ose lëngje pemësh ndërmjet iftarit dhe syfyrit, në mënyrë që trupi të rregullojë nivelin e lëngjeve trupore me kohë. ■

Mr. Hamdi THAÇI

# Filozofia e agjërimit

Abstenimi nga ushqimi, përkatësisht agjërimi, është metoda më e vjetër e shërimit të sëmundjes në historinë njerëzore. Qysh nga kohët më të lashta është konsideruar se asgjë nuk është më e shëndoshë për njeriun, sesa abstenimi i pjesërishëm (agjërimi) nga ushqimi. Abstenimin nga ushqimi, si metodë parandaluese terapeutike, e kanë njohur shumë qytetërime të hershme… kur e përjeton gjithë këtë proces, agjëruesi ndërpret metodën dhe i vendos lidhjet e shkëputura me trupin, duke i mbetur përvoja e tillë e vështrimit të gjërave nga këndvështrimi i brendshëm, nga qendra e diellit të tij.

## AGJËRIMI DHE RËNDËSIA E TIJ

Shtazët si qenie instinktive, kur ballafaqohen me sëmundje, spontanisht abstenojnë nga ushqimi, derisa të shërohen plotësisht. Po ashtu, është interesante se terapeutët laikë të Lindjes, për pacientë të vet, si terapi të parë të shërimit caktojnë agjërimin e pjesërishtëm. Tek ne, përkundrazi, të sëmurit i jepet ushqim me zor, për të ripërtëritur organizmin e rraskapitur nga sëmundja. Abstenimi nga ushqimi, përkatësisht agjërimi, është metoda më e vjetër e shërimit të sëmundjes në historinë njerëzore. Qysh nga kohët më të lashta është konsideruar se asgjë nuk është më e shëndetshme për njeriun sesa abstenimi i pjesërishëm (agjërimi) nga ushqimi. Abstenimin nga ushqimi, si metodë preventive terapeutike, e kanë njohur shumë civilizime të hershme. Të gjitha religjionet, me disa dallime, agjërimin e kanë trajtuar si ritual themelor fetar. Dihet mirë se shumë shenjtorë, para se të kishin arritur nivelin e lartë shpirtëror, kishin agjëruar një kohë të gjatë. Dihet, gjithashtu, se Musai a.s., Isai a.s., e të tjerë, për të pastruar dhe riedukuar shpirtin dhe trupin e tyre, agjëronin deri 40 ditë. Muhamedi a.s. si themelues dhe predikues i fesë islame, 30 ditë Ramazan i konsideronte si të obligueshme për besimtarët myslimanë. Po ashtu, agjërimin e obligon budizmi, fakirizmi, joga dhe shumë shkolla të tjera të edukimit shpirtëror, si në Lindje ashtu edhe në Perëndim. Pse konsiderohet agjërimi si terapi paranduese dhe shëruese për trupin dhe shpirtin e njeriut?

Kur trupi nuk ka ushqim, fillon të shpenzojë veten. Në këtë proces bëhet djegia e rezervave yndyrore të trupit dhe të atyre që shtresohen në muret e enëve të gjakut. Këtë mjekësia e quan kolesterol. Me shpenzimin e kolesterolit të tepërt, paralelisht bëhet edhe shpenzimi dhe tretja e shumë toksinave të dëmshme, që janë futur në organizëm nëpërmjet ushqimit, ajrit dhe tretjeve të panevojshme hormonale, nga streset e përditshme të njeriut.

## NËPËRMJET AGJËRIMIT PENGOHET PLAKJA DHE BËHET RIPËRTËRITJA E ORGANIZMIT

Është e njohur mirë se stresi është sëmundja më e rrezikshme e njeriut bashkëkohor. Duke mos mobilizuar organizmin për aksion, nëpërmjet alarmit të rremë, shkaktohet tajimi i shumë hormoneve. Me sinjalin e rremë të stresit, hormonet e tajuara nëpërmjet gjakut mbeten në organizëm, dhe shkaktojnë një sërë çrregullimesh. Me agjërim këto dhe shumë mbeturina të tjera toksina, treten dhe zhduken në tërësi. Një shkencëtar me famë botërore ka mbrojtur hipotezën tejet interesante, se nëpërmjet agjërimit, pengohet plakja dhe bëhet ripërtëritja e organizmit. Ky shkencëtar ka konstatuar se në procesin e plakjes rol të rëndësishëm luajnë gjëndrat endokrine. Me kohë gjëndrat e pankreasit ndryshojnë rrënjësisht dhe prodhojnë gjithnjë më pak hormonin e insulinës, e cila i ndihmon organizmit në përpunimin dhe tretjen e materieve ushqyese. Në anën tjetër, gjëndrat mbiveshkore prodhojnë hormone, të cilat janë antagoniste me atë të pankreasit (insulinës). Kjo gjëndër nuk e dobëson fare funksionin e vet të tajitjes. Kështu, me moshë, shfaqet disharmonia në mes raportit të këtyre hormoneve, zvogëlohet ndikimi i insulinës që shkakton mostretjen e materieve ushqyese, të cilat akumulohen në qeliza dhe shkaktojnë plakjen e organizmit dhe të trupit në tërësi. Me teorinë e vet, Nikitoni vërteton se, nëpërmjet agjërimit, mund të vihet baraspesha funksionale ndërmjet këtyre hormoneve antagoniste.

Këtë hipotezë Nikitoni e bazon në eksperimentet me minj, të cilët, kur i shtroheshin urisë, jetonin shumë më gjatë se ata të ngopur mirë.

Përveç fakteve të theksuara më sipër, do cekur se agjërimi, përkatësisht abstenimi nga ushqimi, luan një rol të rëndësishëm edhe në ushtrimin e vullnetit të fortë. Agjërimi, në mënyrë tejet efikase, forcon vullnetin. Për muskujt tanë mentalë, ai është gjimnastika më e mirë. Kjo është krejt logjike. Vullneti



i njeriut është aq i fortë, sa të jenë nën kontroll funksionet instinktive të qenies sonë. Kur njeriu agjëron, ai i kundërvihet instinktit më të fortë natyror të vetekzistimit. Nëse përballohet ky durim, atëherë vullneti për vepra të tjera, që janë sekondare, është nën kontrollin tonë.

ME BARKUN ZBRAZËT DERI TE LINDJA E DIELLIT TË BRENDSHËM

Rrugët e shtegut të vetënjohjes janë të shumta. Fundi i tyre është i njëjtë, mirëpo fillimi dallon, kështu që të gjitha dallimet i takojnë vetëm fillimit. Në kuadër të shumë religjioneve, si një prej metodave për hyrjen më thellë në vete, për krijimin e qendrës së zgjuarsisë, për të kuptuar se njeriu është shumë më tepër se trupi i vet fizik, për t’iu afruar edhe një shkallë më tepër krijuesit, - përdoret edhe agjërimi.

Fjala është për agjërimin e pandërprerë, i cili aplikohej mjaft shpesh në kohë të lashta, me zanafillën e religjioneve, dhe që aplikohet tejet rrallë edhe ditët e sotme nga disa religjione të vogla dhe disa sekte të lashta, ose individualisht, për arritjen e qëllimeve të lartcekura.

Pra, nuk do të merremi këtu me përshkrimin e anës simbolike të agjërimit, me përparësitë që ka për sa i përket shendetit fizik, ose me rregullat që kanë religjionet mbi agjërimin, por këtë dukuri do ta shtjellojmë nga një këndëvështrim i ri për ne, për të cilin mund të themi se përfaqësohet nga ana islame.

Uria nuk është vetëm uri e tjeshtë, por dëshirë për shije ose për diçka tjetër-më tepër ka të bëjë me instinktin për të mbetur gjallë. Kjo metodë përdorej qysh para mijëra vjetësh për zgjimin dhe thellimin e vetëdijësisë. Sot ata që e përdorin këtë metodë, i quajnë asketë, edhe pse kjo s’ka lidhje dhe s’ka të bëjë fare me asketizmin; njerëzit këtë e morën krejtësisht gabimisht.

Gjatë jetës, me siguri keni pasur përvojë se keni qenë tejet të përgjumshëm kur e keni pasur barkun plot. Mirëpo, kur keni qenë të uritur, ose duke agjëruar, gjumi as që ju ka lodhur sytë. Keni lëvizur në shtrat, herë në njërën e herë në tjetrën anë, kështu që ka qenë gati e pamundshme të flini. Kjo ndodh sepse trupi jep sinjalet e rrezikut për të, dhe tashmë nevoja për gjumë bëhet plotësisht sekondare. Nevoja primare bëhet gjetja e ushqimit, ndërsa gjumi bëhet aktual pasi të zgjidhet problemi i parë. Kur, për shkak të urisë, nuk të merr gjumi, e ke shumë më të lehtë të mbash në mend ngjarjet, dhe vetëdijësimi realizohet lehtë. Metoda e këtillë e agjërimit aplikohej duke qëndruar të shumtën e kohës në këmbë, e jo ulur, sepse, kur trupi rri ulur, uria ndihet më pak sesa kur trupi është gjithnjë në lëvizje. Atëherë gjithë trupi bëhet një lumë i urisë, që përfshin njeriun prej këmbëve deri te koka. Kur njeriu është i vetëdijshëm për urinë dhe thjesht nuk ndërmerr asgjë përveç vëmendjesisë, befas kthehet në qendrën e vet, bëhet i vetëdijshëm për qenien e vet. Gjërat shkojnë përafërsisht në këtë mënyrë: së pari uria mënjanon individin nga sipërfaqja, cektësia. Nëse nuk e ndien sipërfaqsoren dhe nuk e ushqen atë, atëherë shtresat e thella fillojnë ta ndiejnë urinë. Nëse refuzohet ushqimi edhe i atyre shtresave të thella, ato më të thellat bëhen gjithnjë më të uritura. Uria, pra, thellohet, dhe kjo vazhdon derisa të uritet i gjithë trupi. Kësodore njeriu kthehet drejt qendrës. Në fillim, kur agjëruesi e ndien uri, ajo është e rreme. Kjo sepse nuk është ndonjë uri, veçse më shumë është shprehi. Nëse për një kohë të gjatë njeriu drekon në mesditë, atëherë taman në atë kohë e ndien urinë. Ajo është uri e rreme, e cila s’ka lidhje me trupin. Nëse nuk ushqehet njeriu me kohë, si e ka bërë shprehi, uria do t’i kalojë pas një ose dy orësh. Sikur të ishte vërtet natyrale, uria do të rritej.

Nëse njeriu i ushqyer mirë, agjëron tri ditë, pas kësaj periudhe do të mund të ndiejë se ç'është uria e vërtetë. Urinë s'do ta ndiejë kurrë si një kërkesë të pashtyshme, të cilën ka dëshirë të zjarrtë që ta përmbushë, siç ndihet seksi. Për këtë arsye ndodh që, kur agjëron, humbet dëshira seksuale, për arsye se gjëja parësore është shumë më e rëndësishme.

Ushqimi shërben për mbijetimin e individit, kurse seksi shërben për mbijetimin e racës. Seksi është dukuri e largët dhe nuk është i lidhur drejtpërdrejt me individin. Seksi është ushqim për racën, dhe jo për individin.

## USHQIMI E TËRHEQ INDIVIDIN NGA CEKTËSIA E VET, NDËRSA AGJËRIMI NGA THELLËSIA

Kështu me agjërim të mëtejshëm, seksi me kohë humb rëndësinë e vet, bëhet një dukuri e parëndësishme.

Nëse individi vazhdon agjërimin edhe pas ditës së tretë, gjithë trupi fillon ta ndiejë urinë, e cila hyn në çdo qelizë, në çdo nerv të trupit, dhe agjëruesi në ato çaste është i rrethuar me flakën e urisë së thellë.

Vetëm atëherë agjëruesit fillojnë t'i ndodhin dukuritë që preferojnë religjionet. Pas asaj periudhe, frika fillon të bëjë punën e vet dhe atij i duket se gjendet sy më sy me vdekjen. Është ky takim plotësisht i vetëdijshëm me vdekjen, dhe ky takim fillon atëherë kur atij i duket se është në kufi të braktisjes së trupit dhe kur është i gatshëm të hidhet drejt në qendrën e vet të brendshme. Trupi bëhet aq i lodhur, saqë agjëruesit i duket se nuk mund të jetojë më.

Atëherë kthehet prapa, nga burimi, pasi i duket se nuk mund të jetojë në trup më tutje, se dalëngadalë e lëshon trupin, duke hyrë gjithnjë e më thellë në vete. Ushqimi e tërheq individin nga cektësia e vet, ndërsa agjërimi nga thellësia. Në çastin kur tërësisht ndërpritet çdo bashkëpunim në mes agjëruesit dhe trupit të tij, ai hidhet nga qendra, dhe atëherë, lind dielli i brendshëm.

Kur e përjeton gjithë këtë proces, agjëruesi ndërpret metodën dhe i vendos lidhjet e shkëputura me trupin, duke i mbetur përvoja e tillë e vështrimit të gjërave nga këndvështrimi i brendshëm, nga qendra e diellit të tij.

## KRIPA RUAN USHQIMIN NGA PRISHJA, VALLË A DO TË JEMI NE SI KRIPA?

Një funksion i dytë i kripës në lidhje me ushqimin, është që pengon procesin e prishjes. Në ditët para zbulimit të ngrirjes artificiale, marinarët që merrnin me vete mish në udhëtime të gjata, përdornin kripën për ta ruajtur atë nga prishja. Nëse procesi i prishjes kishte filluar para se mishi të kriposej, kripa nuk e shmangte prishjen, por e ruante gjatë kohës sa zgjaste udhëtimi, kështu që marinarët mund të vazhdonin ta hanin mishin edhe për shumë kohë më pastaj. Në rast të kundërt, mishi do të ishte prishur me kohë.

Prania jonë në tokë - si urtësia jonë, vepron si kripa në mish. Procesi i prishjes nga mëkati tashmë po ndodh. Kjo është manifestuar në çdo sferë të aktivitetit njerëzor – moral, fetar, shoqëror, politik. Ne nuk mund ta rregullojmë atë prishje që tashmë ka ndodhur, por mund ta mbajmë atë për një kohë mjaft të gjatë nën kontroll, për të përmbushur qëllimet e Hyjnisë për të na dhënë hir dhe mëshirë. Kështu, kur ndikimi ynë të mos ndihet më gjatë, prishja do të arrijë kulmin e saj, dhe rezultati do të jetë një shkatërrim i plotë. Para së gjithash, kripa jep shije. Ushqimi, i cili fillimisht është i pashijshëm, kur t'i hidhet kripë, bëhet i shijshëm. Kjo jepet në formë të një pyetjeje retorike: "A hahet vallë ndonjë ushqim i amësht pa kripë...? "Kripa është ajo që bën që ne ta shijojmë ushqimin, të cilin, në rast të kundërt, nuk do të donim ta hanim.

Si myslimanë, funksioni ynë është t'i japim shije botës. Ai që e pëlqen këtë shije, është ZOTI xh.sh.. Prania jonë e bën tokën të pëlqyeshme për ZOTIN xh.sh. të Plotëfuqishëm. Prania jonë e vë tokën nën mëshirën e ZOTIT xh.sh.. Pa ne, nuk do të kishte asgjë që ta bënte tokën të pëlqyeshme për Hyjninë. Por, meqenëse jemi këtu, Hyjnija vazhdon të derdhë në tokë dashamirësinë dhe mëshirën e Tij, më tepër se zemërimin dhe gjykimin. Prania jonë është ajo që e lejon këtë ndryshim.

## NE KEMI HARRUAR DORËN MADHËSHTORE, E CILA NA MBROJTI NË PAQE, NA SHUMËFISHOI, NA PASUROI DHE NA FORCOI

Dhe, siç e dimë, nëpërmjet ligjit të Tij hyjnor, kombet si dhe individët, janë subjekte të ndëshkimeve të rënda në këtë botë, nëse nuk kemi frikë që fatkeqësia e tmerrshme e luftës civile, e cila tani shkatërron vendin, mund të jetë vetëm një ndëshkim, i cili na jepet neve, për mëkatet tona të mendjemadhësisë, për reformimit tonë kombëtar, si një popull i tërë. Ne kemi qenë marrësit e çmimit më të zgjedhur në Qiell. Ne jemi mbrojtur për shumë vjet, në paqe dhe zhvillim. Ne jemi rritur në numër, begati dhe fuqi si asnjë komb tjetër. Por ne kemi harruar ZOTIN xh.sh. Ne kemi harruar Dorën madhështore, e cila na mbrojti në paqe, na shumëfishoi, a pasuroi dhe na forcoi; dhe ne kemi imagjinuar në mënyrë të padobishme, në mashtrimin e zemrave tona, se të gjitha këto bekime ishin prodhim i ndonjë zgjuarsie superiore dhe virtuozitetit tonë. Të dehur nga suksesi i pathyeshëm, ne jemi bërë shumë të vet aftë për të ndier nevojën e rimarrjes dhe të mëshirës mbrojtëse, ne jemi shumë mendjemëdhenj për t'iu lutur Zotit xh.sh. që na krijoi! Kjo na shtyn të përulim vetveten përpara fuqisë ofenduese, për të pohuar mëkatet tona kombëtare dhe të lutemi për mëshirë e falje. ■



Vedat SHABANI

## Në prag të muajit të bekuar të Ramazanit!

Një ditë të ngjashme sikur këto ditë, dhe disa ditë para fillimit të muajit të bekuar të Ramazanit, por, ndoshta edhe disa orë para fillimit të tij, i Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s. mbajti një fjalim universal ose gjithëpërfshirës, të cilin e transmeton ibn Huzejme në koleksionin e tij të haditheve autentike nga Selman el-Farisij, se i Dërguari a.s. ka thënë: "O ju njerëz, ju ka ardhur (ju ka mbuluar) një muaj i madhërishëm dhe i bekuar, në këtë muaj gjendet një natë e cila është më e vlefshme se një mijë muaj, agjërimin e këtij muaji Allahu xh.sh. e ka bërë obligim-farz, ndërsa faljen e namazit të teravive e ka bërë nafile-të preferuar, gjatë këtij muaji atij që vepron një punë të

mirë Allahu xh.sh. ia llogarit sikur të ketë vepruar një farz në ndonjë muaj tjetër, ndërsa atij që bën-kryen një farz në këtë muaj, Allahu xh.sh. ia llogarit sikur të ketë vepruar shtatëdhjetë farze në ndonjë muaj tjetër".

I Dërguari i Allahut xh.sh. me këtë porosi që iu drejtua njerëzve në këtë fjalim, faktikisht iu drejtua të gjitha gjeneratave përmes shokëve të tij të ndershëm, të cilët me përpikëri dëgjonin fjalimin e tij. Ky fjalim, të cilin i Dërguari i Allahut xh.sh. e ka mbajtur në një ditë të ngjashme sikur këto, përmban apo sqaron se ky muaj përfshin në brendësinë e tij dy obligime të fuqishme ndaj çdonjërit që beson Zotin, të dërguarit e Tij dhe librat e Tij. Obligimi i parë ka të bëjë me faktin se çdo besimtar gjatë këtij muaji të bekuar duhet të kryejë disa adhurime-ibadete të veçanta nga muajt e tjerë. Si adhurim-ibadet i veçantë së pari konsiderohet agjërimi i ditëve të këtij muaji dhe namazi nafile-vullnetar gjatë netve të tij. Në këtë obligim aludon ajeti Kur'anor përmes të cilit Allahu xh.sh. urdhëron e thotë: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm" (el-Bekare: 183).

## VLERAT E RAMAZANIT JANË TË SHENJTA

Obligimi i dytë ka të bëjë me përkujdesjen maksimale ndaj vlerës-shenjtërisë së këtij muaji, me përkujdesjen ndaj dispozitave dhe ceremonive të këtij muaji si dhe me moscenimin e dispozitave, shenjtërisë dhe vlerës së këtij muaji. Ruajtjen dhe përkujdesjen ndaj këtij obligimi, pra përkujdesjen ndaj dispozitave dhe ceremonive të këtij muaji, e aludon edhe ajeti Kur'anor, përmes të cilit Allahu xh.sh. thotë: "Muaji i Ramazanit në të cilin (filloi të) shpallet Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëzit dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra)" (el-Bekare: 185). Përmes ajetit të parë Allahu xh.sh. sinjalizon dhe tërheq vërejtjen për adhurimin-ibadetin e obligueshëm për çdonjërin gjatë këtij muaji, ndërsa përmes ajetit të dytë Allahu xh.sh. sinjalizon dhe tërheq vëmendjen për përkujdesjen ndaj dispozitave dhe ceremonive të këtij muaji, për mbrojtjen e tyre dhe moscenimin e vlerës-shenjtërisë së këtij muaji të bekuar. Në kontekst të kësaj, Allahu xh.sh. thotë: "Kjo është kështu! E kush i madhëron dispozitat e Allahut, ajo është shenjë e devotshmërisë së zemrave" (el-Haxh: 32.)

**"MUAJI I RAMAZANIT NË TË CILIN (FILLOI TË) SHPALLET KUR'ANI, QË ËSHTË UDHËRRËFYES PËR NJERËZIT DHE SQARUES I RRUGËS SË DREJTË DHE DALLUES (I SË VËRTETËS NGA GËNJESHTRA)" EL-BEKARE: 185**

Të ndalemi një moment të shkurtër para këtyre dy obligimeve që përmban ky muaj i bekuar. Së pari çfarë është adhurimi-ibadeti i cili bëhet gjatë këtij muaji, dhe cila është specifika apo veçoria e tij ndaj adhurimeve-ibadeteve të tjera?

Ky adhurim është agjërimi. E se çfarë e bën agjërimin që të jetë specifik nga adhurimet-ibadetet e tjera, del e qartë nga thënia e të Dërguarit të Zotit në një hadith autentik kudsij (thotë) : "Të gjitha veprat e birit të Ademit (njeriut) janë për të, përveç agjërimit, ai është Imi dhe Unë shpërblej për të". Prej nga e ka burimin ky dallimi i madh në mes agjërimit dhe adhurimeve-ibadeteve të tjera? Të gjitha adhurimet-ibadetet e tjera janë adhurime-ibadete të dukshme, janë veprime të qarta para syve të njerëzve dhe si rezultat i kësaj, orientimi i këtyre adhurimeve-ibadeteve është në dorën e njeriut që i vepron. Ai ka mundësi që t'u japë atyre kahje apo orientim të pastër nga çdo dyshim dhe të përqendrohet në realizimin e vetëm një objektivi kryesor, që është arritja e kënaqësisë së Allahut xh.sh.. Gjithashtu ai ka mundësi që t'u japë atyre kahje tjetër, që përmes tyre të arrijë realizimin e qëllimeve dhe objektivave të tij të kësaj bote, d.m.th. ka mundësi që të gjitha veprimet e tij t'i bëjë pasqyrë para njerëzve. Ndërsa agjërimi, për sa i përket këtij aspekti, është një adhurim-ibadet negativ dhe nuk ka mundësi që të bëhet sa për sy të njerëzve, andaj si rezultat i kësaj hipokrizia apo syefaqësia nuk ka mundësi të ndërhyjë në një agjërim të sinqertë, që bën një njeri prej agimit deri në perëndimin e diellit. Nuk ka mundësi të ndodhë një gjë e tillë. Hipokriti apo ai që agjeron vetëm sa për sy e faqe, faktikisht nuk është agjerueshëm, sepse ai në momentin që futet në shtëpinë e tij, ha dhe pi nga ushqimet e ndryshme dhe kështu nuk mund të jetë agjërueshëm. Ndërsa ai që agjëron me sinqeritet të plotë, duke i ndaluar vetes të ngrënët dhe pijet, prej agimi deri në mbrëmje, nuk ka mundësi që këtë veprim ta bëjë për dikë tjetër përveçse për Allahun xh.sh.. Kjo është domethënia e hadithit kudsij të Pejgamberit a.s.: "Të gjitha veprat e birit të Ademit (njeriut) janë për të",d. m. th. ai ua jep atyre kahjen ose orientimin. Ka mundësi që ato t'i bëjë vetëm për Allahun xh.sh. dhe ka mundësi që ato t'i bëjë për realizimin e dëshirave dhe objektivave të tij të kësaj bote. "përveç agjërimit, ai është Imi dhe Unë shpërblej për të". E, me këtë rast, unë i lutem të Madhit Zot që të na mundësojë realizimin e këtij adhurimi-ibadeti të veçantë nga adhurimet-ibadetet e tjera, në formën më të mirë dhe më të kënaqshme për Të.

AKTIVITETI I KAFENEVE DHE RESTORANTEVE TË JETË I NDRYSHËM NGA RAMAZANI

Obligimi i dytë, i cili nënkupton ruajtjen dhe përkujdesjen ndaj dispozitave dhe shenjtërisë së këtij muaji. Ky obligim, të nderuar lexues realizohet përmes tërheqjes së vëmendjes ndaj vetes dhe rrethit ku jetojmë, që, nëse ndonjëri prej tyre nuk agjëron, për ndonjë shkak, të mos dalë hapur në publik dhe të tregojë me ndonjë veprim se nuk është agjërueshëm. Sepse mëkatin të cilin e bën njeriu dhe atë nuk e di askush përveç tij dhe Zotit, ka mundësi që Zoti xh.sh. t'ia falë. Ndërsa mëkati që e përhap njeriu në mes njerëzve të tjerë, ai është shumë i rrezikshëm, dhe ai mëkat mund të bëhet shkaktar që Allahu xh.sh. të hidhërohet jo vetëm ndaj atij personi, po dhe ndaj shoqërisë në tërësi, në mesin e të cilëve gjendet personi i tillë, që tallet me dispozitat e Allahut xh.sh.. Prandaj është e udhës që njerëzve të tillë (të cilët nuk agjërojnë) t'u thuhet se kanë të drejtë që në shtëpitë e veta të veprojnë çfarë të duan, dhe ajo çështje mbetet në mes tyre dhe Zotit, ndërsa dalja hapur në publik dhe kundërshtimi i dispozitave të Zotit xh.sh. është lloji më i shëmtuar i mëkatit ndaj Zotit xh.sh.. Për këtë arsye është e udhës që të gjithë të bashkëpunojmë dhe ta ndihmojmë njëri-tjetrin në parandalimin e kësaj dukurie, duke i këshilluar njerëzit e tillë me fjalë të mira dhe të urta, me të vetmin qëllim që hidhërimi i Allahut xh.sh. të mos zbresë mbi ne.

Aspekti i dytë për realizimin e këtij obligimi, pra mbrojtjen e shenjtërisë së këtij muaji, bëhet duke pasur kujdes pronarët e kafeneve dhe restoranteve të ndryshme, që gjatë këtij muaji të kenë kujdes gjatë aktiviteteve të tyre. Nuk po themi që ato të mbyllen në tërësi, sepse aty ka njerëz të sëmurë, udhëtarë, konfesionesh të tjera që nuk e kanë obligim agjërimin, por, të paktën, aktiviteti i tyre gjatë këtij muaji të

**"E KUR ROBËT E MI TË PYESIN TY PËR MUA, UNË JAM AFËR, I PËRGJIGJEM LUTJES KUR LUTËSI MË LUTET, PRA PËR TË QENË ATA TË UDHËZUAR DREJT, LE TË MË PËRGJIGJEN ATA MUA DHE LE TË MË BESOJNË MUA"** EL-BEKARE: 186

bëhet në një mënyrë tjetër se gjatë muajve të tjerë, p. sh. të mos i nxjerrin tryezat jashtë objektit, t'i mbyllin dritaret, në mënyrë që të mos duken ata që gjenden aty, etj.. Edhe kjo është një formë e madhërimit të shenjtërisë së këtij muaji - "Kjo është kështu! E kush i madhëron dispozitat e Allahut, ajo është shenjë e devotshmërisë së zemrave". (el-Haxh: 32)

Çështja e tretë, pa të cilën nuk plotësohen ruajtja dhe kujdesi ndaj shenjtërisë së këtij muaji, është që pronarët e bareve dhe kafeneve të ndryshme të natës të bëjnë ndonjë mburojë në mes tyre dhe hidhërimit të Zotit xh.sh.. Këtë ta bëjmë me qëllimin më të mirë për t'ua përkujtuar vëllezërve tanë që, të paktën, gjatë këtij muaji të begatshëm të largohen nga vendet e tilla dhe t'i drejtohen Allahut xh.sh.. Ta rregullojnë pozitën e tyre ndaj Krijuesit Fuqiplotë dhe të ndërtojnë në mes tyre dhe Zotit, nuk po themi një urë, por të paktën një fije peri, me shpresë se kjo fije do t'u gjendet atyre në momentin e vdekjes. Lexues të nderuar, nëse nuk kemi kujdes dhe nuk e respektojmë shenjtërinë e këtij muaji, kam frikë se me këto vepra e meritojmë hidhërimin e Allahut xh.sh.. E nëse një popull e meriton hidhërimin e Zotit, atëherë ndëshkimet dhe katastrofat ndaj atij populli mund të jenë të llojllojshme.

TË TROKASIM NË PORTËN E ALLAHUT XH.SH.

Për këtë arsye, lexues të nderuar, ju ftoj të gjithë që t'i shfrytëzoni, në maksimum, mundësitë e këtij muaji të bekuar. Të trokasim në dyert e mëshirës së të Madhit Zot xh.sh. përmes adhurimeve dhe nënshtrimit tonë të sinqertë ndaj Madhërisë së Tij. Të kërkojmë nga Ai mëshirë, ndihmë dhe përgjigje ndaj lutjeve tona, sepse muaji i Ramazanit është muaj në të cilin pranohen lutjet. E ajetet që bëjnë fjalë për muajin e Ramazanit, janë tri. Në ajetin e parë Allahu xh.sh. kërkon prej nesh që ta kryejmë obligimin e agjërimit gjatë këtij muaji. Në ajetin e dytë Allahu xh.sh. kërkon prej nesh që ta ruajmë dhe të kujdesemi për shenjtërinë e këtij muaji. Ndërsa ajeti i tretë është një sihariq nga i Madhi Zot xh.sh. për robët e tij, të cilët agjërojnë dhe përkujdesen për shenjtërinë e këtij muaji. Ai sihariq është se Allahu xh.sh. gjatë këtij muaji u përgjigjet lutjeve tona: "E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata të udhëzuar drejt, le të Më përgjigjen ata Mua dhe le të Më besojnë Mua". (El-Bekare: 186)

Të nderuar lexues, ja se si na nderon i Madhi Zot xh.sh. me këtë dhuratë, kur ne i kryejmë detyrat tona ndaj Tij. Lutjet pranohen kur ne i drejtohemi Atij me sinqeritetin më të madh. Për këtë arsye, ju ftoj të gjithë ju, besimtarë të nderuar, që t'i ktheheni të Madhit Zot xh.sh.: "Pra, ikni e mbështetuni tek All-llahu, unë prej Tij jam një qortues i hapët". (edh-Dharijjat: 50) dhe kështu do ta vëreni ndihmën, udhëzimin dhe mbrojtjen e Tij në të gjitha sferat. ■

**"PRA, IKNI E MBËSHTETUNI TEK ALL-LLAHU, UNË PREJ TIJ JAM NJË QORTUES I HAPËT"** EDH-DHARIJJAT: 50

Mr. Rexhep SUMA

# Ramazani lartësim shpirtëror për besimtarët

Agjërimi është shkollë dhe është mundësi që individi (myslimani) të dalë fitues dhe i skalitur deri në atë masë, saqë në të ardhmën e tij të jetë i aftë për të kapërcyer çdo pengesë dhe sfidat që i has në fushat e veprimtarisë së tij të përditshme. O agjërues besimtarë, Ramazani është largim nga epshi e kënaqësia, lartësim shpirtëror dhe liri shpirtërore! Sa bukur do të ishte sikur i tërë viti të ishte Ramazan, nëse ky është koncepti i agjërimit. Ibn Kajjmi thotë: "Agjërimi ka ndikim të çuditshëm në ruajtjen e gjymtyrëve të jashtme dhe të forcës së brendshme… agjërimi i ruan shëndetin edhe zemrës, edhe gjymtyrëve, e ia kthen atë që ia ka marrë dora e epshit. Prandaj është ndihmësi më i madh i devotshmërisë". Muhamedi a.s. ligjëroi në ditën e fundit të muajit Shaban kështu: "O ju njerëz, është afruar muaji famëlartë dhe i begatshëm, në të cilin është nata që vlerësohet më tepër se një mijë muaj, në të cilin obligohen agjërimi dhe lutja (namazi) vullnetare natën (nafile); kush vepron pak, fiton shumë, dhe ai që kryen një farz në të, sikur të ketë kryer shtatëdhjetë farze në një kohë tjetër; ky është muaji i durimit, kurse durimi shpërblehet me Xhennet; ky është muaji i barazisë dhe i shtimit të furnizimit (rrëskut) të besimtarit; atij që ushqen ndonjë agjërues, i falen mëkatet, ai shpëton nga zjarri dhe nuk i pakësohet shpërblimi fare". Ramazani është muaji i burrërisë së proklamuar që dominon mbi instinktet, dhe i dëshirës së lartë që funksionon vullnetarisht. Sa mirë do të ishte sikur muaji i Ramazanit të bashkonte gjithë popullin e të mos mbetej askush me burrëri të dështuar dhe me dëshirë të parealizuar! Sa mirë do të ishte sikur Ramazani t'i bashkonte njerëzit me agjërimin që përmban në vete burrëri të proklamuar dhe dëshirë të lartë!

Ramazani është varfëri e obliguar, sepse të gjithë njerëzit në të janë të barabartë, ndiejnë vuajtje të njëjta, që dalin nga realiteti objektiv dhe jo nga imagjinata iluzore. Nga vuajtjet lind mëshira, kurse nga mëshira drejtësia. Sa e bukur do të ishte jeta sikur të gjithë të kishin vuajtje dhe ndjenja të njëjta!...

## AGJËRIMI ASGJËSON SHKAQET E MËKATIT

Agjërimi ka me vete një veçori të çuditshme për të asgjësuar shkaqet e mëkateve, sepse shkaqet e mëkateve janë: shkujdesja (gafleti) dhe epshi (shehveti). Shkujdesja kundërshtohet me dije dhe përkujtim, kurse epshi me durim gjatë ndërprerjes së shkaqeve që e lëvizin epshin. "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm. (Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor) i një të varfri, e ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju. (Ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramazanit, në të cilin (filloi të) shpallet Kur'ani , që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë e dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë në ditët e mëvonshme. Allahu me këtë dëshiron lehtësim e jo ngarkim për ju. (T'i agjëroni ditët e lëshuara më vonë) që të plotësoni numrin, ta madhëroni Allahun sepse ju udhëzoi dhe që ta falënderoni. "(El-Bekare, 183-185) Në vijim Aliu r.a. ka thënë se ka shumë agjërues, agjërimi i të cilëve është vetëm etje e uri, dhe shumë ofrues faljesh, faljet e të cilëve janë vetëm mundim e pagjumësi. Gjumi dhe të ngrënët e të pirët e njeriut të ditur, është shumë më i mirë. Ka shumë hadithe profetike që çmojnë vlerën etike të Ramazanit. Transmetohet nga Ebu Hurejre, se Muhammedi a.s. ka thënë: "Kush agjëron Ramazanin me bindje dhe kënaqësi, i falen mëkatet e bëra. " (Buhariu, Muslimi dhe Ebu Davudi).[1] Agjërimi ishte obligim edhe për popujt e epokave të ndryshme. Komentuesit e Kur'ani t thonë se ishte obligim edhe i të krishterëve, pra, ata ishin të obliguar të mos hanin dhe të mos pinin pas gjumit (natën) dhe të mos martoheshin gjatë Ramazanit. Kështu, kjo formë e agjërimit u vështirësua për ata, sepse lëvizte nga një stinë në tjetrën (dimër e verë), kështu që u tubuan dhe morën vendimin që të agjëronin në mes të stinës së dimrit dhe verës, pra vendosën një limit stinor dhe u

> **"KA SHUMË AGJËRUES, AGJËRIMI I TË CILËVE ËSHTË VETËM ETJE E URI, DHE SHUMË OFRUES FALJESH, FALJET E TË CILËVE JANË VETËM MUNDIM E PAGJUMËSI"** ALI R.A.



shprehën se për këtë veprim do të shtonin edhe njëzet ditë të tjera, në mënyrë që t'u faleshin ato që kishin bërë. Pra, agjërimin e ngritën nga 30 në 50 ditë.[2]

RAMAZANI SISTEM JETE

Myslimani gjatë Ramazanit ushqehet, fle e zgjohet në mënyrë të disiplinuar e të organizuar. Organizimi i shoqërisë islame gjatë muajit të Ramazanit realizohet në formë të përkryer, sepse uria gjatë ditës është e përbashkët, bashkërisht në një kohë hanë iftarin, bashkërisht falin namazin e jacisë, teravisë, sabahut... Ky lloj organizimi s'krahasohet me asnjë organizim tjetër në shoqëritë e tjera, sepse në të barazohet plaku me të riun, dijetari me të padituarin, sunduesi me të sunduarit, i pasuri me të varfrin; nuk dallohen klasat njerëzore dhe as individët njëri prej tjetrit. Sa i mrekullueshëm është agjërimi në sytë e hulumtuesve, si vegël për edukimin, respektimin dhe organizimin e popujve?!

Ky është morali kryesor që thellohet në shpirtin e myslimanit nën ndikimin e agjërimit: durimi, respektimi, organizimi, disiplina, sakrifica sublime etj. Transmetohet nga Ebu Hurejre, se Muhamedi a.s. ka thënë: "Çdo vepër e njeriut shtohet, e mira prej dhjetë deri në shtatëqind herë. Zoti i Madhëruar thotë: "Përveç agjërimit, sepse ai është për Mua dhe unë e shpërblej, sepse ai braktis kënaqësinë dhe ushqimin për Mua. Për agjëruesin ka dy gëzime: gëzimi i parë është në iftar, kurse i dyti në takimin me Zotin e tij. Era e keqe nga goja e agjëruesit është më e mirë te Zoti se aroma e myshkut." (Mutefekun alejhi).[3] Transmetohet nga Ebu Hurejre, se Muhamedi a.s. ka thënë: "Agjërimi nuk do të thotë të largohesh nga haja e pija, por të largohesh nga fjala e keqe dhe vepra e shëmtuar. Nëse ndokush të provokon apo sillet si i marrë ndaj teje, atëherë thuaj: "Unë agjëroj, unë agjëroj." (Ibn Huzejme dhe Ibn Hibbani). "Kush e agjëron muajin e Ramazanit me besim të plotë dhe duke shpresuar shpërblimin e Allahut xh.sh. do t'i falen mëkatet e kaluara; po ashtu kush falet në Ramazan me besim të plotë dhe duke shpresuar shpërblimin e Allahut xh.sh. do t'i falen mëkatet e kaluara, dhe kush falet natën e Kadrit me besim të plotë dhe duke shpresuar shpërblimin e Allahut xh.sh. do t'i falen mëkatet e kaluara". Besimtari po ashtu gëzohet se agjërimi bën ndërmjetësim për agjëruesit. Transmetohet nga Abdullah ibn Amri, se Pejgamberi a.s. ka thënë "Agjërimi dhe Kur'ani ndërmjetësojnë për robin Ditën e Gjykimit. Agjërimi thotë: O Allah, i kam larguar ata nga ushqimi dhe kënaqësitë, pra, mundësoma që të ndërmjetësoj për ta, poashtu edhe Kur'ani thotë: O Allah, i kam ndaluar ata nga gjumi i natës, mundësoma që të ndërmjetësoj për ta, dhe Allahu xh.sh. ua mundëson". (Ahmedi) [4]

RAMAZANI RREGULLATOR PSIKOLOGJIK

Psikolog të ndryshëm nuk kanë mundur të gjejnë ende një mjet edukimi psikik efektiv, ashtu siç është urtësia në obligimin e agjërimit të Ramazanit. Agjërimi ishte rregull edhe më herët te popujt para nesh, por jo në këtë mënyrë dhe as në këtë trajtë, e as me këtë qëllim, sikur është në fenë tonë të dashur islame. Agjërimi, ashtu siç e ka definuar ibn Kethiri në tefsirin e tij "Tefsirul Kur'anil adhim", është braktisja e ushqimit dhe pijes, mbizotërimi i epshit e emocioneve dhe të bëhesh i pavarur prej tyre duke braktisur sjelljet dhe shprehitë që nuk përkojnë me edukatën islame.[5] "Agjërimi është bërë obligim për një qëllim të lartë dhe urtësi të shenjtë; ai është edukatë për shpirtin dhe, si të tillë, atë e ngre shumë lartë në çiltërsi dhe pastërti pa u lënë hapësirë gjynaheve, forcave të liga, epsheve trupore, po duke qenë të pastra, që kanë qëllim frikën ndaj Allahut dhe shpresën e shpërblimit".[6]

## FEJA ISLAME INSTRUMENT EDUKIMI MË I MIRË I SHPIRTIT

Qëllimi i agjërimit në Ramzanit qëndron në faktin se është një lloj praktike e shpirtit dhe edukimit të tij mbi bazamentin e moralit të lartë dhe vullnetit të fortë.

Në agjërim ka mundime e vështirësi, dhe ky është i vetmi lloj ibadeti që është sekret në mes njeriut dhe Allahut. Pikërisht këtu qëndron urtësia e Allahut në fshehjen e shpërblimit për agjëruesit, duke e lënë top sekret të përhershëm të kësaj bote.

Në një hadith thuhet: "Kush ngrihet (lutet) natën e Kadrit, me bindje e kënaqësi, i falen mëkatet e bëra, dhe kush agjëron Ramazanin me bindje e kënaqësi, i falen mëkatet e bëra". (Buhariu, Muslimi dhe Ebu Davudi)

Në mesin e popujve të kulturuar, rinia e vendit konsiderohet si pasuria më e madhe dhe më e çmuar që ka, ngase është shpresa e së tashmes dhe së ardhmes. I riu zotëron aftësi psikofizike që gjenerata e moshuar nuk mund t'i ketë, prandaj, që nga lindja e Islamit si fe, është hetuar ky sekret dhe Islami ka vendosur program edukues, i cili do të mund t'i ruajë të rinjtë nga çdo e ligë dhe t'i shpëtojë nga çdo rrëshqitje apo katastrofë. Prandaj një nga format e ruajtjes dhe qëndrueshmërisë së shëndetshme të kësaj rinie, është edhe agjërimi, i cili është njëkohësisht edhe element shumë i rëndësishëm, për të mos thënë një nga simbolet kryesore të të riut mysliman.

Me të drejtë, këshillat e Pejgamberit a.s. drejtuar të rinjve, janë të asaj shkalle që kjo forcë e madhe kapitale e ymetit të drejtohet atu ku duhet, duke u thënë: "O ju të rinj, ai që ka mundësi të martohet, le ta bëjë këtë, sepse martesa për njeriun është mbrojtje për sytë dhe epshin e tij, kurse ai që nuk mundet, le të agjërojë, sepse ai ( agjërimi ) është parandalim për të." (Sahihul Buhari 3/34)

## AGJËRIMI PËRMIRËSON SHËNDETIN SHPIRTËROR DHE PSIKIK TË NJERIUT

Agjërimi sistematik i tërë muajit të Ramazanit, në vetvete ngërthen disa elemente progresive, siç janë:

1. Ramazani relakson raportet në mes anëtarëve të familjes. Përveç në Ramazan, është e vështirë që të gjithë anëtarët e familjes të tubohen së bashku në sofër të iftarit; Ramazani forcon lidhjet mes anëtarëve të familjes dhe kthen klimën e favorshme, që duhet të zotërojë në çdo familje myslimane.

2. Skalitja e shpirtit në ndjenjën e mbikëqyrjen nga Allahu, ngase agjërimi në vetvete është një emanet midis individit dhe Allahut, edhe pse njeriu nuk E sheh Atë, Allahu e sheh njeriun. E kjo mbikëqyrje, në gjuhën e Sheriatit islam njihet si takvallëk (Devotshmëri).

3. Luftohen pasionet dhe epshet. Gjatë agjërimit njeriu e ka detyrim që t'i përgjigjet vetëm së drejtës, dhe agjërimi është një nga arsyet me anë të së cilës njeriu mësohet të flasë vetëm të vërtetën.

4. Me agjërim sistematizohet orari i ushqimit ditor të lukthit. Siç është e njohur, lukthi është në aktivitet të vazhdueshëm gjatë 11 muajve, dhe agjërimi është një forcë që mund të lehtësojë punën e lukthit nga ushqimi i tepërt dhe helmet e ndryshme që shkaktohen në trupin e njeriut, si pasojë e ngrënies.

## AGJËRIMI GJALLËRON ZEMRAT E BESIMTARËVE

Komentuesi i Kur'ani t, Sejid Kutb, duke komentuar ajetet e agjërimit, shprehet se qëllimi i agjërimit të Ramazanit është që të arrihet takvallëku (devotshmëria), që gjallëron dhe gjeneralizon zemrat e besimtarëve duke i bërë adhurim Allahut të Gjithëfuqishëm, që është edhe qëllimi kryesor i agjërimit. Devotshmëria në vete mbron zemrat nga shkatërrimi apo rrëshqitja në gjëra që rrënojnë shkollën e agjërimit. Feja nuk e detyron njerëzimin që, i lidhur në pranga, t'i bindet dëshirës dhe vullnetit të Allahut të gjithësisë, por i udhëheq me anë të takvallëkut. Ky është muaji në të cilin ka filluar të zbresë Kur'ani , që është libër për këtë ymet i përjetshëm, të cilin e ka nxjerrë nga errësira në dritë dhe e ka zhvilluar e përparuar; frikën ia ka shndërruar në siguri, dhe i ka dëftuar vlerat me të cilta është ngritur ky ymet, i cili më parë nuk ishte asgjë, dhe pa këto vlera nuk do të ishte ymet e nuk do të kishte kurrfarë reputacioni në tokë dhe as përmendje në qiell"[7]

Në një hadith të Profetit Muhamed a.s. thuhet se Fletushkat e Ibrahimit a.s. kanë zbritur në natën e parë të muajit të Ramazanit; Zeburi ka zbritur në natën e 18 të këtij muaji, kurse Kur'ani ka zbritur në natën e 24 -t të tij."[8] Dhe vërtet besimtarët e devotshëm, me zemër të thyer e me pikëllim të madh, e ndiejnë ndarjen nga ky mysafir, falës, i cili për një muaj rresht shoqëroi besimtarin gjatë netve dhe ditëve më të bekuara që ka i tërë viti kalendarik.

E pra, pasi të vijë dita kur mysafiri ynë do të na lërë dhe do të shtegtojë, duket se me dhembje në zemër e me lot në sy largohet duke thënë: Ju përshëndes, o myslimanë! Lamtumirë, o myslimanë! Unë sot do të takohem me Zotin tim dhe do t'ia parashtroj zhvlerësimin monoteizmit, famën idhujtarisë, keqtrajtimin udhëzimit, vrazhdësinë fatit dhe vdekjen e ndërgjegjes. Ky muaj le të jetë një kthesë e fuqishme, kur myslimani të forcojë lidhjet me Allahun dhe t'i përmirësojë raportet me njerëzit! ■

(1) Sunen ibnu Maxhe, darul marife, Bejrut, vl 1, 998, f. 537. (2)Ebu Xhafer Muhamed bin Xherir Et taberi; Tefsir Taberi, vl 2, f. 135 darul kutub el ilmije, Bejrut, 1992. (3) Dr. Jusuf Kardavi;El Munteka min kitab etergijb ve eterhijb lil mundhiri, 1993, dar el vefa ve eneshr ve etevzi, El-Mensure, vl. 1 f. 308. (4) Sejid Sabik; Fikhu Essune, Mektebetu El mearif, Rijad vl. 1, 1997, f. 321. (5) ibn Kethijr;Tefsir El Kur'an El adhim, f. 219, Dar el Marife, Liban 1993. (6) Dr Muhamed El desukij; Esijamu fi el Kur'an, f. 24, dar el mearif, Egjipt. (7) Sejid Kutb; Fi dhilal El- Kur'an, botimi i 17, f 171 vol II, Dar Eshuruk,1992, Kajro. (8) Muhamed bin Ali bin Muhamed Eshevkani; Fethul Kadir, vol 1, f 252, Dar El Vefa, botimi i parë, 1994, Kajro.

Rrustem SPAHIU

# Rezonim në fund të Ramazanit

Ne, besimtarët e besimit islam, pas agjërimit të ramazanit dhe aktiviteteve të shtuara gjatë këtij muaji, jemi të obliguar që ta falënderojmë Allahun xh.sh. që na dha rastin jetësor për ta përjetuar gëzimin e përmbushjes edhe të një detyre fetare - agjërimin e Ramazani sherifit, që ta freskojmë shpirtin dhe trupin e t'i afrohemi edhe më shumë mëshirës dhe mirësisë së Allahut xh.sh.. Ne, gjatë kalimit të muajit të Ramazanit, me vetëdëshirë i kemi braktisur kënaqësitë trupore dhe me jetën intensive shpirtërore jemi munduar që ibadetet e bëra gjatë këtij muaji, t'i bënim pjesë përbërëse në koleksionin dhe freskimin e shpirtit, që të arrijmë sa më shumë ngritjen e vetëdijes sonë islame.

RAMAZANI THELLON DASHURINË NDAJ ALLAHUT XH.SH.

Prandaj jemi shumë të gëzuar, sepse po lëmë pasë muajin e aktiviteteve të jashtëzakonshme të agjërimit dhe veprave që i pëlqen Allahu xh.sh. duke shpresuar se kemi arritur të thellojmë dashurinë në Zotin dhe bindjen ndaj tij si cilësi tonën të përhershme, dhe se ato do të dimë t'i ndërthurim në jetën tonë të përditshme, sidomos në këto ditët e sotme të botës së turbulluar. Prej ditës kur Muhamedi a.s., para 1400 vjetësh u shpërngul në Medine munevere dhe i shpalli ditët e Bajramit si ditë feste të gëzimit dhe haresë, e deri më sot, ditët e Bajramit janë festuar si festa , si ditë të ushqimit shpirtëror, të forcimit shpirtëror, mbi materialin, si ditë të forcimit dhe të përhapjes së vlerave njerëzore, sepse kjo anë

**”O JU NJERËZ, VËRTET NE JU KRIJUAM JU PREJ NJË MASHKULLI E NJË FEMRE, JU BËMË POPUJ E FISE QË TË NJIHENI NDËRMJET JUSH, E S'KA DYSHIM SE TEK ALLAHU MË I NDERSHMI NDËR JU ËSHTË AI QË MË TEPËR ËSHTË I RUAJTUR (NGA TË KËQIJAT). ALLAHU ËSHTË SHUMË I DIJSHËM DHE HOLLËSISHT I NJOHUR PËR ÇDO GJË”** EL HUXHURATË: 13

shpirtërore e festës së Bajramit ka gjetur rymëzimin në thënien e amshueshme Kur'anore: ”O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli e një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet jush, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është i ruajtur (nga të këqijat). Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë”. (El Huxhuratë: 13) Kjo thirrje universale që u bëhet njerëzve, do të marrë vlerën e vet praktike nëse agjërimi ynë i Ramazanit do të jetë në vlera më të larta sipas parametrave të verifikuar islamë , nëse do të bëjë kthesë të vendosur në ndërtimin e kullës së Islamit, kthesë e cila do të jetë e dobishme për tërë njerëzimin, siç ka thënë edhe Muhamedi a.s. - njeriu më i dashur tek Zoti është ai që është më i dobishëm për njerëzimin, sepse besimtari i cili me vetëdëshirë braktis begatitë e kësaj bote, rri i uritur e i etur, deshi a nuk deshi, patjetër duhet të mendojë për ata që janë të uritur dhe që nuk kanë mjete të nevojshme për ekzistencën jetësore. Me këtë arrihet elementi social dhe shoqëror, i cili vepron në drejtim të afërsisë ndërmjet njerëzve dhe lidhjes së fateve në mes tyre. Agjërimi i Ramazanit, në shikim të parë, duket individual, por shumë i dobishëm për shoqërinë. Individë të këtillë të shoqërisë me përjetim fetar, edukohen për marrëdhënie të mira njerëzore me fqinjët, ndaj atdheut dhe më gjerë në shoqërinë njerëzore, vetëdijësohen se njeriu është vetëm një gjeth në trungun e madh njerëzor, i cili paraqet bashkësinë njerëzore. Kjo është ajo që në psikologji përkufizohet si përcaktimi i personalitetit në vlerë shoqërore , ky është komponenti themelor, pa të cilin as që mund të mendohet lumturia e përgjithshme njerëzore.

ASNJËHERË JOTOLERANCA, FËRKIMET DHE LUFTËRAT, NUK I KANË SJELLË NJERIUT FAT DHE BEGATI

Koshienca e besimtarëve në raport me të mirën dhe të keqen, luftën e paqen, e mësuar sidomos nga praktika historike e luftërave që kaluan, e thellon qëndrimin e lartpërmendur në procesin e edukimit të besimtarit islam, ndërmerr çdo gjë që është e mundur që besimtari të edukohet në shpirtin e humanizmit dhe njerëzores dhe kjo është detyrë prioritare e njerëzve të mirë të gjithë botës. Sepse asnjëherë jotoleranca, fërkimet dhe

luftërat, nuk i kanë sjellë njeriut fat dhe begati. Kur'ani për këtë flet shumë, sepse Allahu nuk i do agresorët dhe dhunën. Kjo në ditët tona është shumë aktuale dhe prandaj në shekullin XXI duhet të sundojnë drejtësia dhe paqja.

Asnjëherë nuk janë të tepërta fjalë të mira për udhëzim se si duhet të punohet, madje as për njeriun e sotëm i cili, duke zhvilluar shkencën, ka arritur të krijojë mjete të tmerrshme materiale, të cilat mund të keqpërdoren. E posaçërisht për shkak se gjithmonë ka njerëz me tru të turbullt, njerëz të këqij , që janë të udhëhequr nga shejtani e mund ta rrezikojnë qetësinë, madje edhe ekzistencën e njerëzimit. Për këtë arsye agjërimi dhe çdo ibadet tjetër, është ajo që njeriun e edukon në drejtim të humanizmit njerëzor, marrëdhënieve më të mira me njerëzit, sepse kjo u nevojitet njerëzve dhe kjo kërkohet në kohën tonë në përmasa globale.

TEKBIRET E BAJRAMIT

Le të bëhen këto ditë të Bajramit si shkallë kalimtare në të cilën besimtarët e besimit islam do të japin kontributin e tyre për paqen njerëzore, dashurinë dhe respektin e ndërsjellë me postulatet themelore islame të edukimit dhe për mësimet islame. Ramazani me institucionin dhe qëllimin e vet, ishte dhe mbeti gjithënjerëzor, sepse kur Kur'ani thotë se agjërimi është obligim, në

**TEKBIRET E BAJRAMIT DO T'I HAPIN ZEMRAT TONA PËR MË SHUMË DASHURI PËR FQINJËT, NJERËZIT DHE PËR SOLIDARITETIN E PËRGJITHSHËM ME NJERËZIT.**

mënyrë që njerëzit të jenë më të devotshëm dhe të largohen nga mëkatet (El-Bekare: 183), na bëhet e qartë se nuk ka gjynah më të madh se urrejtja dhe mostoleranca në mes njerëzve, e cila shpie nga e keqja. Për ta argumentuar me vepra përcaktimin tonë të Ramazanit dhe sa jemi të edukuar në edukatën e tij themelore, duhet t'i hapim patjetër shpirtrat tanë për të mirën e përgjithshme njerëzore. Për këtë arsye, tekbiret e Bajramit do t'i hapin zemrat tona për më shumë dashuri për fqinjët, njerëzit dhe për solidaritetin e përgjithshëm me njerëzit. Këto ditë të Ramazanit duhet të jenë njëkohësisht edhe një rast për barazimin e bilancit të punës sonë të përgjithshme, që me vetëkritikë ta analizojmë rrugën tonë të kaluar, e posaçërisht këtë rrugë të bujshme të pasluftës . Objektivisht mendoj se duhet të jemi të kënaqur me atë që është punuar në dhjetë vjetët e fundit dhe se kemi krijuar parakushte për ta bërë vetë shpërblimin .

Me fat ju qoftë fiter-Bajrami ! ■





EVOKIME NGA FËMIJËRIA

Ishin diku vitet 1984-1985, kur Shoku T. kishte vdekur, kur kishte ndodhur '81-shi dhe ishin bërë një varg rrëmujash në Jugosllavi, kur vaji blihej me "bona", ndërsa për bukën e zezë, që kushtonte më lirë, vargu i njerëzve bëhej disa dhjetëra metra. Unë isha në klasat e ulëta të shkollës fillore, në klasën e dytë a të tretë, nuk më kujtohet saktë. E mbaj mend se ishte shumë vështirë. Çdo natë në lajmet e Televizionit të Shkupit dëgjonim frazat "albanski nacionalizam i separatizam", që ndiqeshin nga ofshamat e babait tonë. Dhe, ndonëse nuk e dinim ç'ishte "nacionalizam i separatizam", ofshamat e tij na tregonin se nuk po përmendeshim për të mirë. Po, po, ka qenë pikërisht ajo kohë, më duket pranverë – maj ose qershor, kur nëpër televizione, radio e gazeta flitej e shkruhej për burgosjen e atyre hoxhallarëve që e pengonin mësimin duke ua mësuar fëmijëve myslimanë fshehurazi Kur'ani n dhe mësim-besimin nëpër shtëpi. Ne na kishte kapluar frika,

Zekerija IBRAHIMI

# Agjërimi im i parë dhe Deriku

mos do ta burgosnin hoxhën tonë. Ruajna Zot, frikësoheshim shumë! Babai ynë, që e kishte nuhatur vetë ose që kishte dëgjuar nga dikush, vazhdimisht na fliste se punën e mësimit te hoxha nuk guxojmë t'ia tregojmë askujt, ndërsa rrugës duke shkuar tek ai, të fshihnim mirë elifin ose musafin se, nëse do të na i gjenin, mund të burgosnin edhe hoxhën edhe babain. Ne vërtet frikësoheshim shumë, prandaj, ndonëse disa fqinjë tanë e dinin, askujt tjetër nuk i tregonim se mësonim te hoxha. Shkonim e ktheheshim shpejt, që të mos e merrte vesh askush. Megjithatë, kjo nuk ishte e lehtë!

Pasi ishin bërë dy-tri ditë të Ramazanit, e babai ynë e kishte marrë rrogën, që të na motivonte, na tha se atij që do të agjëronte një ditë të plotë të Ramazanit, do t'i blinte një palë atlete të reja për Bajram. Ishte kjo një sfidë për ne. Ne edhe ashtu kishim shumë dëshirë të agjëronim, po prindërit nuk na linin, se akoma ishim të vegjël. Megjithatë, kësaj radhe babai ynë kishte lëshuar pe. U ngritëm edhe në syfyr, hëngrëm manti me gjizë sa mundëm (ah, më kurrë as që kam ngrënë aso mantie!), pimë ujë sa më shumë dhe e bëmë nijet që të agjëronim ditën e nesërme. U zgjuam herët dhe shkuam në shkollë. Edhe pse ndihesha pak më krenar se shokët e mi që po agjëroja, këtë nuk ia thosha askujt, sepse ashtu na pati porositur babai në shtëpi. Por, për fatin tonë të lig, atë ditë Deriku, si e quanim ne pedagogun e shkollës (nga një film serik që asokohe shfaqej në TV – të cilit ai i përngjante shumë) kishte vendosur të kalonte klasë më klasë e t'u fliste fëmijëve për agjërimin - se ata ishin ende të vegjël e se nuk bënte të agjëronin. Kështu, edhe mua ma prishi gëzimin e asaj dite. Hyri tek ne, ndërsa mësuesi ynë u çua në këmbë. Me një qeshje shumë plastike, në të cilën vërehej një mllef tjetër që pritej të thuhej, ai, duke aktruar se aq shumë na donte, filloi të na fliste: "Ju jeni të mirë, se mësoni" e kopalla të tjera, për të dalë në temën "por nuk guxoni të agjëroni, se agjërimi është për pleqtë, ndërsa ju jeni të vegjël" e edhe do muhabete të tjera, që më pastaj të vazhdonte: "Edhe mësimi te hoxha për ne është i padobishëm" dhe:"ju keni kohë për ato gjëra". Derisa ai fliste në këtë temë, mua më dukej se ai e dinte për mua dhe prandaj po fliste kështu. I ula sytë në tokë dhe, ku ta dish sa isha skuqur. Pastaj ai pyeti se mos dikush prej nesh shkonte te hoxha. Mësuesi ynë, i cili jetonte në lagjen tonë dhe të cilit ia merrte mendja se kush mund të shkonte te hoxha, filloi t'i fliste: "Këta janë të mirë e nuk shkojnë nëpër aso rrugësh". Por, mu atëherë një shok imi, një sherrbudalla, si e quanim ne në atë moshë, me krenari naive fëmijërore, i tregoi se ai mësonte te mixha i tij - hoxhë, madje se edhe unë mësoja te mixha im, gjithashtu hoxhë. Unë desha të reagoja, të thosha se ai po shpifte, por nuk munda, nuk kisha fuqi, për pak sa nuk ia plasa vajit. Unë heshta dhe u skuqa edhe më shumë, ndërsa ky sherrbudallai ynë i tregoi si quhet hoxha i tij dhe hoxha im. Deriku i shënoi këta dy emra dhe, si i gëzuar që zbuloi diçka, doli për dere. Ne u ngritëm për t'i uruar ditë të mirë. U ngrita dhe unë, ndonëse me zemër nuk desha ta shihja kurrë më. Ora ishte ndërprerë, mësuesi ynë ishte stepur, ishte kthyer nga dritarja dhe sikur nuk kishte zemër të më shikonte në sy. Kështu qëndruam gjatë. Mbase kështu, pa thënë asnjë fjalë, do të rrinim edhe shumë kohë, por fatmirësisht ra zilja, dhe ne dolëm në pushimin e madh.

Dola në oborr, ika të mos më shihnin shokët dhe ia plasa vajit. U kullova në lot. Megjithatë sherrbudallai më kishte vërejtur, dhe erdhi e, si i zënë në faj, m'u afrua. Ndonëse ia merrte mendja pse po veproja ashtu, ai më pyeti pse po qaja. "Ti je budalla, - i thashë-, do të na marrësh në qafë, do ta burgosin mixhën tim. A e di se ç'ke bërë"?! Flisja dhe dënesja. Ai, i turpëruar iku. Zilja ra prapë. Të gjithë hynë në shkollë, e unë hyra i fundit, shkova në çezme, i lava sytë e ënjtur dhe hyra në klasë. Arsimtari më hetoi. Kur e pa se sa isha mërzitur, më përkëdheli dhe më lëshoi të shkoja në shtëpi, gjoja se qenkësha i sëmurë e paskësha temperaturë. Duke dalë, më shikoi në buzët e thara nga agjërimi dhe, sikur ma bëri me dije se ai e dinte për mua, porse as ai nuk kishte ç'të bënte. Me të shpejtë dola nga shkolla. Edhe në shtëpi qava sa munda. Kur u kthye nga puna babai im, më mori në prehër, më ngushëlloi dhe më la të dilja pak jashtë e të luaja. Në shtëpi filloi të përgatitej iftari. Ne qëndronim te Qymesi i Hasanit prej ku shihej minarja e Jahja Pashës. Po prisnim të ndizeshin kandilat. Unë edhe më tutje kisha brengën e ditës.

"Iftar, iftar, kandila kandila!", të gjithë u turrëm në shtëpi. Bëra lutjen e iftarit dhe piva ujë. Mërzia më kaloi si me dorë. Isha shumë i gëzuar. Dhe, jo vetëm për atletet e Bajramit. . . ■



# Mehmed Akif Ersoj

**1873-1936**

U lind mes datave 22 nëntor – 20 dhjetor 1873 në Stamboll. Ishte biri i Tahir Efendiut (1826-1888), myderris në medresenë Fatih, i cili pat ardhur në Stamboll për të marrë arsim nga fshati Shushicë i kazasë së Pejës (Kosovë).
Filloren e mbaroi në Fatih – Stamboll, studioi të mesmen në Bajtar, ndërsa u diplomua në fakultetin e veterinarisë më 22 dhjetor 1893.
Ndërkohë e kishte mësuar arabishten, persishten dhe frëngjishten dhe njëherazi ishte bërë hafiz i Kur'ani t.
Punoi si mësues, gazetar, përkthyes, botues, një kohë u mor edhe me politikë, ishte edhe deputet, por gjithnjë mbeti shkrimtar.
Ai është edhe autor i himnit bashkëkohor turk "İstiklal Marshı" (Marshi i Pavarësisë).
Veprat e Mehmed Akif Ersojit mund të klasifikohen kryesisht në dy grupe të mëdha: në vepra të shkruara në vargje ose, shkurt, poetike, dhe në vepra të shkruara në prozë ose, shkurt, prozaike.
Vepra e tij më kolosale pa dyshim mbetet Safahati, që ka filluar të botohet qysh më 1911, ndërsa botimi i saj ka përfunduar më 1933. Safahat do të thotë fletët (e kohës e të çështjeve), etapat, fazat, periudhat dhe, me një kuptim më të gjerë, dukjet, pamjet.
M. Akifi u martua më 1 shtator 1898 me Ismet Hanëmin, me të cilën i pati shtatë fëmijë.
Ndërroi jetë më 27 dhjetor 1936.

*Për t'ju copëtuar në fillim, pastaj për t'ju gëlltitur;*
*Ndërsa keni shembull shqiptarët, ç'është ende*
*Kjo politikë e ngatërruar, kjo çështje pa kuptim?*
*Më duket se biri juaj nuk e njeh rrugën kah kalon...*
*Përzejeni, më në fund, hajdutin që ju udhëzon!*
*Dëgjomëni mua që po, jam shqiptar...*
*S'kam tjetër ç'them... Vendi im i mjerë!..*

## *Ramazan*

*"... etuhlikuna bima feale's-sufehau minna..."[1]*
*Ramazani erdhi në kohë këtë vit, lavdi qoftë!*
*Ai ndoshta i pakëson ca dhimbjet e hequra:*
*Sëmundje, tërmete, zjarre, trazira, ngushticë buke,*
*Islamin e shtypin mijra mënxyra të tjera.*
*"Populli u azdis, prandaj kaq shumë bela..." – Thonë;*
*A s'ka të paazdisur? Të gjithë të agjëruarit, azganë?*
*Kushdo që të jetë, mëkatarët, mos i lër pas dore, o Zot!*
*Ndryshe, një popull të pafajshëm mos e lër ndërkëmbë!*
* * *
*"... ve jevmeidhin jefrahu'l-mu'minune bi nasril-lah..."[2]*
*O Zot, për hir të këtij ramazani të madhëruar,*
*Hiqe nga mesi pengesën e bashkimit të penguar;*
*O Zot, të mos shtypet më ummeti nga kjo përçarje*
*Që vazhdon me shekuj, të mos mbet' i pashpresuar!*
*Meqë na dhe neve një shpirt të ri,*
*O Zot, një frymë e re mbështetjeje të zbresë përsëri!*
* * *
*Meqë i pe këto ditë të bukura tani,*
*O popull i mëshiruar, do të jetosh në përjetësi!*
*Ndihma hyjnore të ardhmen do të ta sigurojë;*
*Shpresa është e fortë sepse premtimi është i fortë!*
*Me harenë e dukjes dhe të zemrës dhe ne,*
*Ngrihuni t'i bëjmë Krijuesit të lirisë sexhde!*

## *Bajram*

*Horizonti i tërë qesh, bota, tjetër botë;*
*Bajrami, ç'kohë e këndshme, ç'kohë e gëzuar është!*
*Në bajram qesh fytyra e fëmijës së pafajshme,*
*Në pamjen e dëlirë të fëmijës shpresa e qartë është!*
*Në çdo ballë një dritë e padukshme në shkëlqim,*
*Gjithkohë në çdo sy një shpirt kah përsillet është!*
*Trupi i përkulur dysh prej vuajtjeve të jetës*
*Nën ndikimin e begatisë së tij kah të mbet i gjallë është!*
*Bajrami, një kohë qetësie e prehjeje pas një viti përpjekjesh,*
*Për zemrën e rënë në pesimizëm, shpresë dhe jetë është!*
*Në pastë çast kur klithma e frikshme në luftën*
*Për ushqim të heshtë, ky çast është!*
*A gjen dot bukuri të tillë në mëngjes të beharit?*
*Çehren e tokës shih: sa e hareshme, sa rinore është!*
*Në çdo gjoks një zemër është kah rreh me hare,*
*Në çdo zemër, një botë pasionesh e fshehur është!*
*Njerëz të çdo race me harenë e festimit dëfrejnë,*
*Sikur i gjithë gjoksi i rruzullit tokësor tejet i ekzaltuar është!*
*Gjithë qeniet i entuziazmon begatia e shpërndarë*
*O Zot, ky shpirt i shpërndarë gjithë botëve, ç'shpirt është?*
*Ç'kujtime të këndshme na vijnë në bajram*
*Që nuk i nxë një jetë, shpeshtia e tyre aq e madhe është!*
*E kam gjithmonë parasysh peizazhin bujar të bajramit:*
*Kujtimi fytyrëqeshur i të kaluarës sime fëminore është!*

*(1) fragment i ajetit 155 të sures A'raf "A po na zhduk për atë që bënë të marrët nga ne?". (2) fragment nga ajetet 4-5 të sures Rum "Atë ditë muslimanët do të gjejnë shpëtim me ndihmën e Allahut.."*
*Nga Safahat, botoi Logos-A 2009, përktheu Mithat Hoxha, përzgjodhi E.A.*



Arta TAHIRI

## Si të rrisim fëmijë të shëndetshëm?!

Edukimi i fëmijëve në shkollë dhe edukimi në familje janë një proces i pandarë. Udhëheqës dhe organizator i këtij procesi është kolektivi pedagogjik i shkollës. Në organizimin e punës me familjet e nxënësve, shkolla niset nga një unitet detyrash, realizimi i të cilave ndikon drejtpërdrejt në zhvillimin harmonik e të gjithanshëm të personalitetit të fëmijës.

Ndihmesa e familjes në edukimin e fëmijëve dhe njëkohësisht rritja e përgjegjësisë së saj në edukimin e brezit që rritet, janë të mundura në saje të një pune sistematike e të organizuar, në formimin e aftësive e shprehive pedagogjike të prindërve. Është shumë e rëndësishme që, ende pa hyrë fëmijët në shkollë, dhe sidomos në vitin e parë të shkollës,

prindërit të bëhen bashkëpjesëtarë të procesit pedagogjik. Për këtë arsye institucionet shkollore e kanë të domosdoshme të ndërtojnë një bashkëpunim të ngushtë shkollë-familje. Si kusht i domosdoshëm për lindjen e këtij bashkëpunimi, është kualifikimi i familjes. Shkolla e ka për detyrë të bashkëpunojë me prindërit për ngritjen e kulturës së tyre pedagogjike. Pavarësisht nga niveli arsimor e kulturor i prindërve, shkolla ka fushën e vet për ngritjen kulturore të tyre.

Familja është shkalla e parë shoqërore në jetën e njeriut. Ajo që në moshat e hershme drejton njohuritë, dëshirat dhe ndjenjat e fëmijëve. Nën drejtimin e prindërve, fëmija fiton përvojën e parë nga jeta, njohuritë elementare në veprimtaritë që e rrethojnë, njohuritë dhe shprehitë e jetës në shoqëri.

Përse familja është një faktor kaq i fuqishëm i ndikimit tek fëmija? Një nga arsyet e ndikimit të familjes tek fëmijët, është qëndrueshmëria e përshtypjeve të para të fëmijës nga jeta që e rrethon, dhe mbi bazën e të cilave formohet karakteri i fëmijës.

Forca e ndikimit të prindërve qëndron në besimin e fëmijës tek ta, në bindjet e tij që njerëzit më të afërt e të dashur kanë të drejtë, dhe që zgjidhjet e tyre janë të sakta. Fëmijët dëshirojnë t'u ngjajnë prindërve dhe në mënyrë instinktive i imitojnë ata. Pavarësisht nga paaftësia e plotë dhe dobësia e forcave, fëmija 4-5 vjeçar, bashkë me nënën, mundohet të marrë pjesë në punët e shtëpisë. Fëmijët i imitojnë prindërit në të gjitha veprimet dhe lëvizjet, në fjalët e tyre. Parashikimet e para për idealet dhe perfeksionimin krijohen mbi shembullin e prindërve.

Rezultati i edukatës varet shumë nga mënyra se si do të drejtohet ndikimi i familjes. Në mënyrë që familja të arrijë sukses në edukimin e fëmijës, është e domosdoshme që prindërit të dinë kërkesat bazë pedagogjike dhe të krijojnë kushtet e domosdoshme për edukimin e fëmijëve në familje.



Cilat janë këto kërkesa? Para së gjithash, është ajo atmosfera familjare, ku secili nga prindërit dhe anëtarët e familjes merr përgjegjësinë e vet në edukimin e fëmijëve. Nga mënyra se si edukohet fëmija në familje, do të varet nëse ai do të rritet i ndershëm dhe i drejtë, shpirtgjerë apo egoist, i mbyllur në rrethin e interesave të ngushta personale.

Dashuria e prindërve, presupozon pjesëmarrjen e fëmijës në jetën e familjes. Që herët fëmija duhet të kuptojë që ai është një anëtar i familjes, si dhe të tjerët, dhe ai duhet të interesohet për të tjerët, ashtu si dhe të tjerët interesohen për të. Dhe prindërit e fëmijët duhet të kenë në familje pjesën e vet të punës dhe pjesën e vet të pushimit. Në këtë mënyrë nuk është normale, kur prindërit, për kënaqësitë e tyre, i harrojnë fëmijët, po ashtu siç nuk është normale, kur në familje vetëm fëmijët pushojnë, zbaviten, kurse punët t'u takojnë vetëm prindërve.

Një kusht i rëndësishëm në edukimin e suksesshëm në familje është autoriteti i prindërve. Autoriteti i prindërve është ndikimi i babait dhe nënës ndaj fëmijëve, që bazohet në respektin dhe dashurinë ndaj tyre, tek besimi në përvojën e tyre jetësore, në fjalët dhe këshillat.

Fëmija ndien mbi veten, ndikimin e të gjithë anëtarëve të familjes, madje edhe në ato raste kur dikush sikur shmanget nga veprimi i drejtpërdrejtë edukues ndaj tij. Kështu, babai, i cili p.sh. nuk merr pjesë drejtpërdrejt në problemet ekonomike të familjes, duke i quajtur ato "punë grash", krijon tek fëmija një raport negativ për punën, mungesën e respektit ndaj gruas, ndaj ekonomisë së familjes.

Respektimi i individualitetit të fëmijës, të kuptuarit e interesave të tij, synimi për të parë në të njeriun, janë kushte të domosdoshme për rritjen e autoritetit.

Mjaft prindër, si shkak të mungesës së vëmendjes ndaj fëmijëve paraqesin mungesën e kohës, për t'u marrë herë pas herë me fëmijët. Por interesi i gjallë, vëmendja ndaj mësimeve të fëmijëve, ndaj "vogëlsirave" të jetës së fëmijëve, - janë komponentë të domosdoshëm të autoritetit prindëror në familje. Mungesa e vëmendjes ndaj fëmijëve, nuk duhet të justifikohet me zënien në punë.

Fusha pjellore që shtrihet për një të nesërme më të mirë, kështu më duket mua, është në një revolucion personal. Shkollo një herë vetveten para se të shkollosh shoqërinë, bëje veten një qytetar që nuk e njeh frikën. Nxirr anën më të mirë që ke. Dhe bëj të njëjtën gjë për fëmijët e tu dhe të afërmit. Të zgjerosh fëmijërinë e fëmijëve të tu, është një mallkim për të ardhmen e fëmijës, ndërkohë që mund t'i japësh një bekim në menaxhim, sigurisht. Mos e lejoni vajzën a djalin tuaj të përcaktojnë veten e tyre nga ato që konsumojnë: çmimi i një zakoni të tillë jetësor është shumë i ulët, që të jetë i vlefshëm sa kostoja. Dhe, kur ju pastaj ta gjeni veten të frikësuar dhe të neveritshëm nga sjelljet e papjekura dhe të papërgjegjshme që shikoni rreth jush, mendoni për shkollën si përparimin e tyre dhe bëni diçka për të. ■

Bibliografia: Maalouf, Amin, "Identitete vrastare", Onufri, Tiranë 2001. / Milo, Paskal, "E drejta kushtetuese dhe mbrojtja e të drejtave të fëmijëve", "Drita", Tiranë 1999, fq. 126. / Gatto, John Taylor; Hanson, Hamza Yusuf; Sayers, Dorothy, "Edukimi i Fëmijëve Tuaj në Kohët Moderne", Shoqata Kulturore "Rinia e së Ardhmes", Tiranë 2008

Vlora PODVORICA-SHALA

# Si ta largojmë frikën nga fëmijët tanë

Çdo fëmijë ka një sasi frike në vetën e tij; disa nga këto janë frika normale të fëmijërisë, kurse disa të tjera nuk janë. Një sasi e frikës tek fëmija është e kuptueshme dhe e shëndoshë, siç është frika nga zjarri, sepse ai djeg. Ekspertët e psikologjisë së fëmijëve thonë se fëmija në vitet e hershme të jetës mund të shfaqë shenja frike kur të dëgjojë ndonjë zhurmë të befasishme apo duke rënë diçka. Në përgjithësi vajzat shfaqin më shumë frikë sesa djemtë dhe intensiteti i frikës mund të ndryshojë sipas imagjinatës së fëmijës: sa më imagjinues të jetë fëmija, aq më tepër mund të frikësohet.

Sidoqoftë, fëmija mund të zhvillojë frikë nga gjërat e padëmshme, siç janë terri, uji, shkallët dhe tubimi me njerëz të tjerë. Këto frikësime mund të jenë rezultat i disa faktorëve:

1. Frikësimi i fëmijës nga ana e nënës së tij mer rrëfime për fantazmat, hijet apo krijesa të ndryshme të frikshme.
2. Rrëfimi i përrallave dhe tregimeve të ndryshme, të cilat ngërthejnë në vete personazhe të shëmtuara dhe imagjinuese.
3. Rritja e fëmijës në izolim, duke e mbajtur larg dhe të veçuar nga njerëz të tjerë.
4. Fëmijët janë imitues të prindërve të tyre dhe marrin fobi nga prindërit e tyre, prandaj dhënia e një shembulli të mirë para fëmijëve, luan rol të rëndësishëm në formimin e tyre.

Në mënyrë që të largohen këto frika, prindërit duhet:

1. T'i mësojnë fëmijët që gjithmonë ta besojnë Allahun xh.sh. ta adhurojnë Atë dhe ta kuptojnë se çdoherë mund të mbështeten në Të, në çdo situatë të frikshme apo ankthi.
2. Të mos i frikësojnë fëmijët me personazhe imagjinare, siç janë fantazmat ose dhe shtazët. Gjithmonë kujtoni hadithin e Pejgamberit a.s., i cili tha: ''Besimtari i fort është më i mirë dhe më i dashur tek Allahu sesa besimtari i dobët'' (Muslimi)
3. T'i japin fëmijës përgjegjësi dhe ta lejojnë që të veprojë në mënyrë të pavarur. Po ashtu t'i lejohet që të shoqërohet me njerëz të tjerë dhe t'i njohë ata.
4. T'i japin guxim dhe ta trimërojnë duke i treguar rrëfime për paraardhësit tanë besimtarë.
5. Ashtu siç rekomandojnë psikologët, t'i japin fëmijës rast që t'i njohë gjërat që e frikësojnë, p. sh., nëse frikësohet nga uji, ta lejojnë të luajë me ujë në ndonjë enë, apo, nëse frikësohet nga errësira, prindërit mund ta lejojnë që të luajë me çelësin e llambës elektrike, duke e ndezur e fikur e të tjera.



**''FËMIJA ËSHTË FRYT I ZEMRËS DHE NJË PREJ LULEVE ME AROMË TË XHENNETIT'' MUHAMED A.S.**

FRIKA NGA ERRËSIRA

Në përgjithësi fëmijët tregojnë frikë kur prindërit e tyre i ndajnë ata nga shtrati i tyre. Prindërit duhet ta pranojnë faktin se fëmijës dhoma i duket krejtësisht ndryshe kur të fiket drita, prandaj, për ta evituar këtë gjë, ju mund të...

1. Përdorni dritë nate, por provoni vendin e vendosjes së saj, që të jeni të sigurt se nuk do të krijojë hije frikësuese.
2. Qëndroni në dhomë për pak minuta pasi të fiket drita, dhe të bisedoni për faktin se si gjërat mund të duken më ndryshe. Perdja që lëviz nga puhia e lehtë, gjatë natës duket shumë më ndryshe, nga ç'duket gjatë ditës.
3. Lini derën e dhomës së fëmijës pakëz të hapur dhe t'i thoni atij se nuk do të jeni larg, kështu ai do të ndihet më i sigurt.
4. Të mos e ftoni fëmijën në shtratin tuaj nëse zgjohet në mes të natës, sepse mund ta bëjë shprehi dhe ajo pastaj është vështirë t'i largohet!! Në vend që të veproni kështu, qetësojeni fëmijën në dhomën e tij dhe thoni se sa krenarë jeni që ai tregohet mjaft i rritur - sa për të fjetur vetëm në dhomë.

Është detyrë e prindërve që fëmijëve të tyre t'u ofrojnë kujdes të veçantë, dashuri dhe mbështetje, në mënyrë që të largojnë të gjitha fobitë që mund të shfaqen tek ata, kështu që të mund të përballojnë dhe tejkalojnë bashkërisht këto sfida.

Nuk duhet të harrojmë hadithin ku Pejgamberi alejhi selam thotë: ''Fëmija është fryt i zemrës dhe një prej luleve me aromë të Xhennetit''. (Tirmidhiu) ■

Mr. Qemajl MORINA

# Zgjedhjet presidenciale në Iran

*Nga po shkon Republika Islame e Iranit*?!



Interesimi i medieve botërore nga prodhimi i uraniumit në Iran, në muajin qershor kaloi në zgjedhjet presidenciale që u mbajtën më 12 qershor. Sipas deklaratave zyrtare, në zgjedhje fitoi bindshëm ish-presidenti iranian, Mahmud Ahmedin Nexhat kundër rivalit të tij, Mir-Husejn Musavi. Shpallja e rezulatit të zgjedhjeve nga ana e Ministrisë së Punëve të Brendshme, ishte e papritur, jashtë rregullave zgjedhore dhe me fitoren me një përqindje të lartë. Sipas të dhënave zyrtare, Presidenti aktual fitoi 62% të votave, që do të thotë 24 milionë vota, ndërkohë që katër vjet më parë kishte fituar vetëm 12 milionë. Ky rezultat, kaq i lartë, nuk është pritur as nga optimistët më të mëdhenj të taborrit të Ahmedin Nexhat.

Kjo bëri që opozita, e pakënaqur nga ky rezultat, të zbriste në rrugë, në shenjë proteste, siç thonë ata, për shkak se po luhej me votën e popullit. Ky konflikt për çdo ditë e më tepër po merr përmasa të mëdha, kur dihet se të dy palët kanë koncepte të ndryshme në shumë çështje që kanë të bëjnë me qeverisjen e Iranit, si dhe në marrëdhëniet ndërkombëtare.

Irani, pas ardhjes së Ajatullah Homeinit në pushtet, më 1 shkurt 1979, instaloi një sistem qeverisës, që dallon nga shumë vende rë tjera të botës. Ekzistojnë parlamenti, presidenti, po edhe disa instanca të tjera, në krye të të cilave është "vilajet al-faqih" (pushteti i fakihut), i cili është i padiskutueshëm. Në këtë post ishte vetë Ajatullah Homeini deri në vitin 1989, kurse pas vdekjes së tij, atë e trashëgoi Ajatullah Ali Hamnei, udhëheqësi aktual më i lartë fetar i Iranit.

Mahmud Ahmedin Nexhat, i cili para se të zgjidhej në postin e Presidentit ishte kryetar i qytetit të Teheranit. I takon rrymës radikale të pushtetarëve të Iranit, dhe ka mbështetje nga lideri fetar i Iranit - Ajatullah Ali Hamnei, nga pjesa radikale e udhëheqësve fetarë si dhe nga garda revolucionare.

Ndërkohë që Mir-Husejn Musavi, ish-kryeministër i Iranit në vitet tetëdhjetë i përket krahut reformist brenda establishmentit politik iranian, ku bën pjesë edhe ish-presidenti Hashimi Rafsanxhani, ish-Presidenti Mohamad Hatami etj..

IRANI NË LUFTË NË MES DY KONCEPTEVE BRENDA ESTABLISHMENTIT POLITIK TË TEHERANIT, NË MES ATIJ LIBERAL DHE ATIJ KONSERVATIV

Presidentët iranianë, të cilët kanë ide liberale, nuk e kanë lehtë ta ushtrojnë pushtetin e tyre nën mbikëqyrjen e liderëve fetarë, në veçanti nëse ata janë konservativë. Këtë më së miri e tregon përvoja e Presidentit të parë iranian, Beni Sadr, të cilin vetë Ajatullah Homeini e kishte sjellë prej Parisit, por i cili pas një kohe u detyrua jo vetëm të jepte dorëheqje nga posti i tij, po edhe të largohej nga Irani dhe të vazhdonte jetën e tij në ekzil në Paris. Në një intervistë, që dha këto ditë për një televizion francez, ai i përshkroi ngjarjet aktuale në Iran si një luftë në mes dy koncepteve brenda establishmenti politik të Teheranit, në mes atij liberal dhe atij konservativ.

Sipas analistit nga Bejruti, Ridvan Essjid, iranianët, kur dalin në rrugë dëshirojnë ndërrimin e regjimit. Kështu kishte ndodhur në vitin 1906, kur kishin bërë revolucionin për shpalljen e Kushtetutës, si dhe në vitin 1979, kur Ajatullah Homeini nga Parisi, nën presionin e



masës kishte detyruar Shahun Riza Pahlavi ta lëshonte Iranin, duke ia lëshuar këtij të fundit vendin për ta marrë pushtetin dhe për të qeverisur vendin. Edhe pse ai kishte ushtrinë më të fuqishme në Lindjen e Mesme, shërbimin sekret "Savak" si dhe kishte përkrahjen e Botës Perëndimore, nëse u bëhet një vlerësim tri dekadave të Revolucionit Islamik të Iranit, mund të shtrohet pyetja: A realizoi ajo lëvizje masive aspiratat e popullatës, e cila me tërë qenien e saj e përkrahu? Përgjigjja nuk mund të marrë notë kaluese. Kështu shprehet edhe Shirin Abadi, fitues e Çmimit Nobël për Paqe në vitin 2003. Ajo thekson: "Ne të gjithë u ngritëm kundër regjimit të korruptuar të Shahut dhe përkrahëm revolucionin islamik, por shumë shpejt u zhgënjyem".

Synimet e jashtme të Revolucionit Islamik ishin të eksportohej modeli iranian i sistemit në vendet e rajonit si dhe armiqësia me ShBA-në. Është i njohur rasti i marrjes peng të diplomatëve amerikanë në Ambasadën amerikane në Teheran.

Në aspektin e brendshëm, revolucioni dëshironte të bënte thyerjen e shoqërisë moderne iraniane dhe të rindërtonte një shoqëri të re. Por, ky projekt nuk u realizua për shkak të agresionit irakian nga regjimi i Sadam Huseinit, i përkrahur nga ShBA, që vazhdoi për tetë vjet me radhë.

BRENDA DY DEKADAVE TË PARA TË REVOLUCIONIT ISLAMIK, IRANIN E LËSHUAN MË SHUMË SE TRE MILIONË IRANIANË, SHUMICA PREJ TYRE GJATË DEKADËS SË PARË

Megjithatë, vazhdoi pastrimi i shoqërisë iraniane jo vetëm nga opozita, po edhe nga ata që ishin indiferentë. Kështu, ndodhi mbyllja e Universitetit të Teheranit për vite të tëra, me qëllim të spastrimit të tij nga elementët që nuk i pëlqenin të gjitha idetë e Revolucionit Islamik. Çështë e njohur se ç'u ndodhi komunistëve, behaijëve, presidentit të parë të Republikës Islamike, fakihut të parë të caktuar për ta zëvendësuar Imam Homeinin dhe mijëra të tjerëve nga të gjitha pjesët e shoqërisë. Prandaj, brenda dy dekadave të para të Revolucionit Islamik, Iranin e lëshuan më shumë se tre milionë iranianë, shumica prej tyre gjatë dekadës së parë.

Edhe në periudhat kur reformistët e patën pushtetin, nuk u bë ndonjë zhvillim ekonomik, edhe pse Irani zë vendin e dytë në botë me rezervat e mëdha të naftës dhe gazit natyror, pas Arabisë Saudite. Sepse të hyrat shkonin për propagandë politike e jo në zhvillimin e vendit dhe uljen e papunësisë. Kështu niveli i papunësisë gjatë katër vjetve, sa ishte në pushtet Mahmud Ahmedin Nexhat, ka arritur në 26%, që për një vend të pasur si Irani, është një përqindje tejet e lartë.

Pas fjalimit të Ajatullah Ali Hamneit që mbajti në namazin e xhumasë, në xhaminë e Universitetit të Teheranit, ku munguan katër figurat kryesore të reformatorëve, Hashimi Rafsanxhani, Mohamad Hatemi, Mir-Husejn Musavi dhe Mehdi Harrubi, si duket mundësitë për kompromis janë tejet të vogla, sidomos nëse merret parasysh edhe përmbajtja e fjalimit të liderit fetar, i cili fajësoi opozitën për daljen e demonstruesve nëpër rrugët e Teheranit.

Ndërkohë që Mir-Husejn Musavi, vetëm një ditë më vonë akuzoi liderin më të lartë fetar, Ajatullah Ali Hamnein, se po vë në pikëpyetje "legjitimitetin e Republikës Islamike", e sipas rregullave shiite, fjala e udhëheqësit më të lartë fetar nuk mund të kontestohet. Udhëheqësi i lartë fetar i Iranit, Ali Ajatullah Hamnei, është para një sprove të madhe, të vazhdojë mospërfilljen e kërkesave të reformistëve, me Mir-Husejn Musavin në krye, i cili kërkon përsëritjen e procesit zgjedhor, apo të ngulë këmbë në faktin se procesi zgjedhor ka përfunduar dhe se në katër vjetët e ardhshëm Mahmud Ahmedin Nexhat, do të jetë në krye të Republikës Islamike të Iranit.

Prandaj, siç thuhet, populli i Iranit nuk zbret në rrugë së koti. Por, nëse ai zbret, do ta ndërrojë pushtetin. Pyetjet që shtrohen para nesh, janë: A ka dalë vërtet për ta ndërruar pushtetin? Kush qëndron pas tij? Deri ku do të

shkojnë ngjarjet? Këto janë pyetje, për të cilat vështirë të jepen përgjigje dhe për zhvillimet që do pasojnë në ditët dhe javët në vijim.

## IRANI – PLAGA QË VËSHTIRË MUND TË SHËROHET

Pa marrë parasysh rezultatin e konfliktit aktual në Teheran, një gjë është më se e vërtetë: Qeveria në pushtet do t'i vuajë pasojat e përçarjes së madhe, përfundimi i së cilës nuk shihet në horizont në ndonjë të afërme të shpejtë.

Kjo përçarje mund të shihet, në mënyrë të qartë, në të gjitha institucionet e sistemit të komplikuar të Homeinit. Shohim se sektori politik dhe aktiv i prijësve fetarë të shiave, është i përçarë. Kështu, shohim se liderët e mëdhenj fetarë, si Husejn Ali Al-Muntadhari, Abdul Kerim Musavi Ardebili dhe Jusuf Sijani, janë rreshtuar në anën e opozitës.

Në anën tjetër, shohim që liderët fetarë me ndikim, si Muhamed Teki Misbah Jazidi, Ahmed Xheneti dhe Ahmed Hatemi, përkrahin liderin suprem, Ajatullah Ali Hamnei, i cili paraqitet si komandant i përgjithshëm.

Të njëjtin qëndrim e shohim edhe në institucionin e ushtrisë; disa personalitete të larta ushtarake përkrahin "liderin suprem fetar" Ajatullah Ali Hamnei, siç është Ministri i Mbrojtjes gjeneral Mustafa Muhamed Nexhar, Ministri i Punëve të Brendshme, gjeneral Sadik Mahsuli, kurse të tjerë, si admirali Ali Shamihani, ish-Ministër i Mbrojtjes, pastaj gjeneral Jahja Rahim Safevi, ish-Komandant i gardës revolucionare, kanë dhënë shenja se janë radhitur në anën e opozitës. Përçarja më e madhe dhe më e rrezikshme është në radhët e gardës revolucionare.

## A PO FITON OPOZITA SIMPATI NGA USHTARAKËT?

Sipas disa raporteve, jo të konfirmuara mirë, thuhet se 17 oficerë të lartë të Gardës revolucionare janë shkarkuar nga postet e tyre. Në mesin e tyre është shkarkuar gjeneral Ali Fadli, komandant i njësive speciale, pasi kishte refuzuar t'u jepte urdhra njësive të tij, për t'i sulmuar protestuesit. Mirëpo, qëndrimi i gjeneral Muhamed Ali Xhaferit, komandant i Gardës revolucionare, ende është i paqartë; edhe pse është nën komandën e Mahmud Ahmedin Nexhat, ai nuk ka qenë i kënaqur me politikën e tij.

Ndërkohë që gjeneral Hasan Fejruzabadi, që është në postin e Komandantit të përgjithshëm të Forcave të Armatosura si dhe njëri ndër komandantët më të njohur ushtarakë në vend, ka marrë qëndrim neutral, edhe pse thuhet se ai tregon simpati për opozitën.

Po ashtu edhe tregtarët, të cilët paraqesin mbështetësin kryesor të sistemit të Homejnit në Iran, janë të ndarë, në mes të përkrahësve dhe atyre që janë kundër regjimit. Kështu, gjatë ditëve të kaluara kishte përpjekje për mbylljen e dyqaneve në shenjë proteste për keqpërdorimet e zgjedhjeve, por në të njëjtën kohë kishte dhe zëra që përshëndetën fitoren e Mahmud Ahmedin Nexhat.

Ndarje shohim edhe në mesin e disa teknokratëve, si ish-Ministri i Jashtëm, Ali Ekber Vilajati, i cili përkrah "liderin suprem fetar" pa asnjë mëdyshje, kurse disa të tjerë, si: Gulam Rida Agazade, i cili është në krye të programit bërthamor iranian, kanë dhënë shenja se përkrahin opozitën. Në mesin e disa personaliteteve me rëndësi, si gjeneral Muhamed Bakir Kalinavi, kryetari i qytetit të Teheranit, dhe Ali Larixhani, kryetar i parlamentit iranian, u përpoqën të kishin qëndrim neutral ndaj ngjarjeve të fundit. Në ditën e parë anuan nga opozita, kurse ditën tjetër u prononcuan për përkrahjen e "liderit suprem fetar" Ajatullah Ali Hamnei.

## PËRÇARJE E MADHE EKZISTON EDHE NË MESIN E AKADEMIKËVE

Mbi 400 profesorë të universiteteve të Iranit, si dhe një numër i konsiderueshëm i dekanëve, në shenjë proteste për atë që ata e quajnë "falsifikim" të zgjedhjeve të 12 qershorit, dhanë dorëheqje. Por, me qindra akademikë të tjerë mbështetën zgjedhjen e Mahmud Ahmedin Nexhat, kryetar i Iranit, duke kritikuar ashpër "veprimet" e Mir Husejn Musavit, të cilat sipas tyre, ai po i bënte në emër të armiqve të Iranit.

Përçarje e ngjashme ekziston edhe në mesin e institucioneve të sistemit, siç është këshilli i ekspertëve, që ka 92 liderë fetarë, misioni i të cilit është mbikëqyrja e punës së "liderit suprem fetar", në krye të të cilit është Huxhetul-islam, Hashimi Rafsanxhani, i cili konsiderohet se është prej personaliteteve më të rëndësishme të opozitës. Në aspektin juridik, Këshilli i ekspertëve ka të drejtë të shkarkojë Ajatullah Ali Hamnein si "lider suprem fetar", mirëpo kjo kërkon dy të tretat e anëtarëve. Këtë numër të votave, është vështirë ta sigurojë Hashemi Rafsanxhani në këtë moment.

E njëjta gjendje është edhe tek Këshilli Islamik, ku, sipas disa parashikimeve, një e treta e anëtarëve përkrahin Mir Husejn Musavin, kurse një e treta tjetër përkrahin Ahmedinexhatin. Kurse në Këshillin e Ministrave, të cilin e udhëheq Mahmud Ahmedin Nexhat, llogaritet se së paku katër ministra përkrahin opozitën. Me siguri, Ahmedin Nexhati, nëse mbijeton krizën e tashme, do t'i shkarkojë ata në ndryshimet e ardhshme ministrore, që do t'i bëjë së shpejti.

Kështu, si rezultat i kurdisjes së votimeve presidenciale që u bënë më 12 qershor, përçarja në shoqërinë iraniane depërtoi nëpër të gjitha shtresat e saj, duke arritur edhe në institucione, të cilat në të kaluarën dukej se ishin unike kundër armikut të jashtëm, në krye me atë që quhej "shejtani i madh" , që domethënë Shtetet e Bashkuara të Amerikës. ■

## Intervistë me Ahmed ZEVAILIN – fitues i Çmimit Nobël

# Shkenca në Botën Islame

Për më se shtatëqind vjet, Çmimi Nobël është dhënë për të arriturat më të larta në shkencat fizike, paqe dhe letërsi. Gjatë kësaj periudhe, vetëm dy shkencëtarë nga Bota Islame janë kualifikuar për këtë çmimin në shkencat fizike: Abdus Selami nga Pakistani në fizikë (1979) dhe Ahmed Zevaili nga Egjipti në kimi (1999). Abdus Selami ndërroi jetë më 1996, duke lënë Ahmed Zevailin laureatin e vetëm të gjallë në Botën Myslimane të çmimit Nobël në shkencat fizike.

Shkenca në Botën Islame lulëzoi në mes shekujve tetë e njëmbëdhjetë. Sikur të kishte ekzistuar Çmimi Nobël në atë kohë, ky çmim do t'u kishte takuar disa herë shkencëtarëve myslimanë, por sot gjendja është shumë më ndryshe. Përse pësuan rënie zbulimet shkencore në Botën Myslimane? Çfarë duhet të bëjnë myslimanët që ta rikthejnë përsosmërinë në shkencë, që e kishin dikur? Cilat janë perspektivat e tanishme në Botën Islame? Për të kërkuar përgjigje për këto pyetje, ne iu drejtuam Ahmed Zevailit, i cili shpalos udhëtimin e tij magjepsës drejt Çmimit Nobel bashkë me opinionet e tij rreth shkencës në Botën Islame.

KUSH ËSHTË PROFESOR AHMED ZEVAILI

Profesor Zevaili diplomoi në Universitetin e Aleksandrisë, Egjipt, kurse doktoratën e përfundoi në Universitetin e Pensilvanisë. Nderimet e tij përfshijnë më se njëqind çmime, mirënjohje, urdhër nderi dhe mirënjohje shtetërore nga tërë bota. Më 1999 Profesor Zevailit iu dha Çmimi Nobël në kimi për zhvillimet e tij nismëtare në fushën e femtoshkencës, duke bërë të mundur observimin e lëvizjes së atomeve individuale në një femtosekondë, e cila është, një e milionta e një së miliardës së një sekonde.

Profesor Zevaili është gjithashtu i njohur edhe për ligjëratat e tij publike, shkrimet për shkencën dhe teknologjinë, edukimin dhe problemet botërore, si dhe për përpjekjet e palodhshme për ta ndihmuar shtresën e paprivilegjuar. Në biografinë e tij të fundit, Lundrimi në kohë – nga profesioni deri në Çmimin Nobël, ai rrëfen jetën dhe punën e tij deri në marrjen e Çmimit Nobël; aty, ndër të tjera, ai sugjeron edhe një varg aksionesh konkrete për botën e të paprivilegjuarve dhe ofron një vizion të ri të rendit botëror.



*Në një nga komentet tuaja të fundit në gazetën Independet, ju citoni një ajet të bukur të Kur'ani t: 'All-llahu nuk e prish gjendjen e një populli (nuk ua largon të mirat) përderisa ata ta ndryshojnë veten e tyre.'(Rad 13:11) Përse e cituat këtë verset?*

Nëse shikoni kohën kur myslimanët ishin në kulmin e arritjeve, ata individualisht po vepronin si myslimanë të mirë, që do të thotë se lexonin vazhdimisht Kur'ani n dhe mendonin për gjërat e mira që duhej të bënin, siç ishte, kërkimi i diturisë. Siç e dini, fjala e parë që u shpall nga Kur'ani , ishte fjala 'lexo' dhe ky respekt për diturinë është përsëritur gjithkund në Kur'an, sa që shkencëtarët e mëdhenj gati janë renditur në rangun e profetëve. Prandaj, myslimanët e atyre ditëve kuptuan rëndësinë e nxënies së dijes. Sot, për shkak të rënies që ka ndodhur në mesin e myslimanëve, ne jemi kapur aq shumë nga ideja e teorisë së konspiracionit, saqë dëshirojmë t'i fajësojmë të tjerët për rënien tonë.

Nuk ka dyshim në mendjen time se ekzistojnë shumë forca të jashtme që kanë kontribuar në rënien tonë, por e vërteta është se na mbetet neve për t'u përmirësuar. Ndihem krenar kur shoh ndonjë mysliman, të ri a në moshë, që të ketë arritur në shkallë të larta. Në çdo rast që shoh, kuptoj se këta njerëz nuk lejuan që gjërat e jashtme t'i pengojnë ata, prandaj edhe kanë vazhduar drejt suksesit. Për këtë arsye, duke u mbështetur edhe në Kur'an, unë e konsideroj rënien tonë si problem tonin.

*Në librin tuaj ju thoni: 'Xhamia Sidi Ibrahim el-Dasuki ishte shumë me rëndësi në jetën time, ngase më përcaktoi fëmijërinë time të hershme. Shkoja në xhami për të studiuar...Në Islam, xhamia nuk është vetëm për lutje, por është edhe për dituri' (f. 15). A mendoni se kjo vazhdon të mbetet e vërtetë?*

Fatkeqësisht, në vitet e fundit xhamia është përdorur nga njerëz, të cilët nuk janë aq të shkolluar rreth Islamit, për të propaganduar vështrimet e tyre, e jo pikëpamjet e Islamit, kështu që ka lindur një komponent politik. Është një mungesë e shkollimit në anën e këtyre njerëzve. Duke u rritur në Egjipt, më kujtohet El-Ezheri si një nga qendrat e ndriçimit të botës. Unë mbase nuk shkova deri në El-Ezher, ama edhe në qytetin tim kishte një xhami, ku shkonim dhe takoheshim me imamin, dhe gjëja kryesore që ai do të na thoshte neve si djem të rinj, ishte: 'Ju duhet të arrini dituri; ti duhet të bëhesh mjeku më i mirë apo inxhinieri më i mirë'. Ne mësonim në xhami. Ishte e mrekullueshme. Dua të them, si të rinj që ishim, do të takoheshim në xhami, ku do të faleshim, dhe pastaj të gjithë do të uleshim dhe të lexonim librat dhe shënimet tona të shkollës. Kështu që xhamia ishte një qendër graviteti për tërë qytetin.

*Në shumë vende në libër flisni për rëndësinë e të pasurit 'një pasion' për të arritur diçka. A e kemi humbur ne, si myslimanë, pasionin tonë për shkencë dhe dituri? Nëse po, si mund t'ua rikthejmë këtë gjeneratave të reja?*

Nuk mendoj se e kemi humbur pasionin, jo. Që nga marrja e Çmimit Nobël, kam folur gjithandej Botës Myslimane, nga Kajro deri në Malajzi, nga Stambolli deri në Liban, dhe mijëra njerëz kanë prezantuar në ligjëratat e mia. Ajo çfarë kam zbuluar, është se të rinjtë janë të uritur për të arritur, ata e kanë pasionin për arritje. Problemi është se, fatkeqësisht, ata nuk gjenden në sistemin e duhur që do t'i bënte ata të kuptojnë potencialin e tyre. Prandaj, unë shpesh e them se pasuria më e madhe hë për hë e Botës Myslimane është kapitali i saj njerëzor. Sikur kjo të shfrytëzohej në mënyrën e duhur dhe sikur ne t'i rindërtonim qendrat e vjetra të përsosmërisë për të tërhequr mendjet më të ndritura, unë besoj se Bota Myslimane do të pësonte një ndryshim të madh. Ekzistojnë shumë probleme politike, por unë nuk mendoj se problemi me Botën Myslimane është mungesa e resurseve ekonomike apo mungesa e kapitalit njerëzor. Ne i posedojmë të dyja llojet e resurseve.



*Disa njerëz mendojnë se feja dhe shkenca nuk mund të bashkekzistojnë. Cili është qëndrimi Juaj rreth kësaj çështje?*

Disa nga mendjet më të ndritura të botës janë njerëz fetarë. Kështu që pohimi se për të qenë një shkencëtar racional, sipas definicionit, ju nuk duhet të besoni në një fe, është paksa naiv. Gjithashtu mua më duket se është edhe bukur shumë dogmatik. Feja është shumë me rëndësi për njerëzit, për një mori arsyesh, dhe unë nuk shoh ndonjë konflikt në mes këtyre të dyjave.

*A e shihni suksesin e disave si ai Juaji dhe Abdus Salamit, si raste të jashtëzakonshme individuale, apo si shenja të para të një ringjalljeje në Botën Islame?*

Jo, nuk i shoh si shenja të reja të ringjalljes, ngase unë gjithnjë e them se kam qenë me fat për të fituar dy gjëra nga fëmijëria ime e hershme dhe rinia ime. Së pari, ndihem krenar për sistemin e vlerave që më është dhënë nga familja, dhe mënyra se si jam rritur si mysliman në Egjipt. Nuk u rrita në një sistem ku do të bija në drogë e dhunë; unë kurrë nuk kisha parë armë me sy, para se ta lëshoja Egjiptin. Vlerat që i mora nga familja, ishin tejet me rëndësi për mua dhe më dhanë siguri për atë që kam arritur në jetë. Përveç kësaj, dhe shumë me rëndësi, unë u pajisa me një shkollim të mirë në Egjipt deri në shkallën universitare. Ajo që Amerika më ka ofruar mua, është një sistem i vlerësimit dhe mundësisë, dhe kjo është ajo që po na mungon neve në Botën Islame. Sikur të kisha mbetur në Egjipt, nuk do të kisha qenë në gjendje të bëja atë që kam bërë, për shkak të kësaj mungese të mundësisë dhe vlerësimit për të arriturat.

Më lejoni t'ju jap edhe një shembull tjetër: Një pjesë e Botës Myslimane është shumë e varfër, por ekziston edhe një pjesë e madhe që është shumë e pasur. Kjo pjesa shumë e pasur nuk ka investuar në kapitalin njerëzor. Në një udhëtim timin të fundit në Malajzi, u takova me Dr. Mahatir Muhamed-in, ish-kryeministër i vendit. Sot Malajzia është një shtet ku 60% e popullatës së saj janë myslimanë. Është e mundur të shihen rezultatet e eksperimentit që është bërë në Malajzi. Malajzia ka bërë një transicion, GDP-ja e së cilës është shumë më e lartë se ajo e shumë shteteve myslimane, dhe gradualisht ata po hyjnë në botën e zhvilluar, dhe e gjithë kjo është bërë në një vend me 60% të popullatës myslimanë. Ajo çfarë bënë ata, ishte investimi në edukim. Dr. Mahatir më tha se, për të bërë një transicion prej një vendi gati të pazhvilluar, i varur nga kallaji dhe goma, në një vend që prodhon mikro-elektronikë dhe të ngjashme, është dashur të investonim deri në 20% të GDP-së në edukim. Prandaj mendoj se formula është shumë, shumë e qartë se çfarë mund të nxjerrësh prej kësaj.

*Në një nga artikujt Tuaj të fundit në një gazetë, ju thoni se një nga qëllimet primare të edukimit në Botën Myslimane duhet të jetë 'promovimi i të menduarit kritik'. Ç'mendoni me të menduarit kritik?*

Të rinjtë janë shumë konfuzë hë për hë; ata nuk e dinë ç'është gabim dhe ç'është e drejtë. Ajo që unë mendoj me të menduarit kritik, është se të gjithë neve na është dhënë

dhurata e mendjes, për të menduar, prandaj duhet t'i edukojmë njerëzit se ç'është moralisht e drejtë dhe ç'është moralisht gabim, dhe në të njëjtën kohë të mendojnë edhe për shkencë. Nuk ka asgjë të keqe nëse studiojmë pikëpamje të ndryshme rreth asaj se çfarë po ndodh në univers. Nëse je një mysliman i mirë, atëherë varet nga ti – ti e ke kopshtin me dituri dhe ti vendos çfarë të mendosh. Por t'i frikësosh njerëzit dhe t'u thuash gjëra si 'Nuk bën ta bësh këtë, mos e bëj atë, mos lexo rreth kësaj...' -kjo nuk është të menduar kritik. Kjo nuk është ajo që na duhet.

Unë kujtoj se Pejgamberi a.s. nuk do të kishte lejuar një qëndrim ndalues sot, ngase ai ishte progresiv në të menduarit e tij; mesazhi i tij është mesazh paqeje dhe mesazh i të menduarit kritik. Sot në shekullin njëzet e një, njerëzit po mendojnë të krijojnë koloni në Hënë, njerëzit po mendojnë rreth zbërthimit të gjeneve dhe hapjes së një bote krejt të re për trajtiminin e sëmundjeve molekulare, njerëzit po mendojnë rreth observimit të atomeve në një femtosekondë. Edhe ne si myslimanë duhet të ndjekim këto.



*Në libër thoni: 'Nuk duhet ta ndajmë botën në 'ne' dhe 'ata' dhe nuk duhet të lejojmë krijimin e barrierave përmes sloganeve si 'përplasje civilizimesh', apo 'konflikti në mes feve', neve na duhet dialog e jo konflikt e përplasje!' Cila mendoni se është mënyra më e mirë për arritjen e këtij dialogu?*

Më lejoni të them, dhe madje po e shpreh këtë shumë fuqishëm, unë mendoj se ka injorancë në të dy anët. Ekziston një pjesë e madhe e popullatës, e cila, kam përshtypjen se nuk është e informuar; ata nuk janë mjaft të sofistikuar për të folur me mendjen e Perëndimit. Në anën tjetër, perëndimorët për një kohë të gjatë kanë neglizhuar nevojën për të mësuar rreth Botës Myslimane, duke krijuar bindjen se patjetër duhet të ekzistojë një konflikt me myslimanët. Me këso qëndrimesh në të dy palët, kurrë nuk mund të arrijmë tek dialogu.

Më kujtohet se, kur kam ardhur për herë të parë në Shtetet e Bashkuara, ata i quanin japonezët 'japs', ndërsa kinezët 'kinezët e kuq' e kështu me radhë. Sot, për shkak të dialogut dhe për shkak se tashmë kemi filluar t'i kuptojmë kulturat e ndryshme, ekzistojnë restorante japoneze dhe kineze gjithandej shtetit. Kina gjithashtu ka McDonalds... Por me Botën Myslimane nuk ka ndodhur ende e njëjta gjë. Për shembull, çfarë dinë ata në ShBA rreth kulturës turke? Do të ishte një fillim i mbarë sikur të mësonin rreth historisë së Perandorisë Osmane, e pastaj të mësonin edhe për bakllavanë dhe mikpritjen turke. E njëjta gjë do të ndodhte edhe me arabët. Ne nuk kemi bërë mjaft, kurse në anën e tyre, më duhet ta them se edhe ata për një kohë të gjatë e kanë neglizhuar mundësinë e të mësuarit diçka rreth Botës Myslimane, fesë së tyre apo ndjenjave të forta të myslimanëve rreth fesë së vet.

Në nivelin individual, të dy palët kanë nevojë të ekspozohen tek njëra-tjetra më tepër, dhe këtu gjejnë shprehjen programet shkëmbyese dhe të gjitha llojet e tjera të edukimit. Por unë më tepër fajin ia lë Botës Myslimane, ngase ne nuk kemi marrë ndonjë iniciativë për të paraqitur veten tonë ashtu siç ka bërë pjesa tjetër e botës.

*Ju jetoni në Kaliforni me bashkëshorten dhe dy fëmijët. Si e mbani balancin në mes punës, familjes dhe çështjeve të tjera personale?*

Unë kam qenë me fat në këtë aspekt, sepse babai i gruas sime është profesor dhe ajo e ka parë se ç'do të thotë për dikë të punohet me përkushtim. Ajo shpesh e ka thënë (për mua) se dashuria ime e parë është puna ime. Megjithatë, mendoj se fëmijët e mi do të thoshin se jam një baba i përkushtuar. Përpiqem t'i balancoj gjërat. Për shembull, gjithnjë i kaloj të dielat me fëmijët; edhe kur jam në shtëpi duke lexuar, ata janë rreth meje. I shoh ata, luaj me ta. Nëse nuk e bën këtë, nëse shkon në ekstrem dhe pohon se puna juaj është gjithçka, atëherë e ke lënë anash një pjesë të madhe të jetës suaj, dhe unë nuk besoj se do të kesh fuqi të bësh shumë gjëra të tjera në jetë.

*Çfarë është ajo që ju mban kaq të motivuar edhe pas marrjes së Çmimit Nobël? Po prejardhja juaj si mysliman, luan ndonjë rol në këtë?*

Mendoj se është një përzierje e të gjithave. Para së gjithash, Zoti më krijoi me një pasion për gjithçka që bëj. Nëse lexoj një libër, kam pasion për ta përfunduar atë. Gjëja tjetër është prejardhja ime, siç e thatë edhe ju. Kur erdha në Shtetet e Bashkuara, u sfidova. Ashtu siç e kam përmendur në librin tim, u ballafaqova me barriera politike, me barriera kulturore dhe me barriera shkencore. Kështu që u sfidova për të treguar se dikush me prejardhje si unë, dikush që është mysliman dhe është rritur me xhami dhe gjëra të tilla, mund të arrijë diçka.

Sot, përpiqem të shkoj përtej Çmimit Nobël, dhe të pyes veten a mund t'i ndihmoj njerëzit dhe a mund ta ndihmoj shkencën në përgjithësi. Kujtoj se kjo është edhe për shkak të edukimit tim dhe xhamisë. Prandaj, mendoj se është besimi në jetë, në universin, në vetveten, dhe në Zotin, natyrisht, e gjithë kjo më bën ai që jam. ■

Përktheu nga gjuha angleze: Jeton Mehmeti
Revista Fountain ,www.fountainmagazine.com - Janar -Shkurt 2009,nr. 67



KRYEMINISTRI FALËNDERON BIK PËR KULTIVIMIN E KULTURËS E TOLERANCËS FETARE

Kryeministri Hashim Thaçi ka falënderuar Myftiun Mr. Naim Tërnava dhe Bashkësinë Islame të Kosovës për angazhimin e mrekullueshëm në edukimin qytetar, por edhe në angazhimet për prezantimin e drejtë të çështjes së Kosovës anekënd botës. Këtë angazhim, Kryeministri Thaçi e ka vlerësuar në funksion të lobimit për njohjen e pavarësisë së Kosovës. "Të gjithë ata që janë të interesuar, dhe që kanë mundësi, ne do t'i përkrahim në drejtim të përshpejtimit të njohjeve edhe më të mëdha për Kosovën" - është shprehur Kryeministri Hashim Thaçi. "Para së gjithash z. Naim Tërnava dhe Bashkësia Islame e Kosovës duhen falënderuar për kulturën e re të komunikimit, të tolerancës fetare, që është kultivuar në Kosovë, në ndërtimin e shtetit demokratik, shtetit të mundësive dhe të tolerancës, edhe në kuptimin ndëretnik edhe ndërfetar. Qeveria e Kosovës do t'i japë përkrahje të plotë Bashkësisë Islame në këto përkushtime", - ka theksuar Kryeministri i Kosovës, Hashim Thaçi. Myftiu Naim Tërnava ka falënderuar Kryeministrin Hashim Thaçi, në emër të kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, për punën madhore dhe për gatishmërinë e tij të vazhdueshme që ka treguar në raport me zgjidhjen e problemeve, në shoqërinë kosovare. "Bashkësia Islame, sikur edhe deri tash, do të jetë një hallkë e fortë zinxhirore në forcimin e shtetit të Kosovës. Presim që të kemi takime të vazhdueshme dhe konsulta në mes nesh, për të siguruar paqen dhe tolerancën, si dhe gatishmërinë për jetë të përbashkët të të gjithë qytetarëve të Kosovës", - është shprehur Myftiu Naim Tërnava. *(R. Shkodra)* ■



MYFTIU TËRNAVA PRITI GJENERALIN KEITH JONS

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, priti sot Komandantin e BSH të Lindjes në kampin "Bondestil", Keith Jons, të cilin e njohu me organizimin e Bashkësisë Islame të Kosovës. Myftiu, gjithashtu, e njohu komandantin amerikan edhe me arritjen, sukseset dhe sfidat e Bashkësisë Islame të Kosovës. Myftiu edhe këkësaj radhe falënderoi gjeneralin për kontributin e pranisë ushtarake amerikane në Kosovë. "Prania juaj në Kosovë në kuadër të KFOR-it, është faktor stabiliteti jo vetëm për Kosovën, por për tërë rajonin. Për kontributin që kanë dhënë ShBA për lirinë dhe ndërtimin e Kosovës si shtet i lirë e demokratik, populli ynë është mirënjohës"- tha myftiu Mr. Naim Tërnava. Gjenerali Jons u shpreh se situata e sigurisë në BSH të Lindjes është e qetë. Gjenerali vlerësoi lartë angazhimin dhe kontributin e Bashkësisë Islame të Kosovës për kultivimin e tolerancës dhe mirëkuptimit ndërfetar. *(R. Shkodra)* ■



MYFTIU TËRNAVA PRITI SHEJH MBACKE NGA SENEGALI

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, ka pritur më 24 qershor në selinë e Kryesisë së BI-së të Kosovës, këshilltarin e Senegalit shejh Mbacke, të cilin Myftiu Tërnava e njohu me organizimin, zhvillimin dhe sfidat e Bashkësisë Islame të Kosovës. Myftiu Tërnava, shejh Mbacke-in, në emër të popullit të Kosovës, e falënderoi edhe për kontributin e Senegalit në njohjen e pavarësisë së vendit tonë. Myftiu mysafirit senegalez i tha se populli i Kosovës është falënderues dhe mirënjohës ndaj popullit dhe qeverisë së tyre për shkak të njohjes se pavarësisë së vendit tonë që në ditët e para të shpalljes së saj. Gjithashtu Myftiu çmoi lartë edhe përkrahjen e Senegalit për Kosovën në Konferencën Islamike, OKB dhe në Unionin Afrikan. Shejh Mbacke, pasi falënderoi Myftiun për pritjen, tha se Qeveria e Senegalit ka ndjekur vazhdimisht me vëmendje zhvillimet në Kosovë, dhe edhe në të ardhmen Senegali dotë jetë një përkrahës i Kosovës në institucionet ku ajo përfaqësohet. Shejh Mbacke, gjatë qëndrimit në Kosovë, vizitoi edhe Fakultetin e Studimeve Islame, ku u prit nga Dekani, dc Dr. Rexhep Boja, mik personal i të cilit është shejh Mbacke, madje pikërisht me iniciativën e Rexhep Bojës, Shejh Mbacke qëndroi në Kosovë. Shejh Mbacke, edhe Myftiut Tërnava, edhe Dekanit Boja u tha se është i mahnitur nga zhvillimet në Kosovë, sidomos në funksionimin e institucioneve shtetërore, dhe u premtoi se ai personalisht do të angazhohet në Unionin Afrikan për çështjen e Kosovës. *(R. Shkodra)* ■

NË DEÇAN U MBAJT KUIZI I DITURISË ME RASTIN E PËRFUNDIMIT TË KURSIT FETAR

Këshilli i Bashkësisë Islame i Deçanit, organizoi kursin veror me moton "TA NJOHIM FENË TONË". Myftiu Tërnava, duke i përshëndetur të pranishmit dhe vijuesit e mësimbesimit, i porositi: "Mësoni diturinë islame, sepse mësimi i diturisë është vepër të cilën Krijuesi e kërkon nga ne. Kërkimi i diturisë është ibadet, kurse përsëritja e diturisë është lavdërim ndaj Allahut. Me fitimin e njohurive për Allahun xh.sh. dhe me fitimin e besimit dhe bindjes ndaj Tij, ju do të zgjidhni enigmën e jetës suaj. Do t'ju bëhet i qartë qëllimi dhe drjetimi i jetës" - ka theksuar ai.

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim

ef. Tërnava, fituesit e këtij kuizi i shpërbleu me 500 euro.

Mbyllja solemne e kursit të dytë veror tradicional, i cili zgjati që nga 1 maji deri më 30 qershor 2009, u bë në ambientet e xhamisë së Deçanit më 9 korrik 2009, me organizimin e një kuizi të diturisë.. Përfaqësuesit e xhamisë së Llukës zunë vendin e parë, kurse vendi i dytë u takoi përfaqësuesve të xhamisë se Lebushës, e përfaqësuesit e xhamisë së Dranocit zunë vendin e tretë. Kryetari i KBI-së të Deçanit, Besim ef. Halilaj, falënderoi Myftiun e Republikës së Kosovës, z.Naim ef.Tërnava për ndihmën dhe përkrahjen e tij dhe Iu lut Zotit që të shpërblejë atë dhe të gjithë ata që kontribuan për realizimin e këtij kursi fetar.Për kontributin që dhënë gjatë kursit veror, me mirënjohje u nderuan Shaban ef. Tolaj, Harun ef. Shabanaj, Rasim ef. Bytyçi dhe Qëndrim ef. Kamberaj. *(H. Shabanaj)* ■



MYFTIU TËRNAVA, NË TAKIM ME FËMIJËT E INSTITUTIT "LULISHTJA E DRITAVE"

Një shoqëri që investon në edukimin e fëmijëve dhe të rinjve, e ka të ardhmen të sigurt.

Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, më 24 qershor në selinë e Kryesisë së BI-së të Kosovës ka pritur një grup fëmijësh të institutit parashkollor "Lulishtja e Dritave".Udhëheqëset e institutit parashkollor e njohën Myftiun me punën që bëhet në institutin e tyre. Pasi ka përgëzuar për punën që bëjnë në këtë institut parashkollor, Myftiu udhëheqëseve të tij u ka premtuar përkrahjen e Bashkësisë Islame në të gjitha rrafshet. "Një shoqëri që investon në edukimin e fëmijëve dhe të rinjve, e ka të ardhmen të sigurt' – u tha Myftiu udhëheqëseve të këtij instituti. Ai gjithashtu tha se Bashkësia Islame ka në plan që të shqtrtojë mundësinë për të gjetur donacione për ndërtimin e 27 çerdheve në Kosovë. Madje Myftiu tha se pret që brenda këtij viti të shihet mundësia për fillimin e ndërtimin të një çerdheje në Prishtinë. *(R. Shkodra)* ■



SURQINA ME XHAMI TË RE

Në prani të shumë xhematlinjve, më datë 17 korrik, në fshatin Surqinë të Ferizajt është bërë përurimi i xhamisë " Moza Fehd Huza Abdullah", të ngritur nga bamirësit e fshatit dhe organizata "Eshejh Eid bin Muhamed Ethani Elhajrije", kurse ekzekutimin e projektit është bërë nga fondacioni "VAKF" zyra në Kosovë. Në përurimin e kësaj xhamie merrnin pjesë zëvendësmyftiu i Kosovës, Dr. Fahrush ef. Rexhepi, përfaqësues të KBI-së të Ferizajt, përfaqësues të organizatës "VAKF" dhe shumë mysafirë të tjerë. Dr. Fahrushi, duke folur në emër të Myftiut të Kosovës dhe në emër të BIK-së, xhematit dhe të pranishmëve, u përkujtoi fjalët e Allahut se të gjithë ata që ndihmojnë në ndërtimin e këtij tempulli, do të kenë mirësinë dhe sevapin tek Allahu xh.sh.. Ai, në vazhdim tha se xhamia është shkollë, kulturë, civilizim , ku dominon paqja në mes besimtarëve. Në të manifestohet dhe mësohet respektindaj Allahut dhe njerëzimit,toleranca dhe është vend i sigurisë shoqërore, ku kultivohet ilmi, edukata, dhe i shfrytëzojmë për falje ndaj Krijuesit tonë. "Dhe (mua më shpallet) se vërtetë xhamitë janë veçant për të adhuruar All-llahun, e mos adhuroni në to askënd tjetër me All-llahun"( El Xhin-18). Në fund ai ka lutur xhematin e këtij fshati që këtë xhami të bukur ta zbukurojnë edhe më shumë duke falur namazin në të. Hytben e xhumasë e mbajti kryeimami i KBI-së të Ferizajt Sylejman ef. Roshaj, i cili, duke i urur fshatit këtë objekt fetar, tha se falënderon fshatin dhe donatorët që kanë mundësuar ngritjen e kësaj xhamie, që ka filluar dy vjet më parë, kurse një falënderim të veçantë u drejtoi strukturave lokale të Ferizajt, që kanë ndarë parcelën prej 8 arësh për ndërtimin e kësaj xhamie. Në emër të donatorit, një fjalë rast e ka mbajtur Dr. Abdurrezak El-Dhijb, i cili tha se ndihet i lumtur që këta besimtarë më nuk do të falen nëper oda, por tash e tutje ibadetet do t'i bëjnë në këtë xhami madhështore. (*R. Shkodra)* ■

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME**

## SKENDERAJ

**SHPALL:**

## KONKURS

**PËR PLOTËSIMIN E KËTYRE VENDEVE TË PUNËS:**

**1. Imam, hatib, vaiz dhe mualim në xhaminë e fshatit Morinë.**

**2. Imam, hatib, vaiz dhe mualim në xhaminë e fshatit Plluzhinë.**

**3. Arkatar në KBI-në Skenderaj**

**KANDIDATËT DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:**

**1. Të kenë të kryer Medresenë e Mesme "Alauddin" në Prishtinë si dhe Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë ose jashtë vendit.**

**2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Kosovës**

**3. Për pikën tre të vendit të punës, përparësi ka kandidati që ka njohuri mbi përdorimin e kompjuterit dhe ka dëshmi për kryerjen e kurseve kompjuterike.**

**Konkursi është i hapur shtatë ditë nga data e publikimit në revistën zyrtare "Dituria Islame".**




## EDHE NJË DOKTOR SHKENCE NË BASHKËSINË ISLAME

Më 2 korrik kandidati Fahrush Rexhepi në prani të familjarëve, Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava, zyrtarëve të lartë të BIK-së dhe shumë miqve, ka mbrojtur me sukses disertacionin në Fakultetin Filozofik të Prishtinës, me temën "Kontributi i klerit mysliman në përpjekje për zgjidhjen e Çështjes Shqiptare në vitet 1941-1951" para komisionit në përbërje Prof. dr. Skender Rizaj, Prof. dr. Selim Daci dhe Prof. dr. Jahja Drançolli. Prof dr. Selim Daci, në vlerësimin e tij për temën, tha se marrë në tërësi, disertanti qëmton problemet thelbësore të popullit shqiptar në aspektin fetar, e posaçërisht aspektit fetar dhe dinjitetit të klerit islam, që lidhet ngushtë me kuptimin e të qenit komb. Kandidati nxjerr në pah frymën kritike të kohës e të mendimit, e posaçërisht për gjendjen e njeriut të "sëmurë' bashkëkohor lindor të shek XX ,pjesë e së cilës kemi qenë ne, dhe se kandidati është mbështetur në burimet arkivore dhe në literaturën relevante të kohës, duke nxjerrë përfundime logjike dhe të qëlluara, dhe ky disertacion plotëson një boshllëk në historiografinë shqiptare.
Në kapitullin e parë, kandidati ka folur për rolin e fesë dhe të kulturës islame në procesin e integrimit të njësisë etno-kulturore e politike të Shqipërisë dhe të kombit shqiptar, për të konstatuar faktin se sistemi shoqëror osman fillimisht ishte më progresiv, më civilizues dhe më human se sistemet e vjetra feudale të kompromituara bizantine, serbe e latino-anzhuine, të cilat populli shqiptar i barti mbi kurriz shekuj të tërë. Në kaptullin e dytë është folur për pushtimin e Shqipërisë nga Italia fashiste, për kontributin e udhëheqësve fetarë dhe të myslimanëve në luftë kundër pushtuesit si dhe për organizimin institucional të Komunitetit Mysliman Shqiptar me qendër në Tiranë. Po ashtu janë shtjelluar edhe rrethanat e lindjes dhe të zhvillimit të shtypit shqiptar islam si dhe kontributi i këtij periodiku në mbrojtje të "Shqipërisë Etnike".




Në anën tjetër, personalitetet fetare islame shqiptare patriotike, me kohë e kishin denoncuar tradhtinë kombëtare, që mund të vinte veçanërisht nga partia komuniste. Mulla Mustafë Bara, pas formimit të aradhës partizane të Shalës, pasi fali namazin e xhumasë, kërkoi nga xhemati të betoheshin mbi Kur'an se do të luftojnë deri në fund kundër partizanëve në tokat shqiptare etnike, ndërsa partizanëve nga radhët e shqiptarëve u tha: "Të ktheheni në shtëpi, ose të dilni në Serbi, përndryshe në çdo moment ju pret plumbi i Mbrojtjes Kombëtare të Shqipërisë".
Në mesin e intelektualëve të këtij grupi ishin edhe: Hoxhë Visoka, Mulla Iljaz Broja, Mulla Ibrahim Polaci, Mulla Zekë Bërdyna, Mulla Nura i Gjinocit, Haxhi Jahja Daci, Mulla Ahmet Çunaku, Mulla Kadri Llashtica etj.
Në pjesën e tretë shtjellohet tema për Dijetarët shqiptarë islamë në periudhën e ngritjes dhe të konsolidimit të pushtetit komunist në arealin shqiptar 1945-1951. Përveç këtyre masave, regjimi diktatorial komunist gjatë kësaj periudhe persekutoi, ndoqi e burgosi edhe shumë personalitete fetare, si hfz. Ali Korçën, Ibrahim Dalliun, Ahmet Muezinin, hfz. Esat Myftinë etj.
Të gjitha këto të dhënë vërtetojnë se veprimtaria e njohur fetare e patriotike e dijetarëve islamë kushtuar çështjes kombëtare,ka qenë e orientuar në këto fusha kryesore:
1. Në përhapjen dhe zhvillimin e kulturës fetare, përmes së cilës synohej kultivimi i moralit kombëtar dhe kultivimi i tolerancës ndërfetare, në mes shqiptarëve. 2. Në zhvillimin e institucioneve fetare kulturo-arsimore të xhamive, mejtepeve, e në veçanti të medreseve, të cilat, në mungesë të shkollës shqipe, shpeshherë u shndërruan në vatra të vërteta të arsimit kombëtar shqiptar. 3. Angazhimi në luftë kundër çdo okupuesi, në kundërshtimin e ideologjisë sllavo-komuniste dhe në bashkimin e forcave që luftonin për Shqipërinë Etnike.
Të dhënat bio-bibliografike Fahrush Rexhepi u lind më 2 maj 1960, në Sllatinën e Epërme të Vitisë. Shkollën fillore e mbaroi në vendlindje, të mesmen-medresenë "Alauddin" të Prishtinës, kurse studimet në Universitetin e Bagdadit në Irak-në Departmentin e Historisë Islame. Shkallën e tretë të studimeve e mbaroi në Departmentin e Historisë në Universitetin e Prishtinës, ku u laurua Magjister i Shkencave të Historisë (2001). Dr. Fahrush Rexhepi është bashkëpunëtor i disa revistave kulturore, fetare, shkencore dhe historike. Në veçanti bashkëpunon me revistën kulturore, fetare dhe shkencore "Dituria Islame". Aktualisht e ligjëron lëndën "Sire En-Nebevije" në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës dhe është koordinator i paraleles së ndarë të Medresesë "Alaud-din" në Gjilan. *(R. Shkodra)* ■



## MAGJISTROI EKREM EF. SIMNICA

Më datën 21.07.2009 në Universitetin e Hapur Amerikan, dega në Kajro, profesori Ekrem ef. Simnica mbrojti me sukses temën e magjistraturës me titull: "Programi hyjnor i Islamit mbi jetesën paqësore me të tjerët dhe ndikimi i saj tek populli i Kosovës". Komisioni vlerësues në përbërje:
1. Prof. Dr. Muhamed Re-

shad Dehmesh, Ligjërues në Universitetin e Al-azharit, Mentor;
2. Prof. Dr. Jusuf Iid, Ligjërues në Universitetin e Al-azharit, Ndihmësmentor;
3. Pro. Dr. Abdulaziz Ed-debur, Ligjërues në Universitetin e Al-azharit, anëtar komisioni;
4. Prof. Dr. Thervet Salim, Ligjërues në Universitetin e Al-azharit, anëtar komisioni.

Komisioni i lartpërmendur diskutoi dhe elaboroi gjerësisht temën dhe e vlerësoi lart ate duke sugjeruar botimin e saj në gjuhën arabe, një gjë që do t'i shërbente pozitivisht reputacionit të Kosovës tek lexuesit. Në të njëjtën kohë, komisioni sugjeroi që ky punim të përkthehet dhe të botohet edhe në gjuhën shqipe, që do t'i shërbente shumë lexuesit shqiptar. Njëkohësisht, komisioni këtë punim të profesorit Ekrem ef. Simnica, e vlerësoi me notën maksimale, shkëlqyeshëm. Profesori Ekrem ef. Simnica fillimisht qe punësuar si edukator në medresen e mesme "Alauddin" të Prishtinës në vitin 1991, për të punuar më pastaj si profesor që nga viti 1995, për t'u zgjedhur drejtor i medresesë për katër vjet (2004-2008). (*Z. Hajzeri*) ■

MAGJISTRI BEKIM JASHARI

Më 8 korrik 2009 në Kolegjin Universitar të Studimeve Islame "Da've" në Bejrut të Libanit; Dega: Tefsiri dhe Shkencat e Kur'anit; Bekim Shefki Jashari mbrojti me sukses magjistraturën me temë "Dispozita rreth femrës në suren El-Bekare." përpara komisionit të përbërë nga profesorët eminentë: Prof. dr. Ahmed Ledun; prof.dr. Ejmen el Kadir dhe prof. dr. Ferid el Hatib. Mr. Bekim Shefki Jashari u lind më 29.03.1973 në Obrançë të Podujevës. Shkollën fillore "Ali Hadri" e kreu në vendlindje, ndërsa shkollën e mesme, Medresenë "Alauddin" në Prishtinë në vitin 1992. Studimet i vazhdoi në Universitetin e Jordanisë, në Fakultetin e sheriatit, dega: "Akide we d'awe" në Aman, ku edhe u diplomua në vitin 1999.



Bekim Jashari ka qenë mjaft aktiv dhe është marrë me aktivitete nga më të ndryshmet, ku mes tjerash po përmendim: Anëtar i Këshillit të Bashkësisë Islame në Podujevë; Ish-Anëtar në Kuvendin e Bashkësisë Islame të Kosovës në periudhën 2003-2008; Pjesëmarrës në Seminarin tri javor (të mbajtur në janar të vitit 2009) në Universitetin e Arizonës - SHBA nën organizimin e Departamentit të Shtetit Amerikan: "Komunitetet fetare dhe shoqëria civile në Kosovë." Është redaktor i emisionit javor "Edukatë Fetare" në Radio Llapin e Podujevës.Ai është edhe autor i dy librave: "Namazi dhe rregullat e tij ( ne medh'hebin hanefi") ; dhe "Metoda e thirrjes në Islam." Aktualisht shërben si imam në "Xhaminë lagjeja e Kuvajtit" në Podujevë. (*Burim Arifi*) ■



PËRURIMI I NJË QENDRE ISLAME NË WYCOMBE

Një qendër islame u hap në Wycombe në Britani të Madhe, për të siguruar nevojat e shoqërisë myslimane të qytetit. Në ceremoninë e hapjes, Raf Cahfie, Drejtor i Wycombe, thotë se qëllimi i hapjes së kësaj qendre është adekuat për të krijuar hapësirë dhe vend për t'u kompletuar myslimanëve lutjet që dëshirojnë, dhe edukimin e fëmijëve të tyre si myslimanë, për të ndihmuar të varfrit dhe për t'u dënë këshilla myslimanëve. ■



ËSHTË PUBLIKUAR PËRKTHIMI I KUR'ANI T NË GJUHËN KINEZE

Një përkthim i Kur'ani t në gjuhën kineze do të publikohet në Kinë nga Instituti Kulturor për përkthimin e Kur'ani t (Tarxhoman-e Vahy) në bashkëpunim me Universitetin amerikan Pecan. Instituti Tarxhoman-e Vahy u krijua për të dhënë më të sakta dhe më të përsosura përkthimet e Kur'ani t në gjuhë të ndryshme të botës. ■



JETIMËT AFGANË MËSOJNË PËRMENDSH KUR'ANI N

Jetimorja Al-Argham e lidhur me Shoqatën Botërore të Rinisë Myslimane, ka nderuar gjashtë jetimë afganë në provincën Kunar, që kanë mësuar përmendsh tërë Kur'ani n. Ky grup është nderuar gjatë një ceremonie të mbajtur nga Asambleja Botërore e Rinisë Myslimane në fund të vitit akademik afgan. Në ceremoni ishin të pranishëm një numër zyrtarësh afganë. ■



ARTISTËT MYSLIMANË BOJKOTOJNË FESTIVALIN KULTURORË NË GJERMANI

Pas vrasjes së ashpër të një gruaje myslimane shtatzënë në një gjykatë gjermane, një numër i artistëve myslimanë egjiptianë kanë vendosur të bojkotojnë një festival në Gjermani. E përditshmja saudite al-Watan përmendi romancierin e famshëm egjiptian Xhamal al-Ghitani të ketë thënë se shkrimtarët dhe artistët myslimanë egjiptianë nuk do të marrin pjesë në festivalin kulturor ndërkombëtar gjerman, në shenjë proteste për vrasjen e Merve el-Sherbini dhe për arsye se qeveria gjermane

nuk mori një qëndrim të qartë mbi incidentin e tmerrshëm. "Islamofobia ka arritur me shpejtësi në shoqërinë gjermane në epokën e tanishme. Të gjithë artistët myslimanë, për të mirën e Botës Islame, nuk duhet të marrin pjesë në këtë ngjarje kulturore", ka thënë ai. ■

MYSLIMANËT ANGLEZË PROTESTOJNË NDAJ PRETENDIMEVE MASHTRUESE TË MEDIEVE PERËNDIMORE

Dhjetëra-qindra myslimanë kanë shprehur reagimin e tyre për mosmbulimin e ngjarjes kriminale në Gjermani, nga mediet perëndimore. Protestuesit myslimanë të Anglisë kanë deklaruar se mediet perëndimore nuk mbulojnë me qëllim lajmin e vrasjes mizore të znj. Merve Al Sherbini, me qëllim që popujt evropianë të mos informohen për sulmet dhe ofendimet që u bëhen myslimanëve në vendet perëndimore. Edhe z. Tarik Al Shebrini, vëllai i znj. Merve, ka kritikuar ashpër censurimin e lajmeve në lidhje me vrasjen e motrës së tij nga ana e Qeverisë Gjermane dhe ka thënë: Sikur të kishte qenë viktima ndonjë evropiane apo jomyslimane, atëherë qarqet politike dhe mediatike të Perëndimit do të kishin folur shumë për të drejtat dhe liritë e njeriut, por heshtja e tyre dhe censurimi i lajmeve në lidhje me këtë ngjarje, është ofendim për të gjithë myslimanët e botës. Znj. Al Sherbini ishte paraqitur në gjykatën e Dresdenit për të mbrojtur dinjitetin, identitetin dhe hixhabin e saj. Por fqinji i saj, nazist gjerman, e goditi 18 herë me thikë mu në mesin e korridorit të gjykatës, dhe ajo u martirizua para burrit dhe djalit të saj trevjeçar. ■



KONFERENCA MBI MENAXHIMIN E PASURISË ISLAME GLOBALE NË KUALA- LUMPUR

GlobalPro Consulting do të organizojë Konferencën mbi menaxhimin e pasurisë globale islame, më 17 e 18 gusht 2009 në Kuala-Lumpur, kryeqyteti botëror i financave islame. Ekspertë dhe këshilltarë të industrisë do të trajtojnë tema të ndryshme të kohës dhe çështje në lidhje me menaxhimin e pasurisë islame (planifikimin financiar): akumulimi i pasurisë, shtimi i pasurisë, pasuria e mirëmbajtjes, pasuria e pastrimit, pasuria dhe mbrojtja e shpërndarjes. Nga dijetarë të Sheriatit do të shpjegohen gjithashtu parimet islame dhe filozofia e pasurisë. ■

KËRKOHET KRIJIMI I KËSHILLIT KOORDINUES TË MYSLIMANËVE TË EUROPËS

Pjesëmarrësit në një takim të specializuar "myslimanë 'statusi në vendet jomyslimane", mbajtur në Aman, Jordani, bënë thirrje për formimin e një këshilli për koordinimin e myslimanëve evropian. Duke iu drejtuar takimit të mbajtur në Aman, Muhamed Fuad all- Barazi, president i Asociacionit të Danimarkës ,tha: "Myslimanët në vende të mëdha të Evropës kanë kushte më të mira se myslimanët e tjerë që banojnë në vendet jomyslimane". "Myslimanët duhet të jenë të vetëdijshëm se ata posedojnë kultura të pasura dhe fisnike, qytetërim dhe vlera fetare, që nuk mund të neglizhohen edhe kur ata bashkohen me komunitetet jomyslimane. Ata duhet të jenë krenarë për fenë dhe qytetërimin e tyre dhe të mbrojnë vlerat dhe parimet islame". ■



SEMINARI MBI KUR'ANI N DHE TË DREJTAT E NJERIUT DO TË MBAHET NË MAROKO

Në praninë e një numri të komentuesve të Kur'ani t, studiuesve dhe mësuesve në Maroko, do të mbahet mbajtur një seminar mbi metodat e Kur'ani t në sqarimin e të drejtave të njeriut. Sipas gazetës Al-Taxhdid, seminari do të mbahet në kuadrin e programeve të planifikuara për javën Islamike kulturore në Rabat, dhe ka për qëllim sqarimin e pikëpamjeve Kur'anore mbi të drejtat e njeriut dhe krahasimin me rregullat dhe rregulloret ndërkombëtare. ■



LIBRA ISLAMË TË EKSPOZUAR NË PANAIRIN NDËRKOMBËTAR TË LIBRIT NË JAPONI

Botues nga Bota Islame kanë ekspozuar libra të shkencave dhe kulturave islame, si dhe dorëshkrime të vjetra të Kur'ani t në Panairin e gjashtëmbëdhjetë të librit në Japoni. Sipas të përditshmes Riad Al-arab, ky panair filloi më 8 korrik në vendin e takimit të bashkësisë ndërkombëtare në Tokio, dhe aty mernin pjesë 500 botues nga 30 vende. Në vizitën e tij në sallën për libra islamë, Velid Abdul Nasir, ambasador i Egjiptit në Japoni, theksoi: "Librat islamikë të përkthyer në gjuhë të ndryshme, luajnë një rol të rëndësishëm në prezantimin e vërtetë të mësimeve islame për jomyslimanët."■

QENDRA KOMBËTARE E STUDIMEVE ISLAME NË ZELANDËN E RE

Qendra Kombëtare e Studimeve Islame e Zelandës së Re do të fillojë punën në vitin e ardhshëm. Sipas ueb-faqe ODT, qendra do të përurohet nga zyrtarë të universitetit Otago dhe Viktoria, që të sigurojnë

programet dhe kurset për të mësuar për fenë, politikën, kulturën, dhe antropologjinë në vend. ■



"NJOHURRITË E PEJGAMBERIT TË ISLAMIT", TAKIM NË SUEDI

Në sheshin qendror të qytetit Uppsala, në Suedi, u mbajt një takim kombëtar me temë "Njohuritë e Pejgamberit të Islamit". Sipas ueb-faqes Islam Online, ky takim do të mbahet nga Shoqata Ndërkombëtare e Shkencës dhe Kulturës e Suedisë, për t'u ofruar qytetarëve suedezë njohuri për Profetin e Islamit a.s.. Diskurset në kualitetet dhe vlerat morale të Pejgamberit të Islamit a.s. në suedisht, shpërndarja e teksteve shkollore falas dhe broshura mbi traditën profetike dhe paraqitja e teksteve të shkruara nga perëndimorët për Pejgamberin a.s., do të jenë në programin e këtij takimi. ■

SHPËRNDAHEN 30. 000 KOPJE TË KUR'ANI T NË TAILANDISHT

Parlamenti islamik në Tajlandë njoftoi se 30. 000 kopje të Kur'ani t në tai, janë dhënë në këtë vend. Ueb-faqja islamike Al-Jaum thekson se Kur'ani është përkthyer dhe është botuar për herë të parë në gjuhën e atij vendi, dhe do të dërgohet në 36 shtete.



EKSPOZITË E KALIGRAFISË ISLAMIKE NË NJU-JORK

Një ekspozitë e kaligrafisë islamike u përurua në Nju-Jork dhe do të vazhdojë deri në shtator, në Muzeun Metropolitan aty. Sipas sajtit Calligrapghy Qalam, kopje artistike të Kur'anit, albume islamike kaligrafike, kaligrafi të punëve të metalit e nga balta, dhe dorëshkrime të rralla të stilit Nastaliq, të shekujve 18 e 19 janë të paraqitura në këtë ekspozitë. ■



KOMPLOT I RI KUNDËR SHKOLLAVE ISLAME TË SIDNEJT

Në një përpjekje të re për të penguar hapjen e një shkolle myslimane në këtë zonë, Qeveria në New South Wales po kërkon të tregojë forcën e saj negative për një pronësi të tokës myslimane. Bëhet fjalë për një shkollë të re që u shërben 1200 nxënësve myslimanë australianë. Udhëheqja e kësaj shkolle mendon që një vendim i tillë është në kundërshtim me të drejtën, sepse nxënësit në këtë shkollë kanë të drejtën e arsimit fetarë. ■



TV SHTETËROR TURK TRANSMETON DIREKT NGA AL-AKSA PËR HERË TË PARË

TV shtetëror turk TRT është transmetuesi i parë i huaj si kanal televiziv, që transmeton direkt nga al-Aksa në Kuds në Botën e shenjtë, për natën e "Leilet ul Miraxhit". Të dielën myslimanët që jetojnë në Azinë Qendore dhe Lindjen e Mesme, patën mundësinë të ndiqnin për dy orë rresht drejtpërdrejt nga kanali televiziv turk TRT, për natën e Lejletul Miraxhit. TRT do të trasmetojë njëkohësisht nga Stambolli, nga xhamia Ejyp Sulltan. ■



THEMELOHET QENDRA PËR DIALOG NË MES CIVILIZIMEVE

Pjesëmarrësit në seminarin ndërkombëtar në mes feve, që është në Vjenë të Austrisë, janë dakorduar me propozimin e Mbretit të Arabisë Saudite, Abdullah Bin Abdulaziz, për themelimin e Qendrës ndërkombëtare për dialog në mes civilizimeve. Në këtë qendër do të anëtarësohen dijetarë dhe intelektualë myslimanë, të krishterë dhe çifutë. Pjesëmarrësit në seminarin e Austrisë gjithashtu kanë mirëpritur organizimin e një qendre të këtillë, e cila do të ndihmonte në eliminimin e mosmarrëveshjeve dhe paragjykimeve të pjesëtarëve të civilizimeve të ndryshme. Mësohet se Qendra për dialog në mes civilizimeve do të mbulojë rrafshet, si: përforcimi i dialogut si mjet për arritjen e paqes dhe qetësisë në botë, roli i grave dhe të rinjve në dialogun në mes civilizimeve dhe shumë dimensione të tjera. ■



"ISLAMI; BESIMI DHE ADHURIMI", EKSPOZITË NË ABU-DABI

Një ekspozitë e punimeve artistike me temë "Islami; Besimi dhe Adhurimi" ka filluar në Abu-Dhabi në bashkëpunim me Ministrinë e Kulturës dhe Turizmit të Turqisë. Shoqata e Kulturës dhe e Trashëgimisë në Abu-Dabi do të bashkëpunojë në zhvillimin e ekspozitës, në të cilën do të ekspozohen 150 punime artistike islamike nga muze të ndryshëm duke përfshirë Muzeun e Arteve islamike të Turqisë. Tradita profetike, Shfaqja e Islamit, historia e transformimit të alfabetit arab dhe zbatimi alfabetit në dekoratat islamike, - do t'u shpjegohen vizitorëve në këtë ekspozitë. ■

*(R. Nura)*







A E DINI SE...

• Sikur nga të gjithë ujërat e deteve dhe oqeaneve te nxirrej kripa, me të do të mbulohej gjithë siperfaqja e tokes sonë me një shtresë prej rreth 130 metrash.

• Jupiteri është aq i madh sa që mund të zinte brenda tij të gjithë planetët e tjerë..

• Dielli mund të nxërë brenda tij një milion Toka.

• Grimcat e hekurit të gjetura në Hënë dhe të sjella në Tokë kanë një veti të veçantë, ato nuk ndryshken

• Në Detin e Vdekur për shkak të përqindjes së lartë të kripës nuk ka qenie të gjalla.

• 20% e energjisë së trupit përdoret nga truri.

• Kocka e belit të njeriut (pelvis) është më e qëndrueshme se betoni.

• Në mëngjes një kokërr molle ta heq më mire pagjumësinë sesa një kafe.

• Mjalti është i vetmi ushqim që nuk prishet.

• Në një kile limon ka më shumë sheqer se në një kile luleshtrydhe.

• Përgjatë 75 vjetësh jetë kalon më tepër se 30 ton ushqim dhe 50 000 litra lëng nëpër zorrë.

• Në qoftë se do i bashkonim të gjithë damarët e trupit tonë do të krijohej një tub 19200 km i gjatë.

• Në shekullin e X, Raziu bëri operacionin e parë me qepje, ku pejtë e nevojshëm i përgatiti nga zorrët e kafshëve. Portreti i këtij mjeku dhe filozofi të dëgjuar arab, i cili u bë i dëgjuar sidomos me veprën e tij "Kitabul Havi", mbahet akoma i varur në Universitetin e Prixhetonit. Ka shkruar 220 vepra mjekësore ku disa prej tyre janë Enciklopedi.

• Në qytetin e Hamburgut në Gjermani ka 27 xhamia.

• Në Romë ndodhet xhamia më e madhe në Evropë.

• Për herë të parë koncepti i sinusit dhe i kosinusit në trigonometri është fytur nga shkencëtari arab Batani. Tabelën e parë të sinuesve e bëri Hasan El-Marakeshi më 1299.

• Në vitin 1957 mbreti i Francës Henri i III themeloi në Paris katedrën e gjuhës arabe që të lehtësojë zhvillimin e studimeve mjeksore.

• Sinani, arkitekti i madh shqiptar (1489 - 1588) gjatë gjithë jetës së tij ndërtoi jo më pak se 355 ndërtesa apo komplekse: 81 xhami të mëdha 50 dhoma faljeje, 62 medrese, 19 mauzoleume, 17 tregje, 3 spitale dhe 7 ujësjellësa. Kryevepra e tij është Xhamija Selimije e ndërtuar në vitin 1522 dhe Sulejmanije. Në baz të projekteve të tij ndërmjet vitit 1609 dhe 1617 u ndërtua Xhamia Blu.


”TË GJITHA VEPRAT
E BIRIT TË ADEMIT (NJERIUT)
JANË PËR TË,
PËRVEÇ AGJËRIMIT,
AI ËSHTË IMI
DHE UNË SHPËRBLEJ
PËR TË”
HADITH KUDSIJ